Rruga e shtegtarit
(Titulli i origjinalit: The Pilgrim's Progress)

Për herë të parë në gjuhën shqipe u përkthye në dialektin tosk më 1894 nga Gjergj D. Qiriasi dhe u shtyp në shtypshkronjën e Dhori Kotit më 1927 në Korçë.

Ripërktheu nga anglishtja:
Rifat Buzuku

Boton:
GBV, Dillenburg 2
Botimi i parë 1992
Tirazhi: 20.000 kopje




Gjon Bunjan

# PARATHËNIE

Ndonëse ‹Rruga› e Gjon Bunjanit doli nën vellon puritaniste nga Burgu i Qytetit në urën e Bedfordit më 1676, ajo e ruan ende në ditët tona, në më shumë se 120 gjuhë, ndikimin e saj, që ka pothuajse të njëjtën shtrirje me vetë krishterimin. Të shumta kanë qenë shpjegimet e bëra lidhur me mesazhin jetëgjatë të veprës – alegoria e përsosur, e cila mrekullon si të vegjëlit, ashtu edhe të rriturit; humanizmi i madh i karaktereve të cilët, pas disa skalitjesh të shpejta, shfaqen me një ngjashmëri njerëzore; gjuha e qartë dhe e gjallë – dhe megjithatë të gjitha mbeten të një rëndësie dytësore. Para së gjithash, ‹Rruga e shtegtarit› është një tregim jetësor. Ai bën fjalë për jetën që bëri vetë Bunjani, dhe në të njëjtën kohë, për jetën me të cilën të gjithë besimtarët mund të identifikojnë vetveten. Dhe këtë e realizon me një përkatësi të qëndrueshme, pasi botëkuptimi i Bunjanit është botëkuptimi i vetë Biblës.

Lindur më 1628 në Elstou në afërsi të Bedfordit, Gjon Bunjani i ri, bir i një bakërpunuesi, ishte anëtar i ushtrisë parlamentare në Luftën Civile Angleze. Pas një periudhe shumë të gjatë besimi shpirtëror dhe konflikti, ai gjeti shpëtim dhe paqe te Perëndia dhe u bë anëtar i një kishe në Bedford. Më 1655 atij i vdiqën gruaja dhe meshtari Gjon Giférd. Në vitet e mëvonshme, prej tij dhe gruas së dytë, Elizabetës, ndahet përjetë vajza e tyre e verbër, Meri. Pas pesë vjet predikimi, më 1660, atë e nxorrën para një magjistrati

në Bedfordshir dhe e dënuan për predikim të paautorizuar me burgim për afro 12 vjet, pa procedurë të rregullt gjyqësore. Më 1672, në bazë të Deklaratës së Privilegjeve të shpallur nga Çarlzi II e liruan. Por tre vjet më vonë, më 1675, u dënua përsëri në bazë të Aktit të Kontrollit.

Por burgu i Bedfordit shërbeu si një shkollë ku Bunjani arriti të njohë më së miri jetën dhe karakterin e krishterë. Pas lirimit në saje të ndërhyrjes së Gjon Oliverit, teologut më të madh të epokës puritaniste, ai ia paraqiti dorëshkrimin e ‹Rrugës së shtegtarit› botuesit të Ouenit, Nataniel Pondërit. Pjesa e Parë u botua më 1678, ndërsa Pjesa e Dytë më 1685. Në to spikati menjëherë përshpirtshmëria e rrallë e Bunjanit. Vetë Oueni e mbrojti Bunjanin përpara Mbretit Çarlz me fjalët: ‹Sikur të zotëroja aftësitë e atij evgjiti për të predikuar, do t'i braktisja me dëshirë njohuritë e mia.› Vdiq më 1688.

### Ca fjalë më shumë për jetën e Gjon Bunjanit

Prindërit e Bunjanit, ndonëse të varfër e të moshuar, u përpoqën ta rritnin e ta edukonin atë më së miri. Por natyra e tij ishte e lig, aq e lig saqë në fëmijëri ishte dhënë pas gjërave të këqija, sidomos pas të sharave. Ai kishte shkuar aq larg me të këqijat e tij, saqë numërohej si i pari ndër të këqinjtë dhe si më i keqi ndër shokët e tij. Por me gjithë këto të meta të mëdha, Perëndia nuk mbeti pa u shfaqur në ndërgjegjën e Bunjanit të ri. Shpeshherë e qortonte ashpër ndërgjegjja, duke i thënë se ekziston një gjyq i



tmerrshëm që e pret secilin. Pas ditëve që kalonte nëpër të këqija e mëkate, turbullohej prej ëndrrave shumë të tmerrshme. Mendimet se ka vdekje e gjyq që i dilnin përpara, madje edhe në mesin e dëfrimit më të madh, e dënonin shumë ashpër dhe e trembnin pa masë. Të gjitha mendimet dhe veprat e këqija të fëmijërisë i përshkruan hollësisht në librin e tij me titull ‹Hir që tepron edhe për mëkatarin më të keq›. Përveç kësaj, Zoti e shpëtoi nga shumë rreziqe në jetën e tij. Njëherë ra në lumin Uz, njëherë tjetër në det dhe për pak sa nuk u mbyt. Në moshën 17 vjeçare, hyri në shërbimin ushtarak; në luftën kundër qytetit Llester e caktuan rojtar dhe vëzhgues, por ai ia la vendin një tjetri që i ishte lutur për këtë, dhe ky i fundit u vra nga armiku.

Por as mëshira, as dënimet dhe përkujdesjet e Perëndisë nuk patën ndikim të madh në zemrën e tij të ashpër, kështu që ai kalonte jetën jo vetëm duke mos vënë re të keqen e rrezikun që i varej rreth qafës, por edhe duke urryer çdo mirësi e drejtësi. Edhe mendimi për besnikërinë dhe besnikëria e mirë e të tjerëve, ishin barrë e rëndë për të, që nuk mund ta mbante dhe ta duronte. Hapi i parë për ndërtimin e jetës së tij ishte martesa me një grua, prindërit e së cilës njiheshin si besimtarë të mirë e të drejtë. Kjo grua ishte tepër e varfër dhe për pajë kishte sjellë vetëm dy libra; njëri quhej ‹Ushtrimi i besimit të mirë›, ndërsa tjetri ‹Rruga e të Paditurit për në qiell›. Këta libra i lexonin së bashku shpeshherë, dhe gruaja i fliste Bunjanit për jetën shpirtërore të të atit. Këto kuvendime, e posaçërisht një predikim në lidhje me mosrespektimin

e së dielës që dëgjoi në një kishë, e bindën dhe ia mbushën mendjen të vendoste për ndërtimin e jetës së tij dhe të kryente disa detyra të vogla të besimit, për të cilat atëherë mendonte se do të arrinin ta ngritnin në qiell. Por as këto nuk arritën ta largonin nga dëfrimet e tij të dashura. Mirëpo një të dielë, ndërsa tërë mendjen e kishte te një lojë që e luante prej kohësh, iu kujtua një mendim aq i fortë, sa e ngriti si nga qielli; zëri ishte ky:

‹Do t'i braktisësh mëkatet e tua e të ngjitesh në qiell, apo do të mbetesh në mëkat e të zbresësh në vendin e mundimeve?› Ky mendim ngjalli frikë e tmerr në zemrën e tij dhe disa mendime të tjera, se ishte një mëkatar i madh i pashoq; se kishte kaluar koha kur duhej të kërkonte qiellin dhe se mëkatet e tij nuk mund të pastroheshin më. Kështu i humbi të gjitha shpresat dhe e pushtoi një dëshprim aq i madh, saqë erdhi deri te përfundimi se i kishte mbetur vetëm rruga e mëkateve, dhe se, meqenëse gjendja e tij nuk po ndryshonte, do të mbetej i mjerë. Prandaj vendosi të lëshohej plotësisht në mëkat, sepse sipas mendjes së tij, ky ishte dëfrimi i vetëm që i kishte mbetur. Fatkeqësisht shumë njerëz humbin të nxitur nga tundime të tilla. Njerëzit e tillë thonë: ‹Për ne nuk ka më shpresë! Prandaj le të bëjmë secili sipas dëshirës së vet dhe le të jetojmë sipas dëshirave të zemrës.› (Jirmija 16,12). Duke kërkuar si të plotësonte dëshirat e tij negative dhe duke mos mundur të gjente asnjë dëfrim, një muaj pas martesës, Zoti vendosi që përmes fjalëve të një gruaje ta bënte të pendohej. Kjo grua, megjithëse ishte edhe vetë mëkatare, u habit aq shumë



kur dëgjoi të sharat e Bunjanit, saqë i tha se ai ishte më i pabesi dhe më i keqi ndër të gjithë ata që kishte parë e dëgjuar, dhe se po të përzihej me ta, ishte në gjendje të infektonte gjithë rininë e qytetit. Qortimi prej asaj gruaje e turbulloi shumë; prandaj që nga ai moment filloi t'i linte mënjanë të sharat, megjithëse më parë nuk mund të fliste as dy fjalë pa sharë ose pa ndonjë fjalë tjetër të ndyrë.

Asokohe pa shumë ëndrra të tmerrshme, sikur u tund dheu dhe u hap që ta përpinte, sepse kishte arritur fundi i jetës dhe dita e gjykimit.

Njëherë ëndërroi se gati sa nuk ra brenda në zjarr, në mesin e atyre që mundoheshin dhe se një njeri i veshur me një rrobë të ndritshme e rrëmbeu papritmas nga mesi i zjarrit si një urë që digjej. Këto ëndrra patën ndikim të fuqishëm në mendjen e tij dhe kurrë nuk iu larguan nga mendja; madje shumë vjet më pas e nxitën të shkruante në formë ëndrre kryeveprën e tij, ‹Rruga e shtegtarit›. Më pas u njoh me një njeri të varfër, por besimtar, fjalët e të cilit për besimin dhe Shkrimet e shenjta e nxitën aq shumë, saqë u dha i tëri pas leximit të tyre, e posaçërisht pas leximit të historisë së tyre.

Një shndërrim i dukshëm e ndryshoi dalëngadalë sjelljen e tij të keqe. Të gjithë të afërmit e tij u habitën dhe e lavdëronin. Duke parë gjithnjë e më shpesh lavdërime dhe urime, ai filloi ta shikonte vetveten si të krishterë të vërtetë dhe të mendonte se askush tjetër në Angli nuk i pëlqente Perëndisë më shumë se ky. Por e gjithë kjo nuk ishte më shumë se një qërim i dobët e degëve të thata të mëkatit, përderisa tek ai ekzistonte gjithë ajo rrënjë e natyrës së njeriut të vjetër. Me shumë

mund dhe shumë vonesë arriti të hiqte dorë nga bredhjet dhe dëfrimet e tij të kota, një nga të cilët ishte t'u binte këmborave. Nga ky dëfrim hoqi dorë nga frika se mos ndonjë ditë do të binte këmbora ose edhe e gjithë ndërtesa mbi të dhe do ta shtypte. Mirëpo deri atëherë nuk kishte dijeni për shpëtimin me anë të besimit në Jezu Krishtin; dhe kërkonte të fitonte vetëm të drejtën e tij. Edhe ai ishte nga brezi që ishte i zgjedhur dhe i pastër në sy të tij, mirëpo që nuk ishte çliruar nga mëkatet e veta.(Fjalët e urta 30,12). Pas një kohe ngjau me vullnetin e Perëndisë që ai të shkonte për punë në Bedford. Atje tek dëgjoi disa gra që po rrinin pranë një porte e po bisedonin për Perëndinë, iu ndez zemra të dëgjonte se si do të përfundonte ajo bisedë. Mirëpo shpejt u bind se ato po bisedonin për gjëra të cilat ai nuk mund t'i kuptonte. Ato në të vërtetë po bisedonin për rilindjen, për veprimin e Perëndisë në zemrat e tyre, se si kishin kuptuar se ishin fajtorë dhe se si Perëndia i kishte çliruar nga mëkati me dashurinë e tij të dëshmuar në Jezu Krishtin, dhe se me çfarë premtimesh forcoheshin e ngushëlloheshin në kohë tundimesh e vështirësish. Bisedonin edhe për papastërtinë e zemrave të tyre, për besimin e tyre të cekët dhe për nevojën që të mos numëronin drejtësinë dhe veprat e tyre të mira si gjëra që mund t'i sillnin para Perëndisë. Të gjitha këto iu dukën se fliteshin me një gjuhë shpirtërore dhe me një gëzim të krishterë të veçantë, saqë mendoi se kishte gjetur një botë të re.

Të dëgjuarit e asaj bisede i solli dobi të madhe; tashmë pa se gjendja e tij nuk ishte aq e mirë, siç pohonte duke gënjyer veten. Ndërsa mësimi më domethënës dhe më i madh i krishterimit – rilindja, nuk i ishte kujtuar kurrë. Tani pa se ai nuk ishte ngushëlluar kurrë me premtimet e Perëndisë; se nuk kishte njohur kurrë plagët e zemrës së tij; se kurrë nuk i kishte vëzhguar fshehtësitë e saj; se nuk i njihte fare tundimet e Djallit dhe nuk dinte se si t'u kundërvihej atyre. Shpeshherë shkonte tek ato gra që të mësonte ndonjë gjë; me shumë vëmendje përpiqej të fitonte njohuri shpirtërore, dhe shpirti i tij u dha aq shumë pas gjërave të përjetshme, saqë askush nuk mund ta largonte kurrsesi nga gjërat qiellore me ato tokësore. Tashmë filloi ta lexonte Biblën me një bindje të re. Iu duk shumë e ëmbël dhe i pëlqente, sepse i tregonte Shpëtimtarin, nevojën për të cilin filloi ta kuptonte. Pastaj filloi të lexonte e të mësonte Shkrimet e shenjta dhe lutej që të mund t'i kuptonte ato.

Ndërkohë Armiku i shpirtit filloi t'i sillej rreth e rrotull me tundime. Tundimi i parë i Bunjanit ishte dyshimi: vallë a ishte e vërtetë ajo që kishte zgjedhur apo jo? Por Perëndia e shpëtoi nga ky dyshim me këtë fjalë: ‹Shiko në brezat e vjetër, dhe shih cili i besoi Zotit dhe u turpërua, ose cili qëndroi në frikë të tij dhe mbeti jashtë?› Kjo e nxiti shumë, sikur t'i thoshte: ‹Fillo që nga Zanafilla dhe lexo gjer në fund të Apokalipsit dhe kërko nëse mund të gjesh ndonjë që i besoi Perëndisë dhe u turpërua; ose ndonjë nga ata që i besoi Perëndisë, por që nuk fitoi; detyra jote është të besosh dhe të mos përpiqesh të mësosh gjërat që di vetëm Perëndia.›

Pastaj filloi ta mundonte një tundim i dytë, dhe thoshte me vete: «Çfarë do të ndodhë me mua nëse më ka

kaluar dita e faljes së mëkateve!?» Por pasi kaloi disa ditë me këtë hidhërim, shpëtoi përsëri falë këtyre fjalëve: ‹Nxito që të hysh, që të mbushet shtëpia ime› dhe me fjalën ‹ka vend mjaft› (Luka 14,23), derdhi edhe shumë tundime të tjera, të cilat lexuesi mund t'i gjejë në librin ‹Hiri që tepron.› Zoti që di t'i shpëtojë besimtarët nga tundimet, pati dëshirë ta çlirojë atë prej çdo vështirësie shpirtërore dhe t'ia mbushë shpirtin me anë të besimit, me gëzim e paqe. Kështu arriti në përfundim të mirë me anë të bekimit nga Shpirti i shenjtë, kuvendimeve me të krishterët e sprovuar dhe me anë të përpjekjeve të pandërprera të zotit Gifërd, i cili atëherë ishte predikues i Ungjillit në Bedford. Trimëria e tij prej vetvetiu, zgjuarsia dhe tundimet e shumta me të cilat u ballafaqua, nuk munguan për ta bërë lexues të së vërtetës. Shumë tundime vinin gjatë leximit të tij, por e kuptoi se mundimet e tij për Zotin nuk vinin kot.

Ishte shumë i përulur dhe nuk besonte në fuqitë e tij që një ditë Perëndia do të vepronte nëpërmjet tij në zemrat e mëkatarëve të tjerë. Por më vonë mori guxim me shumë dëshmi, se ishte i dërguar nga Perëndia. Mendimet e tij, leximin dhe mënyrën e komunikimit me të tjerët duhet t'i kujtojmë shpeshherë dhe t'i marrim si shembuj në jetën tonë.

Zoti i dha atij një dashuri të madhe për mëkatarët e humbur. Prandaj përpiqej me shumë kujdes që të gjente fjalë mjaft të forta, që t'i preknin ndërgjegjet e tyre e t'u dëshmonin dashurinë e pashembullt të Zotit, dhe që fajtorin ta bënin të kuptonte se nuk ka shpëtim



tjetër përveç ndjesës që mund ta marrim me anë të Shpëtimtarit, Jezu Krishtit.

«Zoti im më hapi rrugën, – thotë Bunjani, – që të filloj veprimtarinë time për t'u folur mëkatarëve për rrugën që predikohet në Shkrimin e shenjtë; domethënë të njoftoj çdo njeri se dënimi i Perëndisë për mëkat vlen për çdo njeri që vjen në këtë botë».

Këtë shërbim e bëra, sepse në ndërgjegjen time rëndonte frika dhe ndjenja se ndodhesha para dënimit për mëkatet që kisha bërë. Duke qenë vetë në vështirësi, predikoja ndër ata që kishin probleme; në veten time ndjeja një zjarr nga i cili i mësoja të tjerët të ruheshin. Plot frikë e dënim vija deri në shkallët e altarit dhe atëherë lirohesha prej tyre deri në fund të predikimit; por pastaj më ktheheshin me të njëjtën fuqi. Por Perëndia më jepte fuqi dhe më mbështeste me krahun e Tij të fuqishëm, sepse as barra e rëndë e as dyert e ferrit nuk mundën të më largonin nga puna – shërbimi im.

Kështu punova dy vjet, pastaj Zoti më dha paqe të plotë dhe më ngushëlloi plotësisht me anë të Jezu Krishtit dhe m'i bëri të qarta shumë vepra të dashurisë e të mëshirës së Tij. Kështu, bëra çmos që t'ia bëja të njohur botës Jezu Krishtin me të gjitha cilësitë, mirësitë dhe dobitë që rridhin prej Tij, dhe përpiqesha t'i gjeja e t'i dënoja të gjitha ato shpresa të rreme, në të cilat njerëzit shpresojnë kot dhe humbin kështu përgjithmonë.

Duke predikuar dhe duke u lutur nëpër kisha, i lutesha me gjithë zemër e shpirt Perëndisë që fjalën e tij ta bënte vegël shpëtimi, kështu që përpiqesha që të flisja

në një mënyrë të atillë që secili ta ndiente fajin e vet. Pas mbarimit të shërbesës në kishë ndihesha shumë i hidhëruar në zemër, duke menduar se mos fjala e tij kishte rënë si shiu në gurore. Prandaj thosha më vete: së paku ata që më dëgjojnë ta kuptojnë, si unë, se ç'është mëkati, vdekja, ferri dhe mallkimi i Zotit; të kuptojnë se ç'është mirësia, dashuria dhe ngushëllimi i Zotit Jezus për ata që janë larguar dhe janë bërë të huaj për të. Shpeshherë thosha me vete përpara Zotit se sikur edhe varja ime t'i bënte të zgjoheshin e të forcoheshin me bindje në të vërtetën – me gjithë zemër do të pranoja ta bëja një gjë të tillë. Asnjëherë nuk desha të përzihesha në gjëra të vogla që lindnin nganjëherë tek të krishterët. Më pëlqente gjithmonë të përpiqesha për sqarimin e domethënies së besimit në lidhje me faljen e mëkateve me anë të vuajtjeve dhe vdekjes së Jezu Krishtit. Dhe pashë se puna që kisha ndërmend kishte parasysh qëndrimin e mëkatarëve të pandreqshëm dhe zgjimin e atyre që flinin në gjumin e mëkatit; prandaj edhe në këtë drejtim dhashë tërë fuqinë time.

Sa herë që ndonjëri prej atyre që kishin shpëtuar përmes shërbimit tim, binte në mëkat, unë pikëllohesha më shumë sesa të më vdiste ndonjëri prej fëmijëve të mi. I gëzohesha aq shumë punës sime të lavdishme, saqë e shihja veten më fatbardhë dhe më të ndershëm për këtë, sesa të më bënte Perëndia mbret të botës së krishterë ose zot të të gjithë lavdisë së botës. Oh, sa të vlefshme janë këto fjalë! ‹Kush e kthen mëkatarin prej një rruge të keqe, e shpëton nga vdekja dhe bën që t'i falen mëkatet.› (Jak 5,20) dhe ‹Por ata



që kanë mbajtur urtësinë e Zotit dhe që u kanë treguar shumë njerëzve rrugën për në jetë (të përjetshme), do të ndriçojnë përgjithmonë si yjet në qiell.› (Dan 12,3). Fjalë të tilla më nxitnin pa masë dhe më jepnin zemër në punën time.

Kur kryeja shërbimin, kisha shumë dëshirë të shkoja në ato zona të vendit tim ku ende nuk kishte ndritur sa duhet e vërteta e Ungjillit. Sepse ndieja që shpirti im kishte më shumë prirje për t'i zgjuar njerëzit nga agonia dhe për t'i bindur ata. ‹Kjo ishte për mua një çështje nderi, ta përhap lajmin e mirë vetëm atje ku njerëzit ende nuk kishin dëgjuar për Mesinë. Nuk doja të ndërtoja në themelin që vuri atje një tjetër.› (Rom 15, 20).

Ky kujdes për punën e Zotit e vuri atë përballë shumë armiqsh. Dhe meqenëse koha në të cilën jetoi autori i këtij libri, ishte një kohë e përndjekjeve të ndërgjegjes, e futën shumë herë në burg, ku qëndroi dymbëdhjetë vjet. Por mëshira e Zotit bëri që ai ta kapërcente këtë fatkeqësi me durim. Gjatë qëndrimit në burg, Bunjani thoshte: «Asnjëherë më parë nuk e kam kuptuar kaq mirë fjalën e Zotit, sa tani. Gjithë ato shkrime në të cilat më parë nuk shihja asgjë, në burg më dhanë shumë dritë. Këtu, plot gëzim, e ndjeva faljen e mëkateve të mia dhe u binda se në botën tjetër do të jem bashkë me Krishtin. Oh, sa të dashur m'u dukën në burg mali i Cionit dhe Jerusalemi qiellor, mijëra engjëjt e krijuar, Perëndia, gjykatësi i gjithë njerëzimit, shpirtërat e të shpëtuarve që kishin mbaruar në këtë botë dhe shpëtimtari im, Jezu Krishti! Këtu pashë atë, për të cilën jam i bindur se nuk do të mund ta rrëfejë

kurrë në këtë botë. Kuptova domethënien e vërtetë të fjalisë: ‹Në qoftë se i keni të gjitha këto dhe rriteni në to, do të ruheni nga mundësia që njohja e Zotit tonë, Jezusit, Mesisë, të mos dalë pa fryt dhe pa veprim.› (2. Pjt 1, 8).

Shpeshherë e mundonte kujtimi i bijës së tij të mjerë, e cila ishte e verbër, por edhe gjendja e vështirë e katër fëmijëve të tij të tjerë. Bunjani ishte njeri me ndjenja të ngrohta, shok i dashur dhe baba mallëngjyes. Por në raste të tilla pikëllimi, ngushëllohej me këto vargje biblike: ‹Lëri jetimët e tu, unë do t'i ushqej, dhe vejushat e tua le të mbështeten tek unë!› Zoti thotë, pa dyshim ‹do të ndërmjetësoj për ty tek armiqtë e tu, si në kohë paqeje, ashtu edhe në kohë të vështira.› (Jirmija 49, 11 dhe 15, 11).

Kur ishte në burg nuk rrinte kot e pa punë, por lexonte me kujdes Biblën, e cila bashkë me një libër tjetër dëshmish, përbënte të gjithë bibliotekën e tij. Punonte dhe kujdesej që me djersën e tij të ushqente fëmijët, por posaçërisht përpiqej të predikonte me frymëzim e fuqi të Perëndisë, për dobi të gjithë atyre që vinin tek ai për të dëgjuar. Dhe të gjithë ata që e dëgjonin, mahniteshin.

Në burg shkroi shumë libra të dobishëm, veçanërisht ‹Rrugën e shtegtarit›, libër i cili i solli botës aq shumë dobi, sa nuk ka sjellë ndonjë libër tjetër përveç Shkrimit të shenjtë, Biblës. Me anë të këtij libri, Bunjani u bë më i dobishëm sesa të predikonte jashtë i lirë. Me rastin e shkrimit të këtij libri, ai u ndihmua nga lart (nga Perëndia), kështu që mund të



përshkruante rrugën e të krishterit me të gjitha vështirësitë dhe rreziqet, aq mirë saqë nuk mbeti ndonjë gjë e pa vënë re mirë. Edhe studiuesi më i thellë, vështirë se mund të gjejë ndonjë karakteristikë të mirë ose të keqe, ndonjë ngjarje të rrezikshme ose ndonjë mëkat të dëmshëm që nuk përshkruhet gjerësisht në këtë libër. Ky libër përshkruan jetën e çdo të krishteri të sinqertë, provat, tundimet, përpjekjet dhe ngushëllimet në çdo kohë, aq bukur, saqë secili që e lexon, mendon se është shkruar vetëm për nder të tij.

Tregimet e paraqitura në këtë libër janë thurur aq bukur, saqë secili që i lexon nuk e lëshon librin nga dora pa e mësuar përfundimin e tyre. Edhe predikuesit mësojnë nga ky libër, se si duhet të sillen në shërbesë dhe në predikimet e tyre. Edhe prindërit mund t'ua lexojnë fëmijëve, duke zgjedhur pjesë të caktuara për formimin e tyre shpirtëror. Me të përfunduar së shkruari këta libra, të cilët ky njeri i dashur i Perëndisë i shkroi gjatë burgimit, ku sigurisht u fut me urdhër të Perëndisë, peshkopi i Linkonit dhe shumë zyrtarë të tjerë ndien dhembje për të, sepse vuante padrejtësisht, dhe e nxorën nga burgu.

Meqë kishte një frymë vepruese, nuk ngurroi ta shfrytëzonte lirinë që iu dha, sepse shkoi nëpër disa vende për të vizituar popullin e Zotit, posaçërisht të vuajturit, të arratisurit dhe të përndjekurit, tek të cilët fjalët nga përvoja e vuajtjeve të tij zinin vend e i ngushëllonin. Pastaj i vizitoi dhe i falënderoi miqtë, mirësitë e të cilëve i kishte provuar gjatë burgut. Përveç kësaj, me guxim të madh predikonte mesazhin e Ungjillit, në çdo kohë e në çdo vend, por veçanërisht

nëpër kishat e Bedfordit, ku asokohe u zgjodh predikues.

Megjithë nderin dhe respektin që gëzonte, zoti Bunjan ishte gjithmonë njeri i përulur dhe shumë i thjeshtë; kurrë ose fare rrallë u dëgjua duke folur për veten e tij. Sjelljet e tij ishin aq të mira, saqë as ata që i gëzoheshin të keqes nuk mund të gjenin asnjë shkas për ta njollosur nderin e emrit dhe karakterin e tij të mirë. I plakur dhe i dobësuar nga vuajtjet e shumta dhe puna e tij e madhe, e mbylli jetën e tij të çmuar me punë të mirë e të madhe, që duhet përmendur shpesh. Të gjithë e dinin se ai ishte në gjendje të sillte paqe midis kundërshtarëve. Një djalosh bujar që banonte afër Bedfordit, që ishte grindur me të atin që banonte në Reding të Barkshirës, e ftoi të ndërmjetësonte. Ai e pranoi këtë lutje dhe shkoi e i pajtoi. Gjatë kthimit për në Londër, e zuri një shi i rreptë që e bëri të kthehej shumë i lagur në shtëpi të një shoku të tij në Banhill Fillds të Londrës. Atje e zunë ethe të forta, të cilat i përballoi me vështirësi, dhe u dha i tëri pas dashurisë së Perëndisë, duke dashur që të merrej nga kjo botë dhe të ishte në qiell bashkë me Krishtin. Me këtë dëshirë të shenjtë, pas dhjetë ditë vuajtjesh, më 31 gusht 1688 ia dha shpirtin Perëndisë dhe Shpëtimtarit të tij. Atëherë ishte 60 vjeç.

Bunjani ishte shumë i zgjuar, mendjehollë dhe krijues. Mendimet e tij ishin të mëdha dhe kishte kujtesë të fortë. Predikimet e tij që i thoshte nga atlari, kishte zakon t'i shkruante më pas. Shkrimet e tij u botuan të përmbledhura në dy vëllime, dhe në to janë përfshirë aq shumë gjëra, sa janë edhe vjetët e tij. Në këto shkrime, gjykimi i tij për gjërat më të rëndësishme të krishterimit është i shëndoshë dhe i thellë. Për besimin e tij të madh te Zoti dhe për zemrën e tij të pastër flasin të gjithë ata që e njohën dhe u takuan me të. Në mësimet e tij predikonte dashurinë dhe hidhërohej shumë kur shihte përçarje midis të krishterëve. Kur predikonte Krishtin dhe Ungjillin, atëherë këtë e bënte me shumë zell e guxim. Dhe megjithëse ishte shumë i rreptë për të dënuar mëkatin, në jetën e përditshme ishte shumë i butë dhe me njerëzit sillej me ëmbëlsi.

Kështu jetoi dhe vdiq njeriu, në sjelljet dhe karakterin e jetës së të cilit u përmbush Shkrimi që thotë: ‹Shikojeni vetën tuaj, o vëllezër! Cilët i thirri Perëndia (për shpëtim)? Rrallë mund të ketë mes jush ndonjë njeri me aq shumë dije, me influencë ose të nderuar. Perëndia zgjodhi pikërisht njerëz të thjeshtë dhe pa influencë për të poshtëruar filozofët dhe të shquarit! Zgjodhi njerëz të parëndësishëm dhe të përbuzur që nuk vlenin asgjë para botës, sepse kështu donte t'i asgjësonte ata që gjoja vlenin shumë para njerëzve. Askush të mos mburret para Perëndisë.› (1. Kor 1, 26-29).

Duke qenë një shkrimtar gjenial, emri i të cilit renditet ndër të parët në kronikat letrare angleze, Bunjani fitoi dhe ruan ende një rreth të gjerë lexuesish në mbarë botën falë veprës më të madhe, përveç Biblës, që anglezët i kanë dhuruar njerëzimit.

# RRUGA E SHTEGTARIT: E PËRSHKRUAR NË FORMË ËNDRRE

Duke bredhur nëpër shkretëtirën e kësaj bote, hasa një vend të sigurt, ku ishte një shpellë, dhe në atë vend u shtriva për të fjetur. Ndërsa fjeta, pashë një ëndërr. Ëndërrova dhe, ja, pashë një njeri të veshur me rroba të grisura, duke qëndruar në një vend të veçantë, i cili i kishte kthyer shpinën shtëpisë së tij dhe mbante një libër në dorë dhe mbi supe kishte një barrë shumë të rëndë. (Jeshaja 64,6; Luka 14,33; Psalmi 38,4).

E shikova dhe vura re se hapi librin dhe po lexonte; dhe gjatë leximit, zuri të qante duke u shkundur derisa nuk mundi të përmbahej më dhe me psherëtimë thirri: «Çfarë duhet të bëj?» (Vap 2,37; Hab 1,2-3).

I turbulluar, u kthye në shtëpinë e tij dhe përmbahej sa mundej para gruas e fëmijëve të tij, që të mos ia vinin re pikëllimin. Mirëpo nuk mundi të përmbahej gjatë, sepse pikëllimi vinte duke iu shtuar. Prandaj, më në fund iu drejtua gruas dhe fëmijëve të tij duke u thënë: «Ah, gruaja ime dhe ju djemtë e mi të dashur! Unë jam i mjerë dhe i humbur nga kjo barrë, e cila më rëndon mbi supe. Përveç kësaj, mësova se do të bjerë mbi qytetin tonë një zjarr nga qielli dhe do ta djegë atë, dhe me të mua, ty, o gruaja ime, dhe ju, o djemtë e mi të dashur; pa dyshim, të gjithë do të humbasim, përveç në qoftë se gjejmë ndonjë rrugëdalje, të cilën unë nuk e shoh askund.»



Kur e dëgjuan këtë familja dhe të afërmit e tij, u habitën shumë, jo sepse besuan gjithë atë që u tha, por sepse mendonin se mos kishte luajtur mendsh. Dhe meqë ishte mbrëmje, e nxitën që të shkonte të flinte, sepse shpresonin se pas gjumit mund t'i kalonte ky turbullim. Por si nata, ashtu edhe dita, për të ishin helm, dhe në vend që të flinte e kaloi tërë natën duke qarë. Të nesërmen erdhën të afërmit e tij për ta parë dhe për të pyetur se si ishte. Ai iu përgjigj atyre se po keqësohej edhe më shumë! Dhe përsëri filloi t'ua tregonte hidhërimet, por ata nuk deshën ta dëgjonin, dhe madje e qortuan. Më në fund, vendosën të silleshin me ashpërsi ndaj tij dhe që të mos tregonin dhembshuri, që ta shëronin nga sëmundja. Kështu që e përqeshnin, e shanin dhe e linin vetëm. Prandaj u tërhoq në dhomën e tij, i vetmuar, dhe zuri të lutej për ta, sepse i vinte shumë keq dhe nga ana tjetër qante për mjerimin e vet. Ai gjithashtu shëtiste nëpër fusha, nganjëherë duke lexuar e nganjëherë duke u lutur; kështu kaloi disa ditë.

Njëherë e pashë duke shëtitur nëpër fusha dhe si gjithmonë duke lexuar nga libri i tij, dhe shumë të tronditur në mendime; ndërsa po lexonte, duke qarë shpërtheu, siç kishte bërë edhe herët e tjera, «Çfarë duhet të bëj për të shpëtuar?»

*Nuk kishte kaluar shumë kohë*
*Që i Krishteri e kishte braktisur botën*
*Dhe e takoi Ungjilltarin,*
*I cili e përshëndeti përzemërsisht me lajme nga një tjetër:*
*Dhe i tregoi se si të ngjitej nga poshtë lart.*

E pashë gjithashtu tek vështronte andej-këtej, sikur donte të sulej në ndonjë anë; por përsëri qëndronte, sepse siç e kuptova, nuk dinte nga t'ia mbante. Atëherë shikova përreth dhe pashë një njeri, që e quanin Ungjilltar, që iu afrua pranë dhe e pyeti: «Përse qan?» Ai iu përgjigj: «Zotëri, nga ky libër që mbaj në duar, mësoj se unë jam i dënuar me vdekje dhe se pastaj do të nxirrem në gjyq përpara Zotit. Për të parën mërzitem shumë, ndërsa të dytën nuk e duroj dot.» (Vap 9,27). Atëherë Ungjilltari iu përgjigj: «Përse mërzitesh për vdekjen, kur sheh se kjo botë është plot hidhërime?» Ai iu përgjigj duke thënë: «Sepse kam frikë se mos barra që kam mbi supe do të më shpjerë në një vend më të thellë se varri dhe do të më hedhë në zjarr (Jeshaja 30,33). Dhe në qoftë se kam frikë të shkoj, o Zot, në burg, shumë më tepër frikësohem të dal përpara gjykatësit dhe prej andej të dërgohem në vendin e vuajtjes së dënimit. Kur mendoj për këto gjëra, nuk mund t'i mbaj lotët!»

Atëherë Ungjilltari i tha: «Kur ke një hall të tillë, përse rri këtu?» Ai iu përgjigj: «Sepse nuk di ku të shkojë.» Atëherë Ungjilltari i dha një tekst të shkruar në lëkurë, që thoshte: «Ik nga dënimi që po vjen!» (Mt 3,7). Sapo e mori atë dhe e lexoi, iu drejtua Ungjilltarit dhe e pyeti: «Ku kërkohet të iki?» Atëherë Ungjilltari i tha: «A e sheh atje larg në anën e kundërt një derë të ngushtë?» (Mt 7,13-4). «Nuk e shoh,» iu përgjigj ai. «A e sheh atë dritë që po ndrit atje përtej?» e pyeti Ungjilltari. «Më duket se po e shoh,» iu përgjigj ai. Atëherë Ungjilltari i tha: «Mbaje shikimin tënd gjithmonë në atë dritë dhe ec drejt saj; kështu do të






**«A e sheh atje larg në anën e kundërt një derë të ngushtë?»**

gjesh derën e ngushtë ku sapo të trokasësh, do të mësosh se ç'duhet të bësh.»

Atëherë pashë në ëndërr se njeriu filloi të vraponte. Ende nuk ishte larguar shumë nga shtëpia, kur gruaja dhe fëmijët e tij e panë dhe iu sulën pas duke e thirrur që të kthehej prapa; por ai i mbyllte veshët e tij me gishtërinj dhe vraponte e thërriste: «Jetë! Jetë! Jetë e përjetshme!» (Luka 14,26). Dhe nuk u kthye më të shikonte prapa, por ikte nëpër fushë.

Atëherë edhe të afërmit e tij dolën ta shihnin se si po ikte (Jirmija 20,10). Disa prej tyre e përqeshnin, disa të tjerë e përbuznin dhe e frikësonin, kurse disa të tjerë e thërrisnin të kthehej. Midis atyre që e përcillnin ishin edhe dy vetë që vendosën ta arrinin dhe ta kthenin me forcë. Njëri quhej Kokëfortë dhe tjetri i Përkulshëm. Njeriu që po ikte tashmë ishte larguar mjaft, por ata ishin të vendosur ta ndiqnin deri në fund dhe e arritën. Atëherë njeriu që po ikte u kthye e u tha: «Përse më vini pas, o miqtë e mi?» Ata iu përgjigjën: «Që të ta mbushim mendjen të kthehesh me ne.» Por ai u tha: «Kjo është punë që nuk bëhet; ju jetoni në Qytetin e Humbjes, ku kam lindur edhe unë. Dhe kur të vdisni, herët a vonë, do të fundoseni në një vend më të thellë se varri, atje ku zjarri e squfuri nuk shuhen kurrë. Prandaj, miqtë e mi të dashur, nëse dëshironi, ejani me mua.» «Si?» iu përgjigj Kokëforti; «të lëmë gjithë miqtë dhe pasurinë tonë!?» «T'i lini,» ua ktheu i Krishteri (kështu e kishte emrin udhëtari) «sepse të gjitha ato që lini ju nuk mund të krahasohen as me gjënë më të vogël të atyre që kërkoj unë. (2. Kor 4,18). Dhe nëse dëshironi të më bëheni shokë, do të jeni



fatbardhë, siç jam unë, sepse atje ku jam nisur, ka mjaft për të gjithë, madje edhe tepron. Nëse dëshironi, ejani dhe provojini fjalët e mia.»

Kokëforti: Vallë, ç'gjëra janë ato që kërkon, për të cilat ke lënë gjithë botën që t'i gjesh?

I Krishteri: Kërkoj një trashëgim që kurrë nuk do të kalojë, as do të prishet e as do të vjetrohet (1. Pjt 1,4); i cili ruhet në qiell me siguri, që t'u jepet në kohën e duhur atyre që e kërkojnë me gjithë zemër (Heb 11,16). Nëse doni, ejani dhe lexoni se çfarë shkruan në këtë libër.

Kokëforti: Harroje librin; do të vish të kthehemi prapë, apo jo? Këtë duam të dimë!

I Krishteri: Kjo është punë që nuk bëhet, sepse kam filluar të ‹lëroj› (Luka 9,62); prandaj si mund të kthehem prapa?

Kokëforti: Pasi qenka puna kështu, le të kthehemi vetëm, vëlla i Përkulshëm; ja që paska edhe njerëz të këtillë, të cilët, po t'u hyjë ndonjë gjë në kokë, e mendojnë veten më të mençur se shtatë të tjerë, që mund të gjykojnë mirë (Fjalët e urta 26,16).

I Përkulshmi: Mos fol kështu! Në qoftë se janë të vërteta të gjitha këto që na tregon i Krishteri, atëherë këto gjëra që kërkon e pret ai, janë më të mira se ato të tonat; mua më thotë zemra ta ndjek pas.

Kokëforti: Ç'thua? Edhe ty të paska zënë kjo marrëzi! Më dëgjo mua dhe eja të kthehemi, sepse kush e di se ku do të shkojë ky i marrë; mblidh mendjen e eja të kthehemi.

I Krishteri: Eja me mua, vëlla i Përkulshëm, se atje janë të gjitha gjërat, për të cilat u fola, dhe lavdia e tërë botës. Në qoftë se nuk më beson, lexo në këtë libër, e vërteta e të cilit është vulosur me gjakun e Autorit (Heb 9,15-21).

I Përkulshmi: O, vëlla Kokëfortë, çfarë të të them? Mua m'u mbush mendja për këtë punë. Dua ta ndjek pas këtë njeri të mirë dhe fatin tim ta ndaj bashkë me të. Por ti, shoku im i dashur (duke iu drejtuar të Krishterit), a e di rrugën që të çon në atë vend të pëlqyeshëm?

I Krishteri: Mua ma tregoi një njeri që e quajnë Ungjilltar, i cili më tha të nxitoj e të arrij deri te një derë e ngushtë që s'është larg nesh dhe atje do të na udhëzojnë.

I Përkulshmi: Nëse qenka ashtu, o shoku im i dashur, le të nisemi e të bëjmë rrugën që do të bëjmë.

Dhe kështu filluan të ecnin së bashku.

Atëherë Kokëforti tha: «Unë do të kthehem në shtëpi, sepse nuk dua të kem shoqëri me njerëz me imagjinatë të tillë të rrejshme.» Atëherë pashë në ëndërr se Kokëforti u kthye, ndërsa i Krishteri dhe i Përkulshmi shkuan fushës duke kuvenduar dhe bisedonin kështu: «Pra, na qoftë rruga e mbarë, o shoku im i Përkulshëm! Gëzohem shumë që më në fund t'u mbush mendja të më ndjekësh pas. Edhe Kokëforti nuk do të na kthente shpinën sikur të ndjente, ashtu si unë, fuqinë dhe tmerrin e jetës së pastajme, që tani nuk shihet.»

I Përkulshmi: O vëlla! Tani që jemi vetëm, pa më trego



më hollësisht, ç'gjëra janë ato që do t'i fitojmë atje ku jemi nisur?

I Krishteri: Unë i kuptoj dhe i ndiej, por nuk mund t'i shpreh me gojë. Por meqenëse më pyet dhe dëshiron t'i dish, do të t'i lexoj nga ky libër.

I Përkulshmi: Dhe ti beson se fjalët e librit tënd janë të vërteta!?

I Krishteri: Pa dyshim. Sepse ky libër është i Perëndisë që nuk gënjen (Titit 1,2).

I Përkulshmi: Pa më thuaj, pra, ç'gjëra janë ato?

I Krishteri: Do të trashëgojmë një mbretëri që nuk ka fund dhe që nuk mbaron; do të na dhurohet jeta e përjetshme (Jeshaja 45,17).

I Përkulshmi: Shumë mirë, por çfarë ka tjetër?

I Krishteri: Do të na jepen kurora lavdie që nuk fishken kurrë dhe rroba që sapo t'i veshim, do të shkëlqejnë porsi dielli që shkëlqen në hapësirën qiellore (2. Tim 4,8).

I Përkulshmi: Të gjitha këto janë të mira, por çfarë ka tjetër?

I Krishteri: Atje nuk do të ketë më të qara, as hidhërime, sepse Zoti i asaj mbretërie do t'i fshijë të gjithë lotët e syve tanë (Jeshaja 25,8).

I Përkulshmi: Dhe kë do të kemi shokë atje?

I Krishteri: Shokët tanë do të jenë: Serafët dhe Kerubët (Jeshaja 5,2; 1. Sel 4,16), krijesa të cilat, po t'i shikosh drejt, të verbojnë me shkëlqimin e tyre të madh. Atje do të takohemi me një numër të madh njerëzish të tjerë, të cilët kanë shkuar atje para nesh. Atje nuk ka njerëz që bëjnë keq dhe që shkaktojnë

dëme; të gjithë janë të shenjtë dhe jetojnë në harmoni me njëri-tjetrin; secili do të jetë i pastër para Perëndisë së gjallë dhe të gjithë do të jetojnë në paqe të plotë para Zotit. Me fjalë të tjera, atje do të shohim pleqtë me kurorat e tyre të arta (Apok 4,4); atje do të shohim virgjëreshat e shenjta me harpat e tyre të arta (Apok 14,2-5); atje do të takojmë njerëzit, të cilët sunduesit e botës i prenë me sharra, i dogjën në zjarr, ua hodhën egërsirave që t'i hanin, i mbytën në det, për shkak të dashurisë që ata kishin për Zotin e këtij vendi; të gjithë këta do t'i shohim atje të gjallë, të shëndoshë dhe të mbështjellë me trupin qiellor (2. Kor 5,2).

I Përkulshmi: Dëgjimi i këtyre mjafton që njeriu të kushtohet me gjithë zemër; por si mund t'i gëzojmë këto gjëra? Si mund të bëhemi pjesëtarë në të gjitha këto?

I Krishteri: Perëndia, sundimtari i atij vendi, është zotuar për të gjitha këto, në këtë libër (Jeshaja 55,1-2; Gjoni 6,37; 7,37). Domethënia e këtij zotimi është se, në qoftë se i kërkojmë me gjithë zemër, do të na i japë.

I Përkulshmi: Shumë mirë, vëlla. Gëzohem që dëgjoj për gjëra të tilla. Atëherë le të nxitojmë e të arrijmë sa më shpejt.

I Krishteri: Nuk mund të eci shpejt e të nxitoj ashtu siç dëshiroj, se nuk më lë barra.

Atëherë pashë në ëndërr se si i mbaruan këto fjalë, iu afruan një moçali shumë të ndyrë, i cili ishte në mes të fushës, dhe duke mos qenë të kujdesshëm për rrugën, papritmas u fundosën që të dy në të. Ky vend quhej ‹Moçali i Dëshpërimit.› Nga balta e shumtë në të, u ndotën deri në qafë; dhe duke qenë i ngarkuar, i



Krishteri filloi të fundosej në baltën e ndyrë. Atëherë i Përkulshmi tha: «Ah! Shoku im i Krishterë, ku je tani?» «Me të vërtetë», u përgjigj i Krishteri, «edhe vetë nuk e di.» Atëherë i Përkulshmi u kthye dhe me zemërim i tha shokut të tij: «A është kjo lumturia dhe trashëgimia për të cilat më fole vazhdimisht deri më tani? Që në nisje na gjeti ky fat i zi, e çfarë mund të na presë më tutje, derisa t'i dalim në fund rrugës ku jemi nisur? Oh, vetëm sikur të shpëtoja njëherë nga ky moçal dhe të dilja i gjallë prej tij, për mua ai vendi i mirë të qoftë falë. Unë nuk e dua!» Dhe si tha kështu, u përpoq sa mundi dhe doli nga balta, nga ajo anë që ishte më afër shtëpisë së tij. Kështu i Përkulshmi iku menjëherë dhe i Krishteri nuk e pa më. I Krishteri mbeti vetëm duke u përpjekur që të dilte nga ajo anë e Moçalit të dëshpërimit që ishte më larg shtëpisë së tij dhe më afër derës së ngushtë. Dhe pas shumë mundimesh, më në fund arriti atje, por nga barra e rëndë që kishte mbi supe, nuk mund të dilte jashtë. Por pashë në ëndërr se erdhi tek ai një njeri që quhej Ndihmës dhe e pyeti: «Ç'bën këtu?»

«Zotëri, – u përgjigj i Krishteri, – një njeri që e quajnë Ungjilltar më udhëzoi të ndjek këtë rrugë dhe më tha të shkoj deri tek ajo derë që është atje përballë, që të mund të shpëtoj nga zemërimi që po vjen; dhe duke udhëtuar u gjenda në këtë vend, siç më sheh.»

Ndihmësi: Po përse nuk e shikove mirë vendkalimin e caktuar me gurë nëpër moçal?

I Krishteri: Frika më bëri të nxitoj kaq shumë që të shpëtoj, saqë zgjodha rrugën më të afërt dhe rashë këtu.

Ndihmësi: Atëherë – i tha ai – më jep dorën.

Kështu ia dha dorën dhe e nxori nga moçali në vend të thatë, duke e porositur të vazhdonte rrugën e tij.

Pastaj e ndoqa atë që e shpëtoi njeriun nga moçali dhe i thashë: «Zotëri, meqenëse rruga nga Qyteti i Humbjes deri në derën e ngushtë është kështu, përse nuk e ndërtojnë rrugën mbi këtë vend, që udhëtarët të mund të udhëtojnë deri atje pa rreziqe?» Ai më tha: «Ky vend moçalor është aq i keq, saqë këtu nuk mund të ndërtohet asgjë. Ky është fundi ose moçali në të cilin rrjedhin pa pushim qelbësirat dhe ndyrësirat, të cilat vijnë pas të ndjerit të mëkatit, prandaj edhe quhet Moçali i Dëshpërimit. Sa më tepër mëkatari ndien humbjen e tij, aq më tepër i dridhet zemra e aq më tepër i ngjallet frika brenda në shpirtin e tij, dyshime dhe mendime të liga, të cilat duke rrjedhur mblidhen këtu. Prandaj ky vend është kaq i keq.

Mbreti nuk dëshiron që ky vend të mbetet pa ndërtuar dhe kaq i keq sa të mos mund të kalojë dot njeri (Jeshaja 35, 3-4). Sipas porosisë së tij, punëtorët janë duke punuar nën kujdestarinë e shërbëtorëve të tij, për më shumë se këto 1600 vjet, që ta mbulojnë këtë vend të fushës. Po, sipas njohurive të mia, – tha ai – në këtë vend janë fundosur së paku njëzetmijë qerre; po, miliona mësime të mira dhe të shëndosha, të cilat i kanë sjellë kohët e viteve të kaluara nga të gjitha vendet e Mbretit (dhe ata që i njohin këto mësime thonë se ato janë materiali më i mirë për të bërë shtresën e këtij vendi), por deri tek ne mbeti i njëjtë Moçali i Dëshpërimit, dhe megjithë përpjekjet për ta mbuluar këtë vend, ai do të mbetet i tillë.



Vërtet, me urdhrin e lartë të Mbretit, në moçal janë vendosur ca gurë të shëndoshë për të shkelur mbi ta, por kur vendi nxjerr jashtë ndryrësirat e tij me rastin e çdo ndryshimi të kohës, këta gurë mezi duken. Por edhe nëse duken pak, udhëtarëve u merren mendtë dhe nuk mund të ecin dot mbi ta, kështu që vërtet ndoten me baltë. Por trualli përtej derës së ngushtë është i fortë dhe i pastër (1. Shem 12,23).

Pastaj pashë në ëndërr se i Përkulshmi kishte arritur prapa në shtëpinë e tij. Me të shpejtë erdhën tek ai fqinjët e tij. Disa prej tyre i thanë se kishte bërë mirë që ishte kthyer, disa të tjerë se ishte i marrë që e ndoqi pas të Krishterin, kurse disa të tjerë e përqeshnin për frikën e tij duke i thënë: «Me të vërtetë, sikur unë të merrja një rrugë të tillë, kurrë nuk do të tregohesha kaq frikacak dhe të kthehem prapa për shkak të atyre pengesave të vogla.» I Përkulshmi qëndronte në mesin e tyre si fajtor, por pas pak kohe mori zemër. Atëherë ata i ndërruan fjalët dhe zunë të përqeshnin të Krishterin e mjerë që nuk e kishin përpara. Vetëm kaq për të Përkulshmin.

Edhe i Krishteri duke udhëtuar vetëm dhe duke u menduar, pa nga larg në mes të fushës një njeri që po i afrohej dhe u takuan ndërsa po kalonin pranë njëri-tjetrit. Emri i njeriut që e takoi i Krishteri, ishte zoti i Mençuri sipas botës dhe jetonte në Qytetin e Epsheve të Trupit, që ishte një qytet i madh prej të cilit rridhte edhe i Krishteri. Ky njeri kishte dëgjuar për të Krishterin, se kishte ikur nga Qyteti i Humbjes, dhe duke shikuar përpjekjet, mundimet dhe rënkimet e tij, filloi të bisedonte me të.

I Mençuri sipas botës: Rruga e mbarë, miku im! Ku je nisur kështu i ngarkuar?

I Krishteri: Me të vërtetë jam i ngarkuar më shumë se çdokush tjetër! Por meqenëse po më pyet se ku jam nisur, do të ta tregoj se jam nisur tek ajo derë e ngushtë, sepse, siç mësova, atje do të më tregojnë se si të shpëtohem nga kjo barrë e rëndë.

I Mençuri sipas botës: A ke grua dhe fëmijë?

I Krishteri: Po, kam. Por kjo barrë e rëndë më ka rënduar aq shumë, saqë ndaj fëmijëve të mi nuk ndiej më gëzimin që ndieja dikur, dhe ndihem sikur të mos i kisha.

I Mençuri sipas botës: A do të më dëgjosh të të jap një këshillë të mirë?

I Krishteri: Në qoftë se këshilla jote është e mirë, do ta ndjek, sepse kam nevojë të madhe për një këshillë të tillë.

I Mençuri sipas botës: Këshilla ime është të mundohesh që të lirohesh sa më shpejt nga barra që ke, sepse derisa të mos lirohesh prej saj, nuk do të mund të zgjerosh njohuritë, as nuk do të mund të gjesh gëzim nga të mirat që të ka dhënë Zoti.

I Krishteri: Këtë kërkoj edhe unë, të shpëtoj nga kjo barrë e rëndë. Por nuk mund ta hedh poshtë, dhe në viset tona nuk gjendet njeri që mund të ma heqë nga kurrizi. Prandaj jam nisur të shkoj atje, siç të tregova, që të çlirohem nga kjo barrë.

I Mençuri sipas botës: Po kush të tha të marrësh këtë rrugë, që të lirohesh nga kjo barrë?



I Krishteri: Një njeri që m'u duk si një burrë i madh dhe i ndershëm, të cilin e quanin, nëse nuk gaboj, Ungjilltar.

I Mençuri sipas botës: Qoftë mallkuar për këtë udhëzim që të ka dhënë! Në tërë botën s'ka rrugë më të rrezikshme e më të vështirë se kjo që të ka treguar ai. Në qoftë se vazhdon sipas udhëzimit të tij, do të bindesh për atë që të thashë. Dhe po më duket se i ke kuptuar pak këto rreziqe e vështirësi, sepse mbi trupin tënd po shoh ndyrësirat e Moçalit të Dëshpërimit. Mirëpo, kjo ndyrësirë është vetëm fillimi i asaj që heqin ata që nisen kësaj rruge. Më dëgjo. Jam më i vjetër se ti; në këtë rrugë do të hasësh mundime, dhembje, uri, mungesë rrobash, rreziqe, shpatë, luanë, dragonj, errësirë, në fjalën vdekje, e në çka jo? Këto janë të vërteta, sepse janë vërtetuar nga dëshmitë e shumë vetave. Dhe më në fund, përse të humbasë njeriu veten kaq pakuptim, duke u bindur nga fjalët e një njeriu që nuk e njeh?

I Krishteri: Mirë, o zotëri, por kjo barrë që më rëndon mbi supe, është më e vështirë se të gjitha ato që më tregove. Vetëm të çlirohem nga kjo barrë, se do t'i harroja të gjitha vuajtjet që do t'i përjetoja rrugës.

I Mençuri sipas botës: A mund të më thuash, si ndodhi që u ngarkove me këtë barrë?

I Krishteri: Duke lexuar këtë libër që mbaj në dorë.

I Mençuri sipas botës: Edhe unë jam i mendimit se me ty do të ketë ngjarë siç ndodh me njerëzit e tjerë të dobët, të cilët duke u dhënë pas punëve që nuk ua kap dot mendja, bien në turbullira, të cilat jo vetëm që e

bëjnë njeriun si foshnje, siç të kanë bërë ty, por e bëjnë të kalojë nëpër shumë rreziqe, për të fituar një gjë që as vetë s'e dinë se ç'është.

I Krishteri: Unë e di se ç'kërkoj: dëshiroj të lirohem nga kjo barrë e rëndë.

I Mençuri sipas botës: Po përse e kërkon këtë çlirim në këtë rrugë, në të cilën ka kaq shumë rreziqe? Në qoftë se ke durim, unë do të tregoj një rrugë tjetër që të mund të përmbushësh dëshirën tënde pa kaluar nëpër ato rreziqe, të cilat do t'i përjetosh në rrugën që ke marrë. Po, dëshiroj të theksoj se çlirimin e kemi ne në dorë; dhe në vend që ta arrijmë me anë të këtyre rreziqeve, atë mund ta arrijmë me më shumë siguri me anë të miqësisë, gëzimit dhe të gjitha të mirave të tjera.

I Krishteri: Të lutem, o zotëri, pa ma trego këtë fshehtësi.

I Mençuri sipas botës: Shumë mirë. Në vendin që shihet përtej, që quhet Ligji, gjendet një njeri që quhet Bindja ndaj Ligjit, një njeri shumë i ditur dhe i dëgjuar për të mirat e tij. Ai është shumë i zoti t'u ndihmojë njerëzve që të çlirohen nga barra, si kjo e jotja, dhe e di se këtë të mirë ua ka bërë shumë vetave. Përveç kësaj, është në gjendje të shërojë ata që barra e rëndë u ka prishur mendjen. Pra, në qoftë se shkon menjëherë tek ky njeri, do të marrësh çlirimin nga barra. Prej këtu e gjer në shtëpi të tij nuk është më larg se një kilometër; dhe në qoftë se nuk ndodhet vetë në shtëpi, në vend të tij mund të ndihmojë, sa i ati, i biri i tij, një djalosh i bukur që quhet Mirësjellja. Më dëgjo mua dhe shko atje, që të lirohesh nga barra që ke; pastaj nëse nuk dëshiron të kthehesh në qytetin tënd



(e këtë edhe unë ta propozoj), mund të sjellësh në këtë fshat gruan dhe fëmijët e tu, këtu ku ka banesa të zbrazëta e të lira; edhe ushqimet janë të lira dhe të mira; kurse ajo që do ta bëjë jetën tënde më të lumtur, është se do të jetosh me njerëz të ndershëm, ashtu siç e kërkon koha sot. Në këto fjalë e sipër, i Krishteri qëndroi sikur u mendua pakëz, por pas një kohe të shkurtër tha me vete: në qoftë se janë të vërteta këto fjalë që po më tregon ky zotëri, më mirë është të ndjek këshillën e tij; dhe menjëherë e pyeti:

I Krishteri: Zotëri, cila është rruga që shpie në shtëpinë e këtij njeriu të ëmbël?

I Mençuri sipas botës: A e sheh atë mal të lartë atje?

I Krishteri: Po, e shoh shumë mirë.

I Mençuri sipas botës: Duhet të shkosh tek ai mal, dhe shtëpia e parë që do të shohësh, është e tij.

I Krishteri e ndërroi udhën dhe u nis për të shkuar në shtëpinë e Bindjes ndaj Ligjit. Mirëpo, sapo iu afrua malit, ai iu duk tepër i lartë; dhe shpati i tij që ndodhej përmbi rrugë kishte aq shumë shkëmbinj, saqë i Krishteri nuk guxoi të shkonte më tutje, nga frika se mos mali do të binte mbi të dhe do ta shtypte. Prandaj u ndal atje dhe nuk dinte ç'të bënte (Libri i Daljes 19,16-18). Tani edhe barra i dukej më e rëndë se më parë, dhe nga mali dilnin vetëtima prej të cilave i Krishteri u frikësua se mos do të digjej dhe dridhej nga frika (Heb 12,21). Atëherë u pendua dhe i erdhi shumë keq që e ndoqi këshillën e të Mençurit sipas botës. Papritur i doli përpara Ungjilltari; sapo pa atë, zuri të skuqej për gabimin që kishte bërë. Ndërkaq Ungjilltari iu afrua pranë, e shikoi në sy me zemërim dhe e pyeti:

«Ç'kërkon këtu?» I Krishteri nuk dinte se si t'i përgjigjej, kështu që ngeli si memec përpara tij. Ndërkaq Ungjilltari mori fjalën përsëri dhe e pyeti: «A nuk je ti ai njeriu që unë e gjeta duke qarë jashtë Qytetit të Humbjes?»

I Krishteri: Po, zotëri i dashur, unë jam.

Ungjilltari: A nuk të tregova rrugën që të shpie gjer në derën e ngushtë!?

I Krishteri: Po, zotëri, ma tregove.

Ungjilltari: Atëherë si ndodhi që ndërrove udhën kaq shpejt dhe tani të shoh jashtë udhës?

I Krishteri: Posa dola nga Moçali i Dëshpërimit takova një njeri i cili më tha se në fshatin përballë gjendej një njeri i cili mund të më çlironte nga barra.

Ungjilltari: Çfarë njeriu ishte ai?

I Krishteri: Dukej si njeri i ndershëm. Më foli mjaft dhe më në fund më mbushi mendjen ta dëgjoj. Prandaj erdha këtu; por kur pashë këtë mal, që ngrihet përmbi rrugë, u ndala menjëherë, nga frika se mos shembej e më zinte.

Ungjilltari: Po ç'të tha ai njeri?

I Krishteri: Më pyeti se ku isha nisur dhe unë i tregova.

Ungjilltari: Po tjetër, ç'të tha?

I Krishteri: Më pyeti nëse kam grua dhe fëmijë. Unë i thashë se kam, mirëpo barra që kam mbi supe më ka rënduar aq shumë, saqë nuk e ndiej më dashurinë që kisha më parë për ta.

Ungjilltari: Çfarë të tha pastaj?

I Krishteri: Më tha që të përpiqem të çlirohem sa më shpejt nga barra. Unë i thashë se pikërisht kjo është ajo që jam duke kërkuar dhe se për këtë jam nisur të



shkoj tek ajo derë e ngushtë, që të mësoj se si të arrij më në fund në vendin e shpëtimit. Kështu, ai më tha se do të më tregonte një rrugë më të mirë dhe më të shkurtër, që ishte më pak e rrezikshme. Ai më tha se kjo rrugë do të më çonte në shtëpinë e një njeriu të ndershëm që di shumë mirë të shpëtojë nga një barrë e tillë. Unë i besova; hoqa dorë nga rruga e parë dhe mora këtë, duke shpresuar se kështu do të çlirohesha më shpejt nga barra. Por kur arrita këtu dhe pashë se si qe puna, u ndala, siç të tregova, nga frika se mos do të hasja ndonjë rrezik; tani vërtet nuk di se nga t'ia mbaj dhe çfarë të bëj.

Atëherë Ungjilltari tha: «Dëgjo tani të të tregoj këshillën e Zotit.» I Krishteri dëgjonte dhe dridhej. Atëherë Ungjilltari tha: «Kini kujdes dhe dëgjojeni atë që ju flet tani. Populli që në malin Sinai nuk deshi të dëgjonte atë që fliste mbi tokë në emër të Zotit, nuk i shpëtoi dënimit. Në qoftë se e kundërshtojmë atë që flet nga qielli, aq më tepër s'do t'i shpëtojmë dënimit.» (Heb 12,25).

Gjithashtu i tha: «Kush më beson mua dhe mbetet besnik ndaj meje, atë do ta shpëtoj. Por ai që heq dorë pa zemër, për atë s'dua të di gjë.» (Heb 10,39). Atëherë i shpjegoi hollësisht kuptimin e këtyre fjalëve, duke i thënë: «Ti je ai njeriu që është duke shkuar drejt dënimit. Ti ke filluar të kundërshtosh atë që flet Perëndia i plotfuqishëm nga qielli dhe ke hequr dorë nga Rruga e Paqes, duke ardhur buzë greminës.» Atëherë i Krishteri klithi: «I mjeri unë! Kam humbur!» Dhe ra si i vdekur para këmbëve të Ungjilltarit. Kur Ungjilltari e pa në këtë gjendje, i dha dorën e djathtë

dhe i tha: «Çdo mëkat dhe sharje mund t'u falet njerëzve . . . por mos dysho më, por beso.» (Mt 12,31; Gjn 20,27). Pas këtyre fjalëve, i Krishteri sikur u ringjall pakëz, u ngrit dhe qëndroi duke u dridhur para Ungjilltarit.

*Kur të krishterët ia vënë veshin njeriut trupor,*
*Atëherë largohen nga rruga, dhe kjo u kushton shtrenjtë;*
*Sepse mjeshtri dijetar i botës nuk di tjetër*
*Përveç t'ua tregojë të shenjtërve rrugën për në skllavëri dhe mjerim.*

Ungjilltari mori përsëri fjalën duke thënë: «Dëgjo me kujdes se çfarë kam për të të thënë. Tani do të të tregoj se cili është ai që të gënjeu dhe cili është ai tek i cili të dërgoi. Ai njeri që të largoi nga rruga është i Mençuri sipas botës; me të drejtë quhet kështu; së pari sepse ai mëson gjërat e kësaj bote (1. Gjn 4,5) dhe shkon në bashkësinë e Qytetit të Ndershëm; dhe së dyti sepse i do më shumë mësimet që e shpëtojnë nga udha e kryqit (që përjashton vetëshpëtimin) (Gal 4,5). Meqenëse ai ka parasysh udhën e vetëshpëtimit, përpiqet t'i largojë njerëzit nga rruga e drejtë. Prej të gjitha mësimeve që të dhashë, tri gjëra janë për të cilat duhet të të vijë shumë keq.

1. Të largoi nga rruga e drejtë.
2. U përpoq të të bindë të urresh udhën e kryqit (që përjashton vetëshpëtimin).
3. Të vuri në rrugën që të shpie drejt dënimit me vdekje.



Së pari, duhet ta urresh jo vetëm sepse të gënjeu dhe të largoi nga rruga e drejtë, por edhe sepse u besove fjalëve të tij, ndërsa e kundërshtove këshillën e Zotit dhe ndoqe këshillën e të Mençurit sipas botës. Zoti thotë: «Bëni çdo gjë të mundshme që të hyni nga dera e ngushtë, sepse shumë veta, po ju them, do të kërkojnë të hyjnë, por nuk do të munden.» (Luka 13,24). Edhe unë të këshillova të shkosh në të njëjtën derë, të ngushtën. «Në të vërtetë, dera që çon në rrënim është e gjërë dhe rruga që shpie atje është e lehtë. Shumë udhëtojnë nëpër të. Por dera që shpie në jetë, është e ngushtë dhe rruga për atje është e vështirë. Pak njerëz kalojnë nëpër të.» (Mateu 7,13-4). I Mençuri sipas botës të largoi nga kjo derë e ngushtë dhe nga rruga që të çon atje, ndërsa të ktheu në rrugën që gati të çoi në rrënim. Prandaj kërkohet që ta urresh këtë këshillë dhe mendjen tënde që të gënjeu.

Së dyti, duhet të të vijë keq për përpjekjet e tij që të bindte që të urresh udhën e shpëtimit me anën e kryqit, sepse ti duhet ta parapëlqesh para të gjithë pasurisë së Egjiptit (Egjipti është sinonim për humbjen.) (Heb 12,25-6). Mbreti i lavdisë të këshillon duke thënë: «Njerëzit e këtij brezi fajtor nuk duan t'ia dinë për Zotin. Kush nuk guxon të ndërhyjë për mua e për lajmin tim, as unë, Biri i njeriut, nuk do të ndërhyj për të (para gjyqit), kur të vij me madhështinë e Atit tim bashkë me engjëjt e shenjtë.» (Marku 8,38). Prandaj të them se e ke për detyrë që ta urresh këshillën e atij njeriu që kërkon të të bindë, se vdekja jote është ajo për të cilën e vërteta thotë se është e nevojshme për jetën e përjetshme.

Së treti, duhet ta kesh mërzi edhe për atë se të vuri në rrugën që të çon drejt vdekjes dhe të kesh parasysh se sa i pafuqishëm është njeriu tek i cili të dërgoi, për të shpëtuar nga barra që ke. Ky njeri, Bindja ndaj Ligjit, është bir i një skllaveje e cila jeton në skllavëri me gjithë fëmijët e saj. Në krahasim, është e ngjashme me këtë mal të lartë, malin Sinai, për të cilin u frikësove se do të shembej mbi ty (Gal 4,21-27). Tani, në qoftë se ajo me gjithë fëmijët e saj jeton në skllavëri, si mund të shpresosh se me ndonjërin prej tyre mund të shpëtosh? Ky zoti Bindja ndaj Ligjit, pra, që ka lindur në malin Sinai, është i paaftë të të shpëtojë nga barra që ke, dhe një gjë të tillë nuk do të mund ta bëjë kurrë.

Asnjë njeri nuk mund të çlirohet me anë të zbatimit të Ligjit; asnjë njeri nuk mund të pastrohet nga mëkatet ose barra e tij duke zbatuar rregullat e Ligjit. Pra, zoti Bindja ndaj Ligjit është një i huaj dhe rrenacak, dhe i biri, Mirësjellja, me gjithë buzëqeshjet e tij, nuk është veçse një hipokrit që nuk mund të ndihmojë askënd. Më beso që të gjitha ato që ke dëgjuar nga i Mençuri sipas botës nuk janë veçse një përpjekje për të të larguar nga rruga e drejtë, nga rruga që të tregova unë. Pas kësaj, Ungjilltari drejtoi shikimin nga qielli dhe kërkoi prej tij vërtetimin e fjalëve që tha. Papritmas u dëgjua një zë dhe një zjarr shpërtheu në malin në të cilin qëndronte i Krishteri, dukuri këto që i ngjallën frikë të madhe. U dëgjuan edhe këto fjalë: «Kush mbështetet në veprat e Ligjit (për shpëtimin e vet) është i mallkuar. Në të vërtetë thuhet: Qoftë mallkuar secili që nuk i përmbahet e nuk zbaton gjithçka që është shkruar në Librin e Ligjit!» (Gal 3,10).



Pasi i dëgjoi këto, i Krishteri nuk priste gjë tjetër veç vdekjes, filloi të qante dhe mallkonte orën kur kishte takuar të Mençurin e botës dhe e quante veten shumë të marrë që kishte dëgjuar këshillën e tij. Ai gjithashtu pohoi se ishte shumë i marrë, pasi këshillat që kishte dëgjuar e që ishin vetëm rezultat i nxitjes së natyrës së vjetër, patën fuqi ta bindnin që të largohej nga rruga e drejtë. Prandaj u kthye prapa nga Ungjilltari dhe i tha kështu: «Zotëri, si mendon? A ka më shpresë shpëtimi për mua? A mund të kthehem tani dhe të ndjek rrugën që çon në derën e ngushtë? A mund të më përzënë prej andej dhe të më kthejnë prapa të turpëruar? Pendohem thellë që dëgjova këshillën e atij njeriu, por a mund të më falet ky mëkat?» Atëherë Ungjilltari i tha: «Mëkati yt është shumë i madh, sepse me atë veprim tëndin ke bërë njëkohësisht dy të këqija: le rrugën e drejtë dhe ndoqe rrugën e shtrembër. Megjithatë, njeriut që rri te dera do të të pranojë, sepse ai ka mëshirë të madhe dhe është paqedashës për të gjithë njerëzit. Por ke kujdes që të mos largohesh përsëri nga rruga, «që ai të mos zemërohet dhe ju të mos shuheni, sepse zemërimi i tij së shpejti shpërthen.» (Psalmi 2,12).

I Krishteri vendosi të kthehej përsëri në rrugën e drejtë; kurse Ungjilltari, duke qeshur, i dha dorën dhe i tha: «Të bekoftë Perëndia!» Kështu i Krishteri u kthye me vrap në rrugën e drejtë, dhe kundërshtoi të fliste me ndokënd rrugës. Ai ecte si një njeri që shkel nëpër një vend të ndaluar, sepse nuk e ndiente veten më i sigurtë derisa nuk ishte kthyer prapa në rrugën që Ungjilltari e kishte këshilluar të shkonte.

I kthyer prapa në rrugën e drejtë, më në fund arriti para derës së ngushtë, përmbi të cilën ishte shkruar me shronja të mëdha: «TROKITNI DHE DO T'JU HAPEN DYERT.» (Mateu 7,7). I Krishteri trokiti. Nuk u përgjigj askush. Ai trokiti pa pushim. Askush. Atëherë thirri:

«A mund të kaloj këtu? A do të ma hapni derën, ju lutem? Megjithëse isha një rebel, në qoftë se mund të marrë ndjesë dhe lejohem të hyj, kurrë s'do të pushoj së kënduari lavdi Perëndisë.»

Më në fund te porta erdhi njëri që e quanin Mirëdashës. Me një zë të thellë, pyeti: «Kush jeni ju, nga vini dhe ç'kërkoni?»

I Krishteri: Unë jam një i varfër, mëkatar i mjerë, përndryshe vij nga Qyteti i Humbjes. Isha në malin e Cionit me shpresë se mos do të shpëtoja nga zemërimi i Perëndisë që po vjen. Unë u informova se nëpërmjet kësaj dere shpie rruga për në Cion. Prandaj dua të di nëse do të më lësh të hyj.

Mirëdashësi: Po, me gjithë dëshirë –; dhe ia hapi derën.

*Ai që dëshiron të hyjë brenda*
*Së pari duhet të qëndrojë dhe të trokas në portë,*
*Dhe pa dyshuar se aty ka një zile, të hyjë brenda,*
*Sepse Perëndia e do dhe ia fal mëkatet.*

Ndërsa po hynte i Krishteri, plaku e rrëmbeu për dore dhe i dha një të shtyrë. «Çfarë do të thotë kjo!? – pyeti i Krishteri hutueshëm. Mirëdashësi iu përgjigj: «Këtu pranë derës është një vend i keq, zot i të cilit është






**I Krishteri duke hyrë në derë**

Belzebubi. Prej andej, ai dhe shokët e tij qëllojnë me shigjeta të gjithë ata që përpiqen të hyjnë në këtë derë, me qëllim që t'i vrasin para se të hyjnë brenda.» Atëherë i Krishteri tha: «Gëzohem, por njëkohësisht edhe kam frikë.» Dhe kur hyri brenda, Mirëdashësi e pyeti: «Kush të tregoi rrugën që të vish këtu?»

I Krishteri: Ungjilltari më porositi të vij këtu dhe të trokas, ashtu siç bëra, dhe më tha se ti, zotëri, do të më tregosh çfarë duhet të bëj.

Mirëdashësi: Dera është e hapur para teje dhe askush s'mund ta mbyllë.

I Krishteri: Tani po filloj t'i korr frytet e mundimeve të mia.

Mirëdashësi: Si ndodhi që erdhe vetëm këtu?

I Krishteri: Sepse asnjëri nga të afërmit e mi nuk e pa rrezikun e vet siç e pashë unë timin.

Mirëdashësi: A e dinte ndonjëri prej tyre se u nise për këtu?

I Krishteri: Po, gruaja dhe fëmijët e mi më panë duke u larguar dhe më thirrën të kthehem prapa. Edhe disa të afërm të tjerë të mi më shikonin dhe me zë të lartë më thërrisnin të kthehem prapa, por unë ua bëra veshin të shurdhër dhe vazhdova rrugën time.

Mirëdashësi: A nuk të ndoqi pas ndonjëri prej tyre, që të ta mbushte mendjen të ktheheshe në shtëpi?

I Krishteri: Po, Kokëforti dhe i Përkulshmi më arritën në rrugë, dhe pasi panë se nuk mund të ma mbushnin mendjen, Kokëforti më sulmoi me shumë fjalë të ndyta dhe u kthye, kurse i Përkulshmi më erdhi pas deri në një vend.



Mirëdashësi: E përse nuk erdhi deri këtu?

I Krishteri: Me të vërtetë më erdhi pas deri në Moçalin e Dëshpërimit, në të cilin ramë papritur që të dy. Atëherë i Përkulshmi humbi shpresat dhe nuk deshi të rrezikonte më shumë. Kështu që, sapo doli nga moçali në anën që ishte më afër shtëpisë së tij, më tha: «Të qoftë falë edhe pjesa ime e tokës së mirë!» dhe shkoi rrugës së Kokëfortit, kurse unë vazhdova më tutje pa të.

Mirëdashësi: Ah, i gjori! Kaq pak të vlefshme e pa Lavdinë qiellore, sa nuk e pa të arsyeshme të durojë pak vështirësi dhe rreziqe për ta arritur atë?

I Krishteri: Me të vërtetë, për të Përkulshmin të thashë të vërtetën; por nëse ta them të vërtetën edhe për mua, ndryshimi ndërmjet nesh do të duket shumë i vogël. Ai u kthye në shtëpinë e tij, ndërsa unë vazhdova rrugën që të çon drejt vdekjes, sepse iu binda këshillave të të Mençurit të botës.

Mirëdashësi: Ah, mik, edhe ti e paske takuar? S'ka dyshim që ai të ka këshilluar që të shkosh e të kërkosh një jetë të lehtë nga zoti Bindja ndaj Ligjit. Ata të dy janë rrenacakë. Po ti, e dëgjove këshillën e tij?

I Krishteri: E ndoqa aq sa munda. Duke ndjekur këshillën e tij, u nisa të kërkoj zotin Bindja ndaj Ligjit gjer në malin që ndodhet para shtëpisë së tij, për të cilin u frikësova se do të shembej mbi mua dhe nuk vazhdova më tutje.

Mirëdashësi: Ai mal ka qenë shkas për vdekjen e shumë njerëzve dhe i tillë do të mbetet. Mirë që paske shpëtuar dhe nuk të paska zënë.

I Krishteri: Me të vërtetë nuk di se ç'do të ndodhte me mua sikur të mos isha takuar, për fat të mirë, përsëri me Ungjilltarin, kur ndodhesha i zhytur në vështirësi. Perëndia ishte i mëshirshëm ndaj meje dhe e dërgoi atë prapa tek unë. Por tani, kështu si jam, jam këtu – më i denjë që të vdisja sesa që të jem këtu duke biseduar me ty. Oh, çfarë dashamirësie është kjo për mua, të pranohem brenda në derën e ndjesës!

Mirëdashësi: Ne nuk kundërshtojmë asnjërin që vjen këtu. Pavarësisht se çfarë veprash mund të kenë bërë përpara se të vinin këtu, ata nuk lihen jashtë në asnjë mënyrë (Gjoni 6, 37). Dhe tani, o i Krishterë i mirë, eja me mua të të tregoj rrugën që do të ndjekësh. Shiko atje përpara! A e sheh atë rrugën e ngushtë? Ajo është rruga që ti duhet të marrësh. Ajo u shkel nga patriarkët, profetët, Krishti dhe apostujt e tij, dhe është e drejtë, ashtu siç mund të tërhiqet vija.

I Krishteri: Po a nuk gjenden në të rrugë të vogla e të shtrembëra, prej të cilave i huaji do të hutohej dhe do të humbiste rrugën?

Mirëdashësi: Po, shumë rrugë të gjera e të ngushta piqen me të, por ti mund t'i dallosh ato nga rruga jote, sepse ajo është e drejtë dhe e ngushtë (Mateu 7,14).

Atëherë pashë në ëndërr se i Krishteri e pyeti Mirëdashësin nëse mund ta ndihmonte për t'ia lehtësuar barrën; sepse ende nuk ishte liruar prej saj dhe nuk mund të lirohej pa ndihmën e ndonjërit. Kurse Mirëdashësi i tha: «Ki durim për ta bartur barrën tënde pak më gjatë, gjersa të arrish në vendin e shpërblimit. Atëherë do të bjerë nga supet e tua vetvetiu.»



Tani i Krishteri filloi të përgatitej për rrugë. Kështu që Mirëdashësi i shpjegoi: «Pasi të largohesh pakëz nga kjo derë, do të arrish në shtëpinë e Interpretuesit. Ai do të të mirëpresë dhe do të të japë udhëzime të vlefshme.» Atëherë i Krishteri i la lamtumirën mikut të tij dhe vazhdoi rrugën e tij.

Pasi kishte ecur për më shumë se një orë, arriti te një shtëpi e madhe, për të cilën mendoi se duhej të ishte shtëpia e Interpretuesit. Pasi trokiti disa herë, një zë që doli nga brenda, pyeti: «Kush është?»

I Krishteri: «Jam një udhëtar, o zotëri, i porositur nga një i njohur i zotit të kësaj shtëpie që të vij këtu për udhëzime. Prandaj dua të bisedoj me zotin e kësaj shtëpie.» Interpretuesi doli shpejt dhe e pyeti se çfarë dëshironte.

I Krishteri: Zotëri, emri im është i Krishter. Unë jam një njeri që vij nga Qyteti i Shkatërrimit dhe jam në rrugë për në malin Cion. Një njeri i mirë që rrinte në derën e ngushtë më tha se, në qoftë se kthehem këtu, ju do të më tregoni gjëra të mrekullueshme, të cilat janë të nevojshme për udhëtimin tim.

Interpretuesi: Po, vërtet ashtu është; eja brenda! Unë do të ta tregoj atë që do të jetë shumë e dobishme.» Ai i dha atij një mirëseardhje të përzemërt; pastaj i urdhëroi shërbëtorit të tij ta çonte brenda në shtëpi. Shërbëtori i tha, «Eja pas meje,» dhe e çoi në një dhomë private, ku ai i tha shërbëtorit ta hapte derën. Kur u hap dera, i Krishteri pa të varur në mur një pikturë të një njeriu shumë të zymtë, shikimi i të cilit ishte drejtuar nga qielli. Ai mbante në duar librin më të mirë. E vërteta e saj shprehej në buzët e tij, ndërsa

pas shpinës së tij ishte bota. Ai qëndronte sikur mësonte njerëzit dhe një kurorë e artë i varej në qafë.

I Krishteri: Çfarë do të thotë kjo pikturë?

Interpretuesi: Njeriu që shihet në pikturë është njëri prej atyre mijërave që mund të citojnë fjalët e apostujve: ‹Edhe në qoftë se kishit, si të krishterë, mijëra edukatorë, ju keni, megjithatë, vetëm një atë! Kur jua solla lajmin e mirë, u bëra ati i jetës që e keni marrë me anë të Jezusit, Mesisë.› dhe ‹O fëmijët e mi, unë vuaj përsëri nga vuajtjet që i përjeton një nënë në kohën e lindjes, derisa të formohet tek ju pjekuria që i përket vetë Mesisë.› (1. Kor 4,15; Gal 4,19). Kurse e ka drejtuar shikimin nga qielli dhe mban librin më të mirë në dorë, dhe ligjin e së vërtetës e ka të shkruar në buzë, për të treguar që detyra e tij është t'jua bëjë mëkatarëve të njohura veprat e këqija; kjo është arsyeja që ai rri duke iu lutur njerëzve që të pendohen. Bota që është prapa shpinës së tij dhe kurora e artë që varet rreth qafës së tij, na bëjnë të kuptojmë se duke i marrë gjërat e kësaj bote për asgjë në krahasim me dashurinë që ka për Zotin, ai është i sigurtë për lavdinë që do ta marrë si shpërblim në botën e ardhshme.

«Tani,» vazhdoi Interpretuesi, «të tregova së pari këtë pikturë, sepse kjo paraqet njeriun e vetëm që i zoti i vendit ku je nisur ti e ka autorizuar të jetë udhëheqësi yt në të gjitha vështirësitë në të cilat mund të hasësh gjatë rrugës sate. Prandaj, ki parasysh ato që t'i tregova dhe mbaj mend çdo gjë që pe, sepse mund të hasësh rrugës ndonjë njeri që mund të paraqitet si udhëheqës i mirë, por që në të vërtetë rruga e tij të shpie në vdekje.»



Pastaj e mori për dore dhe e çoi në një dhomë të papastër dhe plot pluhur. Pasi e shikuan për një çast, Interpretuesi thirri dikë që ta pastronte. Kur ai filloi ta pastronte, u ngrit aq shumë pluhur në dhomë, saqë i Krishteri gati sa nuk vdiq. Atëherë Interpretuesi thirri një vajzë që ndodhej pranë dhe i tha: «Sill pak ujë e spërkate dhomën;» pastaj, pasi u spërkat, u pastrua shumë mirë dhe pa i penguar ata që ishin aty.

Atëherë i Krishteri e pyeti: «Çfarë do të thotë kjo?» Interpretuesi iu përgjigj: «Kjo dhomë është zemra e njeriut që nuk u shndërrua e as nuk u pastrua kurrë me hirin e ëmbël të Perëndisë nëpërmjet Ungjillit. Pluhuri është mëkati i trashëguar nga prindërit dhe papastërti e brendshme, që përlyen tërë njerëzimin. Ai që filloi ta pastronte për të parën herë, ishte Ligji; vajza që solli ujin dhe spërkati dhomën, është Ungjilli. Njeriu që punoi me të gjitha forcat e tij, nuk mundi ta pastronte dhomën; ai vetëm ngriti pluhurin dhe e bëri të vështirë qëndrimin në të. Kjo tregon se Ligji, me veprimin e tij, në vend që ta pastronte zemrën nga mëkati, vetëm e ringjalli atë dhe bëri që mëkati të dëshmonte fuqinë e tij dhe të rriste aktivitetin e tij në shpirt (Rom 7,9; 1. Kor 15,56). Megjithëse e bën të njohur dhe e dënon, Ligji nuk e jep jetën dhe forcën për ta mposhtur mëkatin. Kështu njeriu nuk mund të lirohet vetvetiu nga mëkati, pa e pranuar së pari jetën e përjetshme dhe ndihmën prej së larti. Kjo është arsyeja pse vajza erdhi, e spërkati dhomën me ujë dhe e pastroi atë me aq lehtësi; që të të tregojë se kur ungjilli i Krishtit hyn në zemrën tënde, me gjithë fuqinë e tij të ëmbël dhe të çmueshme, për ty fillon jeta e re;

pas shpinës së tij ishte bota. Ai qëndronte sikur mësonte njerëzit dhe një kurorë e artë i varej në qafë.

I Krishteri: Çfarë do të thotë kjo pikturë?

Interpretuesi: Njeriu që shihet në pikturë është njëri prej atyre mijërave që mund të citojnë fjalët e apostujve: ‹Edhe në qoftë se kishit, si të krishterë, mijëra edukatorë, ju keni, megjithatë, vetëm një atë! Kur jua solla lajmin e mirë, u bëra ati i jetës që e keni marrë me anë të Jezusit, Mesisë.› dhe ‹O fëmijët e mi, unë vuaj përsëri nga vuajtjet që i përjeton një nënë në kohën e lindjes, derisa të formohet tek ju pjekuria që i përket vetë Mesisë.› (1. Kor 4,15; Gal 4,19). Kurse e ka drejtuar shikimin nga qielli dhe mban librin më të mirë në dorë, dhe ligjin e së vërtetës e ka të shkruar në buzë, për të treguar që detyra e tij është t'jua bëjë mëkatarëve të njohura veprat e këqija; kjo është arsyeja që ai rri duke iu lutur njerëzve që të pendohen. Bota që është prapa shpinës së tij dhe kurora e artë që varet rreth qafës së tij, na bëjnë të kuptojmë se duke i marrë gjërat e kësaj bote për asgjë në krahasim me dashurinë që ka për Zotin, ai është i sigurtë për lavdinë që do ta marrë si shpërblim në botën e ardhshme.

«Tani,» vazhdoi Interpretuesi, «të tregova së pari këtë pikturë, sepse kjo paraqet njeriun e vetëm që i zoti i vendit ku je nisur ti e ka autorizuar të jetë udhëheqësi yt në të gjitha vështirësitë në të cilat mund të hasësh gjatë rrugës sate. Prandaj, ki parasysh ato që t'i tregova dhe mbaj mend çdo gjë që pe, sepse mund të hasësh rrugës ndonjë njeri që mund të paraqitet si udhëheqës i mirë, por që në të vërtetë rruga e tij të shpie në vdekje.»



Pastaj e mori për dore dhe e çoi në një dhomë të papastër dhe plot pluhur. Pasi e shikuan për një çast, Interpretuesi thirri dikë që ta pastronte. Kur ai filloi ta pastronte, u ngrit aq shumë pluhur në dhomë, saqë i Krishteri gati sa nuk vdiq. Atëherë Interpretuesi thirri një vajzë që ndodhej pranë dhe i tha: «Sill pak ujë e spërkate dhomën;» pastaj, pasi u spërkat, u pastrua shumë mirë dhe pa i penguar ata që ishin aty.

Atëherë i Krishteri e pyeti: «Çfarë do të thotë kjo?» Interpretuesi iu përgjigj: «Kjo dhomë është zemra e njeriut që nuk u shndërrua e as nuk u pastrua kurrë me hirin e ëmbël të Perëndisë nëpërmjet Ungjillit. Pluhuri është mëkati i trashëguar nga prindërit dhe papastërti e brendshme, që përlyen tërë njerëzimin. Ai që filloi ta pastronte për të parën herë, ishte Ligji; vajza që solli ujin dhe spërkati dhomën, është Ungjilli. Njeriu që punoi me të gjitha forcat e tij, nuk mundi ta pastronte dhomën; ai vetëm ngriti pluhurin dhe e bëri të vështirë qëndrimin në të. Kjo tregon se Ligji, me veprimin e tij, në vend që ta pastronte zemrën nga mëkati, vetëm e ringjalli atë dhe bëri që mëkati të dëshmonte fuqinë e tij dhe të rriste aktivitetin e tij në shpirt (Rom 7,9; 1. Kor 15,56). Megjithëse e bën të njohur dhe e dënon, Ligji nuk e jep jetën dhe forcën për ta mposhtur mëkatin. Kështu njeriu nuk mund të lirohet vetvetiu nga mëkati, pa e pranuar së pari jetën e përjetshme dhe ndihmën prej së larti. Kjo është arsyeja pse vajza erdhi, e spërkati dhomën me ujë dhe e pastroi atë me aq lehtësi; që të të tregojë se kur ungjilli i Krishtit hyn në zemrën tënde, me gjithë fuqinë e tij të ëmbël dhe të çmueshme, për ty fillon jeta e re;

mëkati mposhtet dhe pastrohet, dhe shpirti është pastruar me besimin e thjeshtë në Krishtin. Si pasojë, njeriu bëhet i përshtatshëm për të banuar në të Mbreti i Lavdisë (Gjoni 15,3; Efes 5,26).

Pastaj pashë në ëndërr se si Interpretuesi e kapi për dore të Krishterin dhe e çoi në një dhomë të vogël në të cilën rrinin dy djem të vegjël, secili ulur në fronin e tij. I madhi quhej Pasion, ndërsa i vogli Durim. Pasioni ishte i pakënaqur, kurse Durimi ishte shumë i kënaqur.

«Përse është kaq i pakënaqur Pasioni?» pyeti i Krishteri

Interpretuesi iu përgjigj: «Sepse kujdestari i tyre kërkon të kenë durim dhe të presin deri vitin e ardhshëm për gjërat e tyre të dëshirueshme. Pasioni i kërkon të gjitha tani, ndërsa Durimi pret me gjithë qejf.»

Pastaj pashë se tek Pasioni erdhi një njeri dhe i solli një kuletë plot me lekë, të cilat ia derdhi përpara këmbëve. Sapo i pa, i mblodhi dhe tallej me Durimin. Por shpejt i harxhoi të gjitha dhe nuk i mbeteti gjë përveç kuletës së zbrazët.

Atëherë i Krishteri i tha Interpretuesit: «Të lutem, ma shpjego këtë punë më hollësisht.»

Interpretuesi: Pasioni simbolizon njerëzit e kësaj bote, ndërsa Durimi ata që i takojnë botës tjetër. Njeriu i kësaj bote kërkon t'i ketë të gjitha në këtë jetë; ata nuk mund të presin. Për ta ka më shumë rëndësi fjala e urtë, «Më mirë sot se nesër», sesa premtimet e Perëndisë për jetën e përjetshme. Por siç mund ta shikoje, ai i harxhoi të gjitha dhe nuk i mbeti asgjë



përveç ca leckave; kështu do t'u ndodhë të gjithë njerëzve të tillë në fund të kësaj bote.

I Krishteri: Tani e kuptoj që Durimi ka mendje më të arsyeshme, për shumë arsye. Së pari, ai pret për gjërat më të mira. Së dyti, sepse do të trashëgojë lavdinë e shpërblimeve të tij, ndërsa tjetri s'do të ketë asgjë përveç leckave.

Interpretuesi: Po, lavdia e jetës së mëpastajme është e përjetshme dhe nuk mbaron kurrë, ndërsa gjërat e kësaj bote qëndrojnë vetëm për një kohë të caktuar. Prandaj, Pasioni s'ka të drejtë të tallet me Durimin, sepse i mori më parë të mirat e tij, sa Durimi të tallet me të, sepse do t'i trashëgojë të mirat më vonë. Ai, pra, që mori më parë pjesën e tij, do ta mbarojë shpejt, por ai që e merrë në fund do ta ketë përgjithmonë. Prandaj thuhet në Bibël: «Kujtohu se ti ishe mirë në jetë, kurse Lazri keq! Për këtë tani ai mund të gëzohet, kurse ti vuan shumë.» (Luka 16,25).

I Krishteri: Tani e kam të qartë se është më mirë të mos i dëshirojmë me çdo kusht gjërat e kësaj bote, por t'i presim gjërat e mira që do të vijnë.

Interpretuesi: Mirë thua, sepse ne nuk i varim shpresat tek ajo që shohim, por tek ajo që ende nuk shihet (2. Kor 4,18). Tani, meqenëse gjërat e tanishme janë të lidhura ngushtë me epshet e trupit, gjërat e botës tjetër nuk kanë të bëjnë me ndjenjat e trupit. Prandaj, e duam të drejtën, por jemi tepër të dobët për ta kryer atë (Rom 7,15-25). Pastaj pashë në ëndërr se Interpretuesi e mori për dore të Krishterin dhe e çoi në një dhomë në vatrën e së cilës ishte ndezur një zjarr. Një njeri qëndronte atje dhe hidhte pa pushim ujë mbi

të, për ta fikur, por zjarri sa vinte e shtohej. Atëherë i Krishteri pyeti: «Çfarë do të thotë kjo?» Interpretuesi iu përgjigj: «Ky zjarr është vepër e hirit që bëhet në zemër; ai që hedh ujin në zjarr është djalli. Do ta tregoj edhe shkakun e shtimit të zjarrit.» Dhe e çoi në dhomën tjetër, nga pas, ku ia tregoi një njeri që mbante në dorë një enë me vaj dhe fshehurazi hidhte pa pushim vaj në zjarr.

I Krishteri pyeti: «Ç'do të thotë kjo?»

Interpretuesi u përgjigj: «Zjarri është hiri i Krishtit që vepron në zemrat e njerëzve. Personi që ishte duke hedhur ujë në të, është djalli. Tani, ti po sheh se zjarri po ndizet me shkëlqim. Eja përreth murit këndej dhe do të shohësh përse. (Pas murit ishte një njeri duke hedhur ujë mbi zjarr.) Kjo të tregon përse është vështirë për të tunduarin të kuptojë se si hiri i Perëndisë mirëmban shpirtin (2. Kor 12,9). Kjo është rruga nëpër të cilën Krishti vazhdon të furnizojë shpirtin e besimtarëve me hir nëpër të gjithë rrebeshet e ftohta të botës dhe tundimet e djallit.

Prej andej kaluan në një vend shumë të bukur në të cilin ngrihej një pallat shumë i bukur dhe i hijshëm. Mbi majë të tij ecnin njerëz të veshur me rroba të arta. Kjo e mahniti të Krishterin, prandaj pyeti: «A mund të shkojmë brenda?»

Pastaj e mori Interpretuesi dhe e shpuri për te porta e pallatit. Para portës qëndronte një turmë e madhe njerëzish të cilët dëshironin të futeshin brenda, por nuk guxonin. Jo shumë larg derës, pranë një tryeze qëndronte një njeri i cili kishte përpara një libër dhe një laps në dorë që të shkruante emrat e atyre që hynin



brenda. Pashë gjithashtu disa rojtarë të tjerë të armatosur të cilët qëndronin brenda portës dhe përpiqeshin të pengonin secilin që dëshironte të hynte brenda.

I Krishteri u habit shumë pasi i pa këto. Kur më në fund u tërhoqën prapa të gjithë nga frika e rojtarëve, ai pa se një njeri i guximshëm iu afrua njeriut që rrinte në derë dhe shkruante, dhe i tha: «Zotëri, shkruaj emrin tim.» Si mbaroi këto fjalë, nxori shpatën, në kokë vuri përkrenaren, iu afrua derës dhe u vërsul kundër njerëzve të armatosur, të cilët iu kundërvunë që ta vrisnin. Por ai njeri jo vetëm që nuk humbi guximin, por filloi të therte e të vriste njerëzit si i marrë. Pasi plagosi shumë nga ata, u plagos edhe vetë, dhe më në fund hapi rrugën me shpatë dhe hyri në pallat. Atëherë, nga ata që ishin brenda dhe ata që ecnin mbi pallat, u dëgjuan zëra të ëmbël që thoshnin:

*Hyr, hyr brenda;*
*Lavdi e përjetshme po të pret.*

Kështu ai hyri brenda dhe u vesh me rroba si ata. Atëherë i Krishteri duke qeshur tha: «Më duket se me të vërtetë e kuptova se ç'do të thotë kjo.»

«Tani, – tha i Krishteri, – më lejoni të shkoj menjëherë.» «Jo, – ia ktheu Interpretuesi, – prit derisa të të tregoj edhe disa gjëra të tjera, pastaj mund të shkosh.» Dhe e mori për dore dhe e shpuri në një dhomë shumë të errët, në të cilën rrinte një njeri i mbyllur në një kafaz të hekurt. Ky njeri dukej se ishte shumë i dëshpëruar; kishte ulur kokën dhe shikonte poshtë, duart i kishte palosur dhe rënkonte me gjithë zemër.

I Krishteri e pyeti: «Ç'do të thotë kjo?»

Interpretuesi iu përgjigj: «Bisedo vetë me atë njeri.» Pastaj i Krishteri e pyeti njeriun: «Kush je ti?»

Njeriu iu përgjigj: «Nuk jam unë ai që kam qenë njëherë.»

I Krishteri: Çfarë ke qenë tjetër herë?

Njeriu: Njëherë, sipas mendjes sime dhe të të tjerëve kam qenë njeri pa dinakëri dhe besimtar i madh i fesë. Mendoja se pa dyshim do ta trashëgoja Qytetin Qiellor dhe gëzohesha shumë kur mendoja se do të shkoja atje.

I Krishteri: Mirë, po tani ç'je?

Njeriu: Tani jam njeri pa shpresë fare, i mbytur në dëshpërim dhe i mbyllur në këtë kafaz të hekurt prej nga nuk mund të dal kurrë. I mjer unë, nuk do të mund të dal kurrë!

I Krishteri: Po si erdhe në këtë gjendje?

Njeriu: Nuk u tregova më i zgjuar dhe i matur. E lejova veten të udhëhiqesha nga epshet; mëkatova ndaj dritës së Ungjillit dhe ndaj mirësisë së Perëndisë; e hidhërova Shpirtin e shenjtë dhe ai u largua prej meje; u dhashë në anën e djallit dhe ai m'u afrua; e provokova Perëndinë në hidhërim dhe ai më la; aq shumë e bëra zemrën gur, saqë nuk mund të pendohem më.

Atëherë i Krishteri pyeti Interpretuesin: «A ka ndonjë shpresë për këtë dhe për njerëzit e këtillë?» «Pyete atë,» ia ktheu Interpretuesi.

I Krishteri: A s'ka më, o njeri, ndonjë shpresë për ty dhe a duhet të qëndrosh mbyllur dhe i dëshpëruar gjithmonë në këtë kafaz të hekurt?

Njeriu: Jo, s'ka fare!



I Krishteri: Përse të mos ketë? Biri i të Bekuarit është shumë i mëshirshëm.

Njeriu: Unë e kam kryqëzuar atë rishtas në veten time dhe e kam turpëruar botërisht; drejtësinë e tij e mora për asgjë. Edhe gjakun e tij të çmueshëm e llogarita si të pa vlerë; kam vepruar kundër hirit të Shpirtit: prandaj e kam mbyllur veten time përpara të gjitha premtimeve dhe nuk më mbetet tjetër përveç kërcënimeve, kërcënimeve të mëdha, dhe duke u dridhur të pres gjyqin e sigurt dhe kërcënimin e zjarrit që nuk shuhet kurrë, i cili do të më gëlltisë pa fjalë si një armik (Heb 6, 6; Luk 19, 14).

I Krishteri: Po përse e ke sjellë veten në këtë gjendje të mjerë?

Njeriu: Për dëfrime, për dëfrime të liga dhe për përfitimet e kësaj bote, të cilat më pëlqenin shumë dhe më bënin të shpresoj për kënaqësi dhe gëzim. Por tani, të gjitha këto më thumbojnë dhe më hanë si krimbi që nuk e zë gjumi.

I Krishteri: Po tani a nuk mund të pendohesh dhe të kthehesh . . .?

Njeriu: Perëndia më mohoi pendimin. Fjala e Tij nuk më nxit të besoj. Ajo (fjala) vetë më ka mbyllur në këtë kafaz të hekurt, prej të cilit nuk mund të më nxjerrin të gjithë njerëzit që janë në botë. O përjetësi! Përjetësi! Si të mbërthehem me dhembjet me të cilat do të ballafaqohem në përjetësi!

Atëherë Interpretuesi i tha të Krishterit: «Ke ndërmend gjithnjë mjerimin e këtij njeriu, që të të shërbejë për mësim gjithmonë.»

I Krishteri: Me të vërtetë është e tmerrshme kjo gjendje. Më ndihmoftë Perëndia të jem syçelë dhe mendjekthjellët dhe t'i lutem që të largojë prej meje shkaktarët e fatkeqësisë së këtij njeriu. Zotëri, a s'është koha të nisem tani në rrugën time?

Interpretuesi: Prit, do të të tregoj edhe një gjë, pastaj shko.

Kështu, e mori përsëri për dore të Krishterin dhe e çoi në një dhomë ku ndodhej një njeri që po ngrihej nga shtrati; dhe ndërsa po vishte rrobat, dridhej.

I Krishteri pyeti: «Përse frikësohet dhe dridhet kështu ky njeri?»

Atëherë Interpretuesi urdhëroi njeriun t'i tregonte të Krishterit shkakun e dridhjeve të tij. Ai tha: «Sonte, në gjumë ëndërrova sikur qielli u errësua shumë dhe vetëtinte e gjëmonte në mënyrë aq frikësuese, saqë nga frika rashë në agoni. Kështu, ngrita në ëndërr sytë përpjetë dhe pashë se retë ishin të turbulluara. Pastaj dëgjova një zë të lartë trumbete dhe pashë një njeri që rrinte ulur mbi një re, e cila ishte rrethuar prej mijëra engjëjsh që shkëlqenin si zjarr. Gjithashtu i tërë qielli kishte marrë pamje të zjarrtë. Atëherë dëgjova një zë të lartë, që thërriste: «Ngrihuni, o ju të vdekur, e ejani në gjyq.» Pas këtyre fjalëve, gurët u çanë, varret u hapën dhe të vdekurit që gjendeshin në to, u ngritën. Disa prej tyre vështronin drejt qiellit të gëzuar, të tjerët kërkonin të fshiheshin pas maleve. Atëherë pashë njeriun që rrinte ulur mbi re duke hapur librin dhe duke thirrur gjithë botën pranë tij. Por për shkak të shkëlqimit të madh që dilte prej tij, mbteti mjaft vend



midis tij dhe njerëzve, ashtu siç mbetet midis gjykatësit e atyre që gjykohen (1 Kor 14; 1 Gjn 5, 28). Pastaj dëgjova atë që rrinte mbi re duke u thënë atyre që ishin me të: «Mblidhni së bashku egjrën, bykun dhe kashtën dhe hidhni në liqenin e zjarrtë.» Dhe pastaj u hap gremina, pikërisht aty ku qëndroja unë, dhe prej gojës së saj, me kërcëllitje të tmerrshme, doli një sasi jashtëzakonisht e madhe tymi dhe thëngjilli të ndezur. Dëgjova edhe një zë tjetër, që thoshte: «Mblidheni grurin tim në hambarë.» (Luka 3, 16-17). Krahas kësaj pashë tek u rrëmbyen shumë veta dhe u shpunë lart në re, por unë mbeta aty ku ndodhesha (1 Sel 4, 16-17).

Atëherë u përpoqa të mbulohesha e të fshihesha, por nuk munda, sepse sytë e atij që rrinte mbi re, më vështronin gjithnjë. Kështu, m'u kujtuan të gjitha mëkatet dhe më vriste ndërgjegjja nga çdo anë. Ndërkohë u zgjova nga gjumi (Mat 3, 12; Luka 3, 17; Rom 2, 14-15).

I Krishteri: Po ç'ishte ajo që të trembi kaq shumë nga ajo ëndërr?

Njeriu: Sepse mendova se kishte ardhur dita e gjyqit, kurse unë nuk isha përgatitur për të. Por më shumë më frikësoi fakti që engjëjt mblodhën së bashku një numër njerëzish, ndërsa mua më lanë pas; gjithashtu që humnera u hap pikërisht aty pranë meje. Gjithashtu më mundonte ndërgjegjja, dhe, siç thashë, gjykatësi vazhdimisht mbante shikimin mbi mua, duke treguar inat në vështrimin e tij.

Atëherë Interpretuesi i tha të Krishterit: «A i ke kuptuar mirë të gjitha këto gjëra tani?»

I Krishteri: Po, i kuptova dhe ato më bëjnë të shpresoj dhe të kem frikë.

Interpretuesi: Mirë, mbaji gjithmonë në mendje. Të të paralajmërojnë për të keqen dhe të të nxisin përpara në rrugën që duhet të ndjekësh.

Atëherë i Krishteri filloi të përgatitej dhe të nisej për rrugë. Interpretuesi i tha: «Ngushëllimtari qoftë gjithmonë me ty, o i Krishterë i mirë, që të të rrëfejë rrugën që shpie në Qytetin Qiellor.» Kështu, i Krishteri u nis për udhë dhe duke ecur këndonte:

*Këtu pashë gjëra të rralla dhe të dobishme,*
*Gjëra të këndshme, të tmerrshme,*
*Gjëra për të më bërë të qëndrueshëm*
*Në atë që fillova të ndërmarr,*
*Prandaj lejomë të mendohem për to*
*Dhe të kuptoj pse ato m'u treguan mua,*
*Lejo që të të jem mirënjohës, o Interpretues i mirë.*

Tani pashë në ëndërr se rruga, nëpër të cilën duhej të shkonte i Krishteri, ishte rrethuar nga të dy anët me mur, dhe se ky mur quhej Shpëtim (Jeshaja 26,1). Nëpër këtë rrugë, pra, duhej të ecte i Krishteri i ngarkuar, por jo pa vështirësi, për shkak të barrës në shpinë.

Ai eci kështu derisa arriti në një vend pakëz të përpjetë, dhe mbi atë vend qëndronte një kryq dhe pak më poshtë një varr i hapur. Kështu, pashë në ëndrrën time se, sapo arriti i Krishteri te kryqi, barra e rëndë



i ra nga kurrizi në tokë dhe filloi të rrokullisej, derisa arriti buzë varrit, ra në të dhe nuk u duk më. I Krishteri, i gëzuar dhe i lehtësuar, tha me gjithë zemër: «Ai më ka dhënë pushim me vuajtjet e tij dhe jetë me anë të vdekjes së tij.» Pastaj qëndroi për një kohë për të shikuar dhe për t'u mrekulluar, sepse habitej se si me të parë kryqin u çlirua nga barra. Kështu rrinte e vështronte, madje derisa burimet që ishin në kokën e tij lëshuan ujë poshtë faqeve të tij (Zaharia 12, 10). Tani, ndërsa ai qëndronte duke vështruar dhe qante nga gëzimi, iu paraqitën tre veta të shndritshëm të cilët e përshëndetën duke i thënë: «Paqe me ty!» I pari i tha: «Të janë falur mëkatet!» I dyti i zhveshi rrobat e grisura dhe e veshi me rroba të shndritshme; kurse i treti i vuri në ballë një shenjë dhe në dorë i dha një pergamenë lëkure që ishte i vulosur, dhe e porositi të shikojë në të gjatë udhëtimit të tij dhe ta hapë kur të arrinte në Portat qiellore; dhe si i mbaruan këto, u larguan (Marku 2, 5; Zaharja 3, 4; Efesianëve 1, 13).

I Krishteri kërceu tri herë nga gëzimi, dhe vazhdoi rrugën duke kënduar:

*Kaq larg kam arritur i ngarkuar me mëkatet e mia;*
*Asgjë s'mund të më largonte nga pikëllimi që kisha rënë në të,*
*Derisa arrita këtu: çfarë vendi është ky!?*
*A duhet të jetë këtu fillimi i lumturisë sime?*
*A duhet këtu të bjerë barra nga shpina ime?*
*A duhet këtu të pëlcasin konopët me të cilët isha lidhur?*
*Kryq i bekuar! Varr i bekuar! I bekuar qoftë më mirë*
*Ai njeriu që qe vënë atje për t'u turpëruar në vendin tim!*




**Sapo arriti i Krishteri te kryqi, barra e rëndë i ra nga kurrizi në tokë**



Pastaj pashë në ëndërr se tek po ecte duke kënduar, arriti poshtë në fushë, ku pak më tutje rrugës pa tre njerëz që kishin rënë në një gjumë të thellë, me pranga në këmbët e tyre. Njëri quhej Naivitet, i dyti Plogështi, dhe i treti Vetëbesim.

Kur i pa në këtë gjendje, i Krishteri u shkoi pranë, me qëllim që t'i zgjonte, dhe thirri: «Ju jeni si ata njerëzit që flejnë në majë të shtyllës së lundrës; sepse nën ju është deti i vdekur, që s'ka fund. Prandaj zgjohuni dhe ejani. Tregoni dëshirë dhe unë do t'ju ndihmoj të çliroheni nga prangat.» Ai u tha gjithashtu se në qoftë se ndesheni në atë që ulërin dhe shkon si luan, ju pa dyshim do të bëheni preja e tij. Pas këtyre fjalëve ata u zgjuan, e shikuan të Krishterin dhe filluan të talleshin kështu: «Thjesht, – tha Plogështia, – unë nuk shoh ndonjë rrezik. Tani lermë të fle edhe pakëz.» Ndërsa Vetëbesimi shtoi: «Secila enë duhet të ulet në fundin e saj.» Dhe kështu ata u shtrinë përsëri për të fjetur, ndërsa i Krishteri vazhdoi rrugën e tij.

Tashmë të Krishterit i vinte shumë keq, kur i kujtonte të tre njerëzit, të cilët megjithëse ndodheshin në gjendje të tmerrshme, nuk deshën ta çmonin të mirën që u kishte bërë duke i zgjuar nga gjumi dhe duke i këshilluar se si mund të çliroheshin nga prangat. Dhe ndërsa ishte duke menduar kështu, papritmas vuri re dy njerëz që po kapërcenin murin nga ana e majtë e rrugës së ngushtë dhe po vinin drejt tij. Njëri quhej Formalitet, ndërsa tjetri Hipokrizi. Kështu, siç thashë më parë, ata iu afruan të Krishterit dhe filluan të bisedonin me të.

I Krishteri: Prej nga ju kemi, zotërinj, dhe nga jeni duke shkuar?

Formaliteti dhe Hipokrizia: Ne ishim lindur në tokën e lavdisë së kotësisë, prandaj jemi nisur të shkojmë për lavdërim në malin e Cionit.

I Krishteri: Përse nuk hytë nëpër derën që ndodhet në fillim të kësaj rruge? A nuk e dini se është shkruar: «Ai që nuk hyn nga dera në vathë të deleve, por hyn duke kapërcyer murin, është vjedhës dhe kusar.» (Gjoni 10, 1).

Formaliteti dhe Hipokrizia: Thonë se për të shkuar deri tek ajo derë dhe për të hyrë prej andej në këtë rrugë, të gjithë atdhetarëve tanë u duket punë e vështirë, prandaj i kanë rënë shkurt duke kërcyer murin, ashtu siç vepruam edhe ne.

I Krishteri: Po a mendoni se i zoti i qytetit në të cilin jeni nisur nuk do të hidhërohet për atë që ju keni shkelur rregullin dhe keni vepruar kundër vullnetit të shfaqur të tij?

Formaliteti dhe Hipokrizia: Sa për këtë, nuk ka nevojë ta vrasësh mendjen. Sepse ajo që kemi bërë është zakon i vjetër, dhe në qoftë se duhet, mund të sjellim dëshmitarë që të dëshmojnë se kështu e kishim zakon për më shumë se njëmijë vjet.

I Krishteri: A mendoni se mund të dilni të pafajshëm edhe para ligjit?

Formaliteti dhe Hipokrizia: Një gjë që e kemi pasur zakon për më shumë se njëmijë vjet, edhe gjykatësi më i mirë do ta numërojë për të ligjshme. Përveç kësaj, në qoftë se kemi hyrë në rrugë, kush do të pyesë prej nga kemi hyrë? Sidoqoftë, ne tashmë jemi brenda. Ti që ke hyrë nga dera, je në rrugë, por edhe ne që hymë duke kapërcyer murin a nuk jemi në rrugë? Për ç'kushte je ti më i mirë se ne?

I Krishteri: Unë eci nën udhëheqjen e zotërisë tim, ndërsa ju ecni sipas mendjes suaj. Ju tashmë jeni shpallur nga zotëria i kësaj rruge vjedhës dhe kusarë, prandaj nuk besoj se do të dilni si njerëz të pafajshëm në fund të kësaj rruge. Ju hytë brenda vetë, pa udhëzimin e tij, dhe ashtu do të dilni jashtë, pa mëshirën e tij.

Për këtë ata nuk u përgjigjën, por e këshilluan atë të shikonte veten e tij. Atëherë pashë që ata të tre po ecnin secili rrugës së vet, pa diskutuar shumë me njëri-tjetrin; përveç që ata të dy i thanë të Krishterit se ata nuk dyshonin as në ligje, as në porosi, por se u përmbaheshin atyre me ndërgjegje ashtu si ai. Prandaj, thanë ata, tek ti nuk shohim ndonjë ndryshim në krahasim me ne, përveç asaj palltoje që është mbi shpinën tënde, e që, siç besojmë ne, të është dhënë nga ndonjë fqinji yt për të fshehur turpin e lakuriqësisë sate.

I Krishteri: Ju nuk mund të shpëtoheni përmes ligjit dhe rregullave, përderisa të mos hyni nëpër derë (Gal 2, 16). Kurse sa për pallton që është në shpinën time, atë ma dha i zoti i vendit ku jam nisur; edhe atë, siç thatë edhe ju, për të mbuluar lakuriqësinë time. Dhe unë e llogaris këtë si shenjë të mirësisë së tij ndaj meje, sepse më parë nuk kisha asgjë përveç disa leckave. Përveç kësaj, ngushëlloj vetveten ndërsa vazhdoj të eci,

se kur të arrij në portat e qytetit, i zoti i tij do të më shikojë me sy të mirë, për shkak se në shpinë kam pallton e tij, të cilën ma dha ai vetë atë ditë kur më zhveshi nga leckat .

Përveç kësaj, unë kam edhe një shenjë në ballë, të cilën ju nuk e keni vënë re, dhe me të cilën më shënoi një shok i ngushtë i zotërisë tim, atë ditë kur më ra barra nga shpina. Dëshiroj t'ju tregoj gjithashtu se më dha edhe një pergamenë lëkure, që të lexoj prej tij dhe që të më ngushëllojë rrugës. Gjithashtu u urdhërova që këtë pergamenë të vulosur ta tregoj në portat qiellore, si dëshmi për hyrjen time të sigurtë. Kurse për sa u përket juve, nuk ka dyshim që nuk keni asnjërën nga këto gjëra, sepse nuk hytë brenda nga dera.

Ata nuk u përgjigjën, por shikonin njëri-tjetrin dhe qeshnin. Pastaj pashë se të gjithë vazhduan rrugën, por i Krishteri shkonte përpara dhe nuk fliste më me ta, por kuvendonte më vete, herë duke psherëtitur, herë rehat. Gjithashtu lexonte shpeshherë nga pergamena që ia kishte dhuruar njëri nga shokët e tij të shkëlqyeshëm, përmes së cilit freskohej. Pastaj pashë se të gjithë vazhduan rrugën derisa arritën rrëzë kodrës së Vështirësive, në fund të së cilës ndodhej një burim. Aty ishin në të njëjtin vend edhe dy rrugë të tjera, përveç asaj që vinte drejt nga dera e ngushtë. Mirëpo njëra prej tyre lakonte në anën e majtë, ndërsa tjetra në të djathtën, poshtë kodrës. Por rruga e ngushtë ngjitej shpatit të kodrës me emrin ‹Vështirësitë.› I Krishteri tani iu afrua burimit dhe piu prej tij për t'u freskuar dhe pastaj vazhdoi të ngjitej kodrës duke kënduar:



*Kodra, megjithëse e lartë, dëshiroj t'i ngjitem,*
*Vështirësia s'do të më pengojë.*
*Sepse shoh se atje mund të gjej rrugën për në jetë.*
*Eja, merr zemër, as të mos frikësohemi, as të mos ngurrojmë.*
*Më mirë është, megjithëse e vështirë, të ecësh rrugës së drejtë,*
*Sesa të ecësh rrugës së gabuar, megjithëse e lehtë, e përfundon në fatkeqësi.*

Rrëzë kodrës arritën edhe dy të tjerë; por kur panë se ishte e thepisur dhe e lartë, dhe se kishte edhe dy rrugë të tjera, duke menduar se edhe këto do të takoheshin me atë që mori i Krishteri, në anën tjetër të kodrës, vendosën të merrnin ato rrugë. Tani, njëra prej këtyre rrugëve ishte ‹Rreziku,› ndërsa tjetra ‹Rrënimi.› Kështu, njëri mori rrugën e quajtur ‹Rreziku,› e cila e shpuri në një pyll të madh, kurse tjetri mori rrugën përpjetë drejt ‹Rrënimit,› e cila e shpuri në një fushë të gjerë, plot me male të errëta, ku u pengua dhe u rrëzua dhe nuk u ngrit më.

*A duhet të përfundojnë tani mirë ata që keq filluan?*
*Për shokun e tyre a duhet fare të kenë siguri?*
*Jo, jo; me kokëfortësinë e tyre vazhduan,*
*Prandaj nuk ka dyshim që do të bien me kokë përmbys.*

Pastaj u kujdesa për të Krishterin, për ta parë duke u ngjitur kodrës, dhe pashë që u rrëzua tek po ngjitej dhe duke shkuar në duar e gjunj, për shkak të pjerrësisë së vendit. Tani, rreth gjysmës së rrugës për në majë të

kodrës, ndodhej një kopsht i këndshëm, i ndërtuar nga i zoti i kodrës për freskimin e të gjithë udhëtarëve. Pra, duke arritur atje, i Krishteri u ul për të pushuar e për t'u çlodhur. Mandej nxorri pergamenën prej lëkure dhe filloi të lexonte për qetësimin e tij. Gjithashtu shikonte pallton që i ishte dhuruar, kur kishte qëndruar para kryqit. Kështu, ndërsa po kënaqej, e zuri gjumi dhe fjeti, një gjumë i thellë që e mbajti fjetur derisa u errësua. Në gjumë e sipër i ra pergamena nga dora. Tani, ndërsa po flinte, erdhi një njeri dhe e zgjoi duke i thënë: «Shko tek thnegla, o përtac, shikoj rrugët e saj dhe bëhu i arsyeshëm.» (Fjalët e Urta 6, 6). Dhe pas këtyre fjalëve, i Krishteri u zgjua dhe nxitoi në rrugën e tij derisa arriti në majë të kodrës.

Sapo arriti në majë të kodrës, pa dy njerëz që po nxitonin në drejtim të tij. Emri i njërit ishte Frikacak, ndërsa i tjetrit Mosbesim. I Krishteri i pyeti: «Zotërinj, cila është arsyeja e kthimit tuaj prapa?» Frikacaku u përgjigj: «Ishim nisur të shkonim në Cion dhe arritëm në atë vend të vështirë. Por, sa më tutje shkonim, hasnim në aq më shumë rreziqe. Prandaj u kthyem dhe po shkojmë në shtëpitë tona.»

«Po, ashtu është,» shtoi Mosbesimi, «vetëm pak përpara nesh ishte shtrirë në rrugë një çift luanësh (nuk dimë nëse ishin zgjuar ose fjetur), dhe ne s'mund të marrim me mend se çfarë do të ndodhte sikur të ishim afruar pranë thonjve të tyre, por sigurisht se do të na copëtonin copë-copë.»

Atëherë i Krishteri u tha: «Ju më frikësuat; por nga të iki që të shpëtoj? Në qoftë se kthehem përsëri në atdheun tim, ai është bërë gati për zjarr dhe squfur, dhe atje sigurisht do të digjesha edhe unë. Në qoftë se mund të arrij deri në Qytetin Qiellor, jam i bindur se atje do të jem i siguruar; duhet të rrezikoj. Sepse në qoftë se kthehem prapa, nuk më pret gjë tjetër përveç vdekjes; të shkoj përpara është rrezik të vdes, por pas saj është jeta e përjetshme. Unë vendos të shkoj përpara.»

Kështu, Mosbesimi dhe Frikacaku vrapuan poshtë kodrës, ndërsa i Krishteri vazhdoi rrugën e tij. Por duke menduar për atë që dëgjoi prej atyre njerëzve, futi dorën në gji për të nxjerrë pergamenën e lëkurës që të lexonte nga ajo dhe të ngushëllohej. E kërkoi, por nuk e gjeti dot. Atëherë i Krishteri u pikëllua shumë dhe nuk dinte ç'të bënte, sepse nuk e kishte më gjënë me të cilën ngushëllohej dhe e cila i nevojitej si dëshmi për të hyrë në Qytetin Qiellor. Prandaj filloi të shastisej dhe nuk dinte ç'të bënte. Më në fund i ra ndërmend se kishte fjetur në kopshtin në anën tjetër të kodrës; dhe duke rënë në gjunj iu lut Zotit për ndjesë për gabimin që kishte bërë. Pastaj u kthye prapa për të kërkuar pergamenën e tij. Por kush mund të përshkruajë mjaftueshëm hidhërimin që kishte i Krishteri, ndërsa po kthehej prapa? Herë psherëtinte, herë qante, dhe shpeshherë e qortonte veten se ishte aq budalla që kishte rënë të flinte në vendin që ishte përcaktuar vetëm për pak freskim nga lodhja.

Ndërsa kthehej prapa, shikonte me kujdes në çdo anë të rrugës, që të gjente pergamenën nga e cila ishte ngushëlluar shumë herë gjatë rrugës së tij. Kështu arriti deri në kopshtin ku ishte shtrirë dhe e kishte zënë gjumi. Por duke e parë atë edhe më shumë iu shtua

hidhërimi, sepse përsëri i binte ndërmend gabimi që kishte bërë duke fjetur (Apokalipsi 2, 4; 1 Selanikasve 5, 6-8). Kështu, ai tani u nis duke vajtuar fjetjen e tij të mëkatshme, duke thënë: «Oh, çfarë njeriu fatkeq që jam! Përse fjeta në kohën kur ishte ditë!? Përse fjeta në mesin e vështirësive? Përse i kënaqa epshet trupore duke e përdorur për fjetje atë vend, të cilin i zoti i kodrës e kishte ndërtuar vetëm për qetësim shpirtëror të shtegtarëve. Sa rrugë që kam bërë kot! (Kështu u ndodhi edhe izraelitëve. Për shkak të mëkateve të tyre qenë të detyruar të ktheheshin përmes rrugës së Detit të Kuq). Kështu u detyrova edhe unë që të bëja këtë rrugë me hidhërim, por që do ta bëja me gëzim, po të mos kisha fjetur kot. Ku s'do të arrija deri më tash duke ecur! Tani duhet këtë rrugë ta bëj dy herë, të cilën duhej ta bëja vetëm njëherë. Mund të më zë edhe nata, sepse dita pothuajse shkoi. Ah, sikur të mos kisha fjetur!»

I Krishteri tani arriti prapa te kopshti, ku u ul për pak kohë dhe qau. Por më në fund, duke shikuar i brengosur përreth, vuri re pergamenën e tij. Përnjëherë u sul, e rrëmbeu dhe e futi në gji, sepse kjo pergamenë ishte garanci për jetën e tij këtu dhe për jetën e përjetshme, të cilën ai e dëshironte. Prandaj e vuri në gji, e lavdëroi Perëndinë për atë se ia drejtoi shikimin në drejtim të saj dhe me gëzim e lot në sy u nis përsëri rrugës së tij. Por, oh sa me lehtësi tani ngjitej rrugës së mbetur deri në majë të kodrës! Por para se të arrinte në majë të kodrës, dielli perëndoi dhe kjo të Krishterit i solli përsëri ndërmend kotësinë e fjetjes së tij. Kjo e nxiti të thoshte përsëri me hidhërim: «O ti



gjumë i mëkatshëm! Për shkak tëndin më zuri errësira. Duhet të udhëtoj pa diell dhe errësira t'i mbulojë gjurmët e mia, dhe të dëgjoj këta zëra frikësues të egërsirave; për shkak të gjumit të mëkatshëm!» Gjithashtu i ra ndërmend ajo që i kishte treguar Mosbesimi dhe Frikacaku, se si u trembën kur panë luanët. Atëherë i Krishteri tha më vete kështu: «Këto egërsira bredhin natën pas gjahut të tyre, dhe në qoftë se më ndeshin në errësirë, vallë si t'ju shmangem? Si mund të shpëtoj prej tyre pa më copëtuar?» Duke menduar kështu vazhdonte udhëtimin e tij. Por meqenëse ishte duke vajtuar këtë dështim fatkeq, ngriti sytë lart dhe përpara tij ishte një pallat madhështor, i cili quhej i Bukur, dhe ngrihej mu afër rrugës.

Kështu pashë në ëndrrën time se i Krishteri nxitoi përpara, që nëse ishte e mundur të futej brenda dhe aty të kalonte natën. Tani, para se të arrinte, hyri në një rrugë shumë të ngushtë, që ishte rreth dyqind hapa larg strehimores së portierit, dhe duke shikuar me shumë kujdes rrugën përpara, vuri re dy luanë që po qëndronin në rrugë. «Tani, – tha më vete, – po e shoh rrezikun prej të cilit Mosbesimi dhe Frikacaku u kthyen prapa.» (Luanët ishin të lidhur me zinxhirë, por ai nuk i shihte ata.) Atëherë edhe ky u frikësua shumë dhe mendonte më vete të kthehej pas atyre, sepse mendoi se përpara tij s'kishte gjë tjetër përveç vdekjes.

Mirëpo portieri të cilin e quanin Vigjilent, duke parë se i Krishteri ndaloi dhe se donte të kthehej prapa, i thirri duke i thënë: «A aq e dobët është fuqia jote!? (Marku 4, 10). Mos u frikëso nga luanët, sepse janë të

lidhur dhe janë vendosur atje për të provuar fenë e atyre që kanë dhe të atyre që s'kanë. Shko, pra, mes për mes rrugës dhe mos u frikëso.»

Atëherë pashë se i Krishteri ecte duke u dridhur nga frika që kishte prej luanëve, por duke zbatuar me kujdes udhëzimin e portierit; ky i dëgjoi duke ulëritur, por ata nuk i bënë gjë. Kështu vazhdoi rrugës derisa arriti përpara strehimores së portierit. Atëherë i Krishteri i tha portierit: «Zotëri, çfarë shtëpie është kjo dhe a mund të buaj sonte këtu?» Portieri iu përgjigj: «Kjo shtëpi u ndërtua nga i zoti i kodrës, dhe ai e ndërtoi atë për qetësimin dhe sigurinë e shtegtarëve.» Portieri e pyeti gjithashtu: «Nga të kemi ty dhe ku je nisur kështu?»

I Krishteri: Unë vij nga Qyteti i Rrënimit dhe jam nisur për në malin e Cionit. Por meqë më zuri nata, në qoftë se lejohet, dua të buaj këtu.

Portieri: Si quhesh?

I Krishteri: Tani më quajnë i Krishter, por më parë quhesha i Pahijshëm. Unë jam nga pasardhësit e Jafetit, të cilin Perëndia e bindi të banojë në tendat e Shemit (Zan 9, 27).

Portieri: Po si ndodhi që erdhe kaq vonë. Dielli ka perënduar.

I Krishteri: Mund të arrija më herët, por unë i gjori fjeta në kopshtin që gjendet në skaj të rrugës për në kodër. Megjithatë, prapa do të kisha arritur shumë më herët, sikur të mos kisha humbur dëshminë kur fjeta, pa të cilën erdha deri në majë të kodrës. Atëherë shikova pas saj ku e mbaja në gji, por nuk e gjeta. Kështu që u hidhërova shumë dhe u detyrova të






**Luanët ishin të lidhur, por ai nuk kishte parë këtë**

kthehesha prapa për ta kërkuar deri në vendin ku kisha fjetur, dhe e gjeta. Prandaj jam vonuar.

Portieri: Mirë, unë do të thërras njërën nga vajzat e këtij vendi për të folur me ty. Në qoftë se më pëlqen biseda me ty, do të dërgoj të takohesh me të gjithë anëtarët e familjes, sipas zakonit të shtëpisë. Kështu, Vigjilenti, portieri, i ra ziles, me zërin e së cilës doli jashtë nga dera e shtëpisë një vajzë e bukur dhe e hijshme që e quanin Maturi, dhe pyeti se pse është thërritur.

Portieri iu përgjigj: «Ky njeri vjen nga Qyteti i Rrënimit, dhe është nisur për në malin e Cionit. Por meqë e zuri nata këtu dhe është i lodhur, më pyeti nëse mund të buante sonte këtu. Unë i thashë se do të thërrisja ty; dhe pasi të bisedosh me të, mund të veprosh si ta shohësh të arsyeshme, sipas zakonit të shtëpisë.»

Atëherë Maturia e pyeti të Krishterin se ku kishte qenë dhe ku po shkonte, dhe ai filloi t'i tregonte. Pastaj ajo e pyeti se ç'kishte parë dhe kënd kishte takuar rrugës. I Krishteri iu përgjigj edhe në këto pyetje. Së fundi Maturia e pyeti se si e quanin, në çka i Krishteri u përgjigj: «Më quajnë të Krishter. Dëshiroj, – tha ai, – të kaloj sonte natën këtu. Sepse, me sa kam kuptuar, i zoti i kësaj kodre e paska ndërtuar këtë shtëpi për çlodhjen dhe mbrojtjen e shtegtarëve.» Vajza qeshi me lot në sy dhe pas pak, tha: «Do të thërras edhe dy a tri shoqe të tjera të familjes.» Vrapoi tek dera dhe u thirri motrave të saj, Urtësisë, Devotshmërisë dhe Bamirësisë, të cilat pas një bisede të shkurtër me të, e morën brenda në familje, shumica e anëtarëve të së



cilës e takuan në prag të shtëpisë duke i thënë: «Eja brenda, o i bekuar nga Zoti. Sepse kjo shtëpi është ndërtuar nga i zoti i kodrës, me qëllim që të mirëpresë brenda shtegtarë të këtillë.» Pastaj i Krishteri uli kokën dhe i ndoqi vajzat brenda në shtëpi. Kështu, kur hyri brenda dhe u ul, ato i dhanë diçka për të pirë dhe biseduan me të derisa u bë gati darka. Disa prej tyre bënë me të Krishterin bashkëbisedime të hollësishme për përmirësimin më të mirë të kohës. Për të biseduar me të caktuan Urtësinë, Devotshmërinë dhe Bamirësinë, dhe ato filluan kështu:

Devotshmëria: Tani, o i Krishter i mirë, meqë të bëmë këtë të mirë duke të marrë brenda në shtëpi, të lutem që për të mirën e të gjithëve të na tregosh për ato që të kanë ndodhur gjatë shtegtimit.

I Krishteri: Me gjithë zemër dhe më vjen shumë mirë që keni kaq dëshirë për të më dëgjuar.

Devotshmëria: Çfarë të shtyri që t'i kushtohesh jetës së shtegtimit?

I Krishteri: Unë u largova nga atdheu dhe familja ime sepse vazhdimisht ndieja në veshët e mi një zë të tmerrshëm, i cili më thoshte se, në qoftë se do të rrija në atë vend ku isha, pa dyshim do të më gjente një rrënim i pashmangshëm.

Devotshmëria: E si ndodhi që u largove nga atdheu yt nëpërmjet kësaj rruge?

I Krishteri: Ndodhi ashtu siç deshi Perëndia; sepse kur isha nën ndikimin e frikës së madhe se mos më godiste rrënimi, isha i hutuar dhe s'dija cilën rrugë të merrja. Por ndodhi që erdhi një njeri, madje tek unë, ndërkohë

që unë po dridhesha dhe qaja. Ai quhej Ungjilltar. Dhe ai ishte që më udhëzoi për në derën e ngushtë, të cilën unë vetë nuk do ta gjeja kurrë, dhe kështu më vuri në rrugën e cila më solli në këtë shtëpi.

Devotshmëria: Po a nuk kalove pranë shtëpisë së Interpretuesit?

I Krishteri: Po . . . dhe atje pashë gjëra të tilla që do të më mbeten në kujtesë derisa të jem gjallë. Posaçërisht mbaj mend tri gjëra: Në ç'mënyrë besimtari, me gjithë kundërshtimet nga Djalli, e mban punën e hirit në zemër; në ç'mënyrë njeriu, për shkak të mëkateve të tij, i ka humbur shpresat plotësisht në mëshirën e Perëndisë; dhe gjithashtu ëndrrën e atij që kishte ëndërruar se dita e gjyqit kishte arritur.

Devotshmëria: Përse, e dëgjove ti duke e rrëfyer ëndrrën e tij?

I Krishteri: Po, dhe vërtet ishte e tmerrshme për mua. Dhe më vinte shumë keq, ndërsa e dëgjoja duke e rrëfyer; por tani jam i lumtur që e dëgjova.

Devotshmëria: Ishte kjo e gjithë ajo që dëgjove dhe pe në shtëpinë e Interpretuesit?

I Krishteri: Jo, ai më mori dhe më dërgoi në një vend ku më tregoi një pallat madhështor dhe njerëz të veshur me arin që ishte në të; dhe se si erdhi atje një njeri aventurier dhe çau rrugën përmes njerëzve të armatosur që rrinin në derë për ta nxjerrë atë jashtë; dhe se si ftohej të hynte brenda dhe të fitonte lavdinë e përjetshme. Këto gjëra më gëzuan shumë. Në shtëpinë e atij njeriu të mirë do të rrija me dëshirë një vit të plotë, por e dija se kisha për të udhëtuar më tutje.



Devotshmëria: Po tjetër, çfarë pe në rrugë?

I Krishteri: Çfarë pashë!? Kur vazhdova pak më tutje, e pashë një njeri, për të cilin mendova se ishte i varur në dru dhe plotësisht i përgjakur. Dhe posa e pashë këtë njeri, më ra barra nga kurrizi. Deri atëherë vuaja rëndë nga një barrë e rëndë, por atëherë më ra poshtë. Kjo ishte një gjë e habitshme për mua, sepse asnjëherë më parë nuk kisha parë një gjë të tillë. Përveç kësaj, ndërsa po qëndroja atje duke shikuar, pranë më erdhën tre veta të shndritshëm. Njëri prej tyre më dëshmoi se mëkatet e mia ishin pastruar; tjetri më zhveshi nga leckat dhe më dha këtë pallto të bukur që shihni; ndërsa i treti më vuri shenjën që shihni në ballin tim dhe më dha këtë pergamenë të vulosur. (E nxori nga gjiri dhe ua tregoi.)

Devotshmëria: Por ti ke parë edhe më shumë se këto, apo jo?

I Krishteri: Gjërat që ju tregova ishin më të mirat, por pashë edhe gjëra më të vogla, pikërisht tre veta me këmbë të lidhura me zinxhirë: Thjeshtësinë, Plogështinë, Mendjemadhësinë, që ishin shtrirë të flinin vetëm pak tutje rrugës nëpër të cilën ecja. Por a mendoni se munda t'i zgjoja! Jo, aspak. Gjithashtu pashë Formalitetin dhe Hipokrizinë duke kapërcyer mbi mur, për të shkuar (siç pretenduan ata) në Cion; por së shpejti humbën rrugën dhe nuk donin të më besonin për vërejtjen që ua dhashë. Por, mbi të gjitha, më së vështiri m'u duk të ngjitem në këtë kodër dhe të shpëtoj nga goja e luanëve. Dhe vërtet, po të mos ishte ai portieri, ai njeri i mirë që rri pranë portës, nuk di se çfarë do të ndodhte me mua. S'do të ishte çudi nëse

them se kam mundur të kthehem prapa. Por i faleminderit Perëndisë që arrita këtu dhe juve që më bëtë konak.

Pastaj Urtësia mendoi se do të ishte mirë t'ia bënte disa pyetje dhe filloi kështu:

Urtësia: A nuk të bie ndonjëherë ndërmend vendi prej nga vjen?

I Krishteri: Po, shpeshherë më bie ndërmend, por me shumë turp dhe neveri. Vërtet, po të isha i interesuar për atë vend prej të cilit dola, mund të kthehesha prapa. Por tani dua një atdhe më të mirë, domethënë atdheun qiellor (Hebrenjve 11, 15-16).

Urtësia: A nuk ke sjellë me vete ndonjë prej gjërave që ke dashur më parë?

I Krishteri: Po, por shumë kundër vullnetit tim; posaçërisht mendimet e mia të brendshme dhe ato trupore, me të cilat kënaqeshim unë dhe të gjithë bashkatdhetarët e mi. Por tani të gjitha këto gjëra janë hidhërimi im, dhe sikur të varej prej meje, unë do të zgjidhja të mos mendoj më asnjëherë për këto gjëra. Unë dëshiroj të bëj atë që është e mirë, por me mua është ajo që është e keqe (Romakëve 7, 15-21).

Urtësia: A nuk ndihesh ndonjëherë sikur gjërat që tashmë i ke hedhur, të hutojnë?

I Krishteri: Ndihem, por shumë rrallë; dhe ato orë kur më ndodhin gjëra të tilla, ato janë çaste të ëmbla për mua.

Urtësia: A të kujtohet ndonjëra prej mënyrave se si e gjete shkakun e bezdisjeve në kohën kur ato të hutonin?



I Krishteri: Po, kur mendoj se çfarë pashë në kryq; kjo i mposht tundimet e mia; dhe kur shikoj pallton time të qëndisur, edhe kjo e bën atë; gjithashtu kur shikoj në pergamenën që mbaj në gji; edhe kjo e bën një gjë të tillë; dhe kur mbushem me mendime se ku jam duke shkuar; ajo gjithashtu më liron nga tundimet.

Urtësia: Çfarë ju shtyri të jeni kaq i vendosur që të shkoni në malin e Cionit?

I Krishteri: Përse! Sepse shpresoj se atje do të shoh të gjallë atë që u var në kryq, dhe shpresoj se atje do të lirohem nga të gjitha të këqijat që më kanë mbetur. Thonë se atje nuk ka vdekje dhe se gjithmonë do të jetoj midis të dashurve të mi (Jeshaja 25; Apokalipsi 21, 4). Të them të drejtën, e dua atë, sepse përmes tij u çlirova nga barra ime; dhe jam lodhur shumë nga sëmundja e brendshme. Më në fund, dëshiroj të arrij atje ku nuk do të vdes më dhe të jem në mesin e atyre që thërrasin pa pushim: ‹I shenjt! I shenjt! I shenjt!›

Pastaj e mori fjalën Bamirësia dhe pyeti të Krishterin: «A ke familje? A je i martuar?»

I Krishteri: Po, kam gruan dhe katër fëmijë të vegjël.

Bamirësia: Po përse nuk i more me vete?

I Krishteri u përgjigj me lot në sy: «Oh! sa dëshirë kisha t'i sillja edhe ata këtu, por të gjithë ishin kundër meje dhe rrugës që mora.

Bamirësia: Është dashur t'u flasësh dhe t'u tregosh për rrezikun që i kanos, në qoftë se mbesin prapa.

I Krishteri: Ashtu bëra. Gjithashtu u tregova se çfarë më kishte shpallur Perëndia në lidhje me rrënimin e qytetit tonë, por ata më morën për të marrë dhe nuk më besuan (Zanafilla 19, 14).

Bamirësia: A iu lute Perëndisë që t'i bekonte me urtësi për të dëgjuar këshillën tënde?

I Krishteri: Po, edhe atë me gjithë zemër. Sepse, siç duhet ta dini, gruaja dhe fëmijët ishin më të dashurit e mi.

Bamirësia: A u tregove për pikëllimin dhe frikën tënde nga rrënimi, meqenëse mendoj se rrënimi ishte mjaft i dukshëm për ty?

I Krishteri: Po, madje e bëra këtë gjë vazhdimisht. Ata mund ta shihnin frikën time për ta të shkruar në faqet e mia, në lotët e mi, si dhe në dridhjet e mia nga frika e ditës së gjyqit që na priste. Por të gjitha këto nuk mjaftuan për t'i bindur që të vinin me mua.

Bamirësia: Me çfarë u arsyetonin, kur mohonin të vinin me ty?

I Krishteri: Gruaja ime kishte frikë se do të humbiste këtë botë, ndërsa fëmijët e mi ishin dhënë pas kënaqësive të marra rinore; kështu, si për njërin, ashtu edhe për shkakun tjetër më lanë ta merrja këtë rrugë vetëm.

Bamirësia: Vallë, a nuk ndihmoi edhe jeta jote e kotë që të mos bindeshin dhe të të mos vinin pas?

I Krishteri: Me të vërtetë, nuk mund të lavdëroj jetën time, sepse e di se kisha shumë të meta. E di se me sjelljet e tij, njeriu mund të prishë çdo përpjekje që me argumente t'ua mbushë mendjen të tjerëve për të mirën e tyre. Mund të të them se u kujdesa shumë që të mos ndikoj keq me sjelljet e mia dhe kështu t'ua bëj shtegtimin të padëshirueshëm. Dhe për këtë më thonin se isha shumë i përpiktë dhe se shmangesha nga gjërat në të cilat ata nuk shihnin asnjë të keqe. Tani, mendoj



se mund të them se në qoftë se ata panë në mua ndonjë gjë që u pengonte, atëherë ajo ishte frika ime e madhe se mos mëkatoja kundër Perëndisë ose se mos i bëja ndonjë të keqe fqinjit tim.

Bamirësia: Vërtet, Kaini e urrente të vëllanë, «sepse mirësia e jetës së vëllait nxori në dritë prishjen e jetës së tij.» (1 Gjonit 3, 12). Dhe në qoftë se gruaja dhe fëmijët e tu janë shqetësuar me ty për këtë shkak, atëherë ata dëshmojnë se janë të papajtueshëm me të mirën; dhe kjo i ka ndarë shpirtërat e tyre nga gjaku i tyre (Jehezkeli 3, 19).

Tani pashë në ëndrrën time se tek kuvendonim me njëri-tjetrin, po përgatitej darka. Kështu, kur darka ishte gati, u ulën për të ngrënë. Tryeza ishte shtruar me ushqime të majme dhe me verë që ishte shumë e vjetëruar (Jeshaja 25, 6). E gjithë biseda që zhvillohej rreth tryezës kishte të bënte me të zotin e kodrës, domethënë për atë që kishte bërë ai, për ç'arsye kishte bërë atë që kishte bërë dhe përse e kishte ndërtuar atë shtëpi. Me sa kuptova, thanë se Ai ishte luftëtar i shquar dhe se kishte luftuar me atë që ka pushtetin e vdekjes, domethënë Djallin, dhe se e kishte mposhtur, por jo edhe pa rreziqe të mëdha për vetveten, gjë kjo e cila më bën ta dua edhe më shumë (Hebrenjve 2, 14-15). Sepse, siç thonë dhe siç besoj edhe unë (tha i Krishteri), këtë e bëri duke derdhur gjakun e tij. Por ajo që ishte kulmi i lavdisë së hirit të tij mbi të gjitha ato që bëri, ishte se ai i bëri të gjitha këto nga dashuria që kishte për atdheun e tij.

Përveç kësaj, aty ishin edhe disa të shtëpisë që thanë se e kishin parë dhe se kishin folur me të, pas vdekjes

së tij në kryq. Ata dëshmuan se e kishin dëgjuar duke thënë vetë, se i do me shumë dashuri pasuesit e rrugës së tij, dashuri e cila s'mund të gjendet nga veriu në perëndim. Për më tepër, ata dhanë një shembull nga premtimet e tij, e ky ishte se, Ai e zhveshi veten nga lavdia e tij që për të varfërit të bënte ato që bëri; dhe thanë se e dëgjuan duke thënë se nuk donte të qëndronte vetëm në malin e Cionit. Ata thanë, gjithashtu, se ai i kishte bërë princa shumë prej atyre që kishin ndjekur rrugën e tij, megjithëse nga natyra ata kishin lindur të varfër dhe origjina e tyre ishte mjerimi (1 Samuelit 2; Psalmi 113, 7). Kështu diskutuan deri natën vonë. Pastaj, pasi iu lutën Zotit për mbrojtje, u shtrinë të flinin. Udhëtarin e shpunë në një dhomë të madhe dhe të lartë, dritaret e së cilës shihnin nga lindja e diellit. Emri i dhomës ishte paqë, ku ai fjeti deri në agim të ditës. Kur u zgjua, këndoi kështu:

*Ku jam unë tani! A s'është kjo dashuria dhe përkujdesja e Jezusit;*
*Për ata që janë shtegtarë,*
*Për t'u kujdesur kështu! Që unë të marr ndjesë,*
*Dhe tashmë të banoj pranë portës qiellore!*

Në mëngjes u ngritën të gjithë; dhe pas pak bisedimesh i thanë të mos largohej derisa t'i tregonin disa gjëra të rralla të atij vendi. Dhe së pari e shpunë në dhomën e librave, ku kishte shkrime shumë të vjetra dhe ku, me sa mbaj mend nga ëndrra ime, së pari i treguan gjenealogjinë e zotit të kodrës, se ai ishte i Biri i



Kohërave të Lashta dhe se vinte nga një Brez i Amshueshëm. Këtu ishin shkruar hollësisht veprat që ai kishte bërë dhe emrat e qindra vetave që ai i kishte marrë në shërbimin e tij, e i kishte vendosur në banesa të tilla që s'mund t'i prishë as mosha, as proceset natyrore. Pastaj i lexuan disa nga veprat e dëgjuara të shërbëtorëve të tij, se si «me besim te fjala e Perëndisë, ata luftuan kundër mbretërve dhe dolën fitimtarë. Sunduan me drejtësi dhe përjetuan se si u realizuan premtimet e Perëndisë. Ata e mbanin gojën e luanëve të mbyllur dhe shuanin nxehtësinë e zjarrit. I shpëtuan vdekjes së dhunshme. Ishin të dobët dhe u bënë të fortë. Luftuan në luftë si heronj dhe dëbuan ushtritë e huaja.» (Hebrenjve 11, 33-34).

Pastaj i lexuan nga një pjesë tjetër e Shkrimeve, të cilat tregonin se Zoti i tyre ishte në gjendje të jetë i mëshirshëm për secilin, madje edhe ndaj atij që dikur e kishte sharë atë dhe e kishte mohuar personalitetin e tij. Kishte edhe shumë histori të tjera për shumë ngjarje të dëgjuara, të cilat ia treguan të gjitha të Krishterit. Ato përmbanin gjëra të vjetra dhe të reja, profeci dhe predikime të gjërave që kanë përmbushje të sigurtë, për të frikësuar dhe habitur armiqtë dhe për ngushëllimin dhe nxitjen e shtegtarëve.

Të nesërmen e shpunë në depon e armëve, ku i treguan të gjitha llojet e armëve, me të cilat i kishte furnizuar Zoti i tyre për shtegtim, si shpata, mburoja, helmeta, parzmore, lutje të përgjithshme dhe këpucë që nuk vjetërohen. Dhe aty kishte aq shumë armatim, saqë mjaftonte për të armatosur aq shumë njerëz, sa ka yje në qiell. Ia treguan edhe makinat me të cilat shumë

shërbëtorë të tij kishin bërë gjëra të mrekullueshme. Ia treguan shkopin e Moisiut, çekanin dhe gozhdën me të cilën Jaela e theri Siserën, shtamba, trumpeta dhe llamba gjithashtu, me të cilat Gidoni i bëri të iknin ushtritë e Midianit. Pastaj ia treguan hostenin me të cilin Shamgari kishte shpuar shtatëqind veta dhe nofullën e gomarit, me të cilën Samsoni bëri vepra aq të mëdha. Ia treguan edhe gurin, me të cilin Davidi vrau Goliatin, si dhe shpatën, me të cilën Zoti i tyre do të presë mëkatarin në ditën e gjyqit të madh. I treguan edhe shumë gjëra të tjera, me të cilat i Krishteri ishte shumë i kënaqur. Pasi përfunduan këtë, u kthyen prapa të pushonin.

Pastaj pashë në ëndrrën time se ditën tjetër u ngrit që të vazhdonte rrugën e tij. Por ata i propozuan të rrinte aty deri të nesërmen. «Atëherë, – thanë ata, – nëse është moti i mirë, do t'i tregojmë malet e Kënaqësisë, të cilat do të japin guxim dhe ngushëllim, sepse ato janë shumë më afër qiellit, ku ti dëshiron të shkosh.» Kështu, të Krishterit iu mbush mendja dhe vendosi të rrinte deri të nesërmen. Kur zbardhi dita, e shpunë në majë të shtëpisë dhe i propozuan të shikonte nga jugu. Edhe ashtu bëri. Dhe pas një largësie të madhe, pa se shtrihej një vend i këndshëm malor, i stolisur me drunj, me vreshta, me pemë të gjitha llojesh, lule gjithashtu, burime dhe kroje, shumë i bukur për ta parë (Jeshaja 32, 16-17). Atëherë pyeti se si quhej ai vend. Ata iu përgjigjën: «Është tokë e Imanuelit dhe është e përbashkët, si kjo kodër, për ne dhe të gjithë shtegtarët. Posa të arrish atje, mund të shohësh derën e Qytetit Qiellor, siç do të ta tregojnë barinjtë që rrinë



atje.» Atëherë filloi të mendojë për rrugën e tij dhe erdhi në përfundimin se duhej të vazhdonte përpara, dhe ata ia pëlqyen këtë mendim. «Por, – thanë ata, – së pari le të shkojmë edhe një herë në arsenalin e armëve.» Kështu bënë, dhe kur arritën atje, e armatosën gjer në dhëmb, me të gjitha armët e provuara, që të mos pësonte gjë rrugës nga ndonjë sulm. Ashtu i armatosur, i përcjellë nga miqtë e tij doli deri te porta dhe atje e pyeti portierin, se a mos kishte parë ndonjë udhëtar duke shkuar andej. Portieri i tregoi se kishte parë.

I Krishteri: Të lutem, më thuaj a e njohe, kush ishte?

Portieri: E pyeta si e quanin dhe ai më tha se e quajnë Besimtar i devotshëm.

I Krishteri: Oh! E njoh shumë mirë. Ai është nga qyteti im dhe fqinji im. Ai vjen nga vendi ku unë kam lindur. Sa larg mendon se mund të jetë përpara?

Portieri: Deri tani ka arritur rrëzë kodrës.

I Krishteri: Mirë, o portier i mirë, Zoti qoftë me ty dhe të bekoftë gjithmonë për mirësinë që tregove ndaj meje.

Pastaj i Krishteri u nis për udhë. Por Maturia, Devotshmëria, Bamirësia dhe Urtësia e përcollën deri në fund të kodrës. Kështu shkuan bashkërisht deri në fund të kodrës duke shtjelluar atë që kishin biseduar më parë. Atëherë i Krishteri tha: «Sa rëndë e vështirë ishte ngjitja, aq më duket të jetë e rrezikshme zbritja.» «Ashtu është, – tha Urtësia, – sepse është shumë vështirë të zbresë ndonjëri në Luginën e Shkurajimit, si kjo tani, dhe të mos rrëshqasë ndokund. Prandaj, – shtoi ajo, – erdhëm ne, që të shoqërojmë deri poshtë

në luginë.» Kështu, pra, ai filloi të zbriste poshtë me shumë kujdes, por megjithatë rrëshqiti nja dy a tri herë.

Pastaj pashë në ëndrrën time, se shoqërueset e mira, kur i Krishteri arriti në fund, i dhanë me vete një bukë, një shishe verë dhe një tufë rrush të thatë, dhe pastaj ai vazhdoi rrugën e tij.

Por tani në këtë Luginë të Shkurajimit, i Krishteri i mirë ndeshi në shumë vështirësi, sepse sapo kishte bërë pak rrugë, pa se një dreq i fëlliqur po vinte fushës për ta takuar. Emri i tij ishte Apolion, që domethënë Shkatërrues. Kështu i Krishteri filloi të frikësohej dhe të mendonte se a të kthehej prapa ose të mbrohej duke rezistuar. Por mendoi përsëri se nuk kishte mbrojtje për shpinën dhe se po t'i kthente shpinën atij, do t'i jepte përparësi të madhe që ta qëllonte lehtë me shigjetat e tij. Prandaj vendosi të rrezikojë dhe të rezistojë kundër armikut. Sepse, mendoi ai më vete, nuk kam gjë tjetër parasysh përveç të shpëtoj jetën time, dhe qëndresa është rruga më e mirë për këtë.

Kështu vazhdoi të shkonte përpara dhe e takoi Apolioni. Tani përbindëshi i shëmtuar mund të shihej mirë. Ai kishte mbuluar trupin e tij me luspa si peshk (ato janë krenaria e tij); kishte krahët e një dragoi, këmbët e një ariu. Prej barkut nxirrte zjarr e tym dhe goja e tij ishte si gojë luani. Kur arriti afër të Krishterit, e shikoi me përbuzje dhe filloi ta pyeste:

Shkatërruesi (Apolioni): Prej nga je dhe nga je duke shkuar?



I Krishteri: Vij nga Qyteti i Rrënimit, i cili është vendi i të gjitha të këqijave, dhe jam nisur për në Qytetin e Cionit.

Shkatërruesi: Nga ajo që the mund të marrë me mend se ti je një nga njerëzit e mi, sepse i gjithë ai vend është i imi dhe unë jam princi dhe zoti i tyre. Si është e mundur, pra, që ti ke ikur nga mbreti yt? Sikur të mos kisha shpresë se do të vazhdosh të më shërbesh, tani do të goditja dhe do të shtrija përtokë.

I Krishteri: Vërtet kam lindur në vendin tënd, por shërbimi yt ishte i vështirë dhe pagat e tua aq sa njeriu nuk mund të mbetet gjallë; «sepse paga për mëkat është vdekja.» (Romakëve 6, 23). Prandaj, kur arrita moshën e pjekurisë, bëra ashtu siç bëjnë edhe njerëzit e tjerë të arsyeshëm: shikova nëse edhe unë mund të përmirësoja mënyrën e jetesës.

Shkatërruesi: As një mbret nuk dëshiron që të humbasë njerëzit e tij, prandaj edhe unë nuk dëshiroj të të humbas ty. Dhe meqë ankohesh për shërbimin dhe pagën, kthehu dhe të zotohem se do të japë gjithçka që ka vendi ynë.

I Krishteri: Por unë jam zotuar se do t'i shërbej mbretit të mbretërve, prandaj si mund të kthehem tani me ty?

Shkatërruesi: Sa për këtë, shihet se ke vepruar duke iu referuar fjalës së urtë që thotë: «E ndërroi një të keqe me një të keqe më të madhe!» Por shpreshherë, ata që paraqiten për t'i shërbyer atij dhe tregohen besnikë, i japin një të shtyrë dhe kthehen prapa tek unë. Bëj edhe ti ashtu dhe gjithçka do të të shkojë mbarë!

I Krishteri: Unë i kam dhënë besën dhe jam zotuar t'i shërbej me gjithë zemër. Prandaj, si mund të tërhiqem dhe të mos varem si tradhtar?

Shkatërruesi: Një gjë të tillë e ke bërë kundër meje. Megjithatë, në qoftë se kthehesh përsëri, unë do t'i harroj të gjitha.

I Krishteri: Mirë, por kur t'u zotova ty, atëherë isha ende fëmijë. Përveç kësaj, llogaris se mbreti, nën flamurin e të cilit ndodhem tani, është në gjendje të më shfajësojë dhe të më falë për gabimin që bëra duke të shërbyer ty. Dhe, të them të drejtën, o Shkatërrues, unë e dua shërbimin e tij, pagën që jep ai, shërbëtorët, qeverinë, shoqërinë dhe vendin e tij, më shumë se të tuat. Prandaj largohu prej meje dhe mos u mundo të më ndërrosh mendjen, sepse unë jam shërbëtor i tij dhe vetëm atij do t'i shërbej.

Shkatërruesi: Mendohu edhe njëherë më mirë dhe me gjakftohtësi, se ç'gjëra të kësaj natyre do të shohin sytë në rrugën qe je nisur. Ti e di, se shumica e atyre që i shërbejnë atij, më në fund i pret një fund i hidhur, sepse ata kanë shkelur rregullat e mia dhe kanë mohuar rrugën time. Sa shumë prej tyre kanë përfunduar në vdekje dhe të turpëruar! Dhe, ti pohon se është më mirë t'i shërbesh atij sesa mua? Por ai asnjëherë s'ka zbritur nga vendi i tij për të shpëtuar ndonjërin prej shërbëtorëve të tij nga duart e armiqve të tyre. Kurse për mua e di shumë mirë e gjithë bota sesa herë kam shpëtuar, herë me forcë, herë me mashtrime, nga duart e tij të gjithë ata që më shërbyen besnikërisht. Kështu do të shpëtoj edhe ty.



I Krishteri: Përmbajtja e tij momentale për të shpëtuar ata ka të bëjë me provën që ua bën ai, për të provuar dashurinë e tyre, nëse do t'i qëndrojnë besnikë gjer në fund, ose jo. Ndërsa sa për fundin e hidhur, që thua se i pret, sipas pohimit të tij dhe besimit tonë, ky është bekimi më i madh që shkon në llogari të tyre. Ata nuk presin që tani për tani ta marrim shpëtimin, sepse presin lavdinë e tyre. Dhe atë do ta marrin, kur mbreti i tyre të vijë në lavdinë e tij dhe të engjëjve.

Shkatërruesi: Ti tashmë shumë herë ishe i pabesë në shërbimin ndaj tij; prandaj, si mund të shpresosh se do të marrësh shpërblim prej tij?

I Krishteri: Për çfarë kam qenë i pabesë ndaj tij, o Shkatërrues!?

Shkatërruesi: Për shkak se i humbe shpresat sapo dole dhe u nise, kur sa nuk u mbyte në Moçalin e Dëshpërimit; provove rrugë të shtrembëra për të shpëtuar nga barra që kishe, ndërsa duhej të prisje derisa vetë mbreti të ta hiqte. Për shkak se fjete kur nuk duhej dhe humbe sendin tënd më të zgjedhur. Kur pe luanët, për pak nuk vendose të ktheheshe prapa. Dhe gjithmonë kur bisedon me ndonjë njeri në lidhje me rrugën që ke marrë dhe për gjërat që ke parë e dëgjuar, në zemrën tënde dëshiron një lavdi të kotë për gjithçka që thua e që bën.

I Krishteri: Të gjitha këto janë të vërteta, madje ka edhe shumë të tjera që s'i përmende. Por mbreti të cilin e nderoj dhe të cilit i shërbej, është i mëshirshëm dhe i gatshëm të më falë. Për më tepër, këto të këqija i kisha edhe atëherë kur isha në vendin tënd. Sepse atje i

trashëgova ato dhe vuajta prej tyre; më erdhi keq për to dhe mora ndjesën nga mbreti im.

Atëherë Shkatërruesi u zemërua shumë dhe thirri: Unë jam armik i këtij princi; e urrej personalitetin e tij, rregullat dhe njerëzit e tij. Unë erdha në këtë botë me qëllim që t'i bëj ballë atij.

I Krishteri: Ruaju, o Shkatërrues, çfarë po bën, sepse unë jam në rrugën e mbretit, rrugën e shenjtëruar; prandaj, ki kujdes!

Atëherë Shkatërruesi u shtri plotësisht mbi tërë gjerësinë e rrugës dhe tha: «Unë nuk kam frikë për këtë punë, por t'i bëhu gati për vdekje, sepse betohem në strofullën time të tmerrshme, se s'do të shkosh më tutje. Këtu do të ta copëtoj shpirtin.» Dhe sapo i tha këto fjalë, hodhi një shigjetë të zjarrtë në kraharorin e të Krishterit, por ky kishte në dorë mburojën, me të cilën e priti shigjetën dhe kështu e shmangu rrezikun.

Pastaj i Krishteri nxori shpatën që të mbrohej, sepse e pa se ishte koha të vihej në lëvizje. Edhe Shkatërruesi u sul kundër të Krishterit dhe qëllonte me shigjeta si breshër. I Krishteri, megjithë kundërshtimin e tij, u plagos në kokë, në dorë dhe këmbë. Kjo e detyroi të Krishterin të tërhiqej pakëz, ndërkaq Shkatërruesi u trimërua dhe sulmonte edhe më ashpër. Por i Krishteri mori zemër përsëri dhe filloi t'i kundërvihej me sa mundej. Kjo luftë e ashpër zgjati rreth gjysmë dite, derisa i Krishteri u lodh plotësisht. Sepse duhet ta dini se i Krishteri duhej të dobësohej për shkak të plagëve që kishte pësuar.

Atëherë, duke shfrytëzuar rastin e volitshëm, Shkatërruesi filloi t'i afrohej të Krishterit dhe duke u






**Shkatërruesi, një krijesë e çuditshme, sulmon**

mundur me të, i dha një përmbysje të tmerrshme. Në këtë përleshje, të Krishterit i ra shpata nga dora. Atëherë Shkatërruesi tha: «Tani të kam në dorë!» Pastaj e shtypi aq shumë, saqë i Krishteri filloi të humbaste çdo shpresë për jetë. Por, siç deshi Perëndia, kur Shkatërruesi ngriti dorën për ta qëlluar për të fundit herë dhe për t'i dhënë fund këtij njeriu të mirë, i Krishteri zgjati dorën dhe shpejt kapi shpatën e tij dhe tha: «Mos u gëzo për fatkeqësinë time, o armiku im! Nëse u rrëzova, përsëri do të ngrihem.» (Miheja 7, 8). Dhe duke thënë kështu u ngrit, e qëlloi me shpatë dhe e përplasi aq keq, saqë e detyroi të tërhiqej, si njëri që mori plagën vdekjeprurëse. Duke parë këtë, i Krishteri mori zemër dhe u sul mbi të edhe një herë duke thënë: «Jo, në të gjitha këto ne triumfojmë me ndihmën e Atij që na ka dashur. Si i dëgjoi këto fjalë, Shkatërruesi hapi krahët e tij të gjerë, fluturoi shpejt dhe i Krishteri nuk e pa më (Jakovit 4, 7).

Asnjë njeri që s'ka parë dhe dëgjuar si unë, s'mund ta marrë me mend se çfarë britmash dhe hungërimash bëri Shkatërruesi gjatë gjithë kohës së këtij dyluftimi: ai ulërinte si luan. Nga ana tjetër, çfarë ofshamash dhe rënkimesh shpërthenin nga zemra e të Krishterit. Gjatë gjithë kësaj kohe, kurrë nuk e pashë të Krishterin të gëzuar, derisa kuptoi se e kishte plagosur Shkatërruesin me shpatën me dy presa. Atëherë vërtet qeshi dhe ngriti sytë përpjetë! Por kjo ishte beteja më e tmerrshme që kam parë ndonjëherë.

*Një betejë më e pabarabartë mezi mund të ndodhë:*
*I Krishteri duhet të luftojë kundër një engjëlli;*



*Por siç do të shohësh, trimi duke dredhur shpatën dhe mburojën,*
*Bën që Dragua të largohet nga fusha e betejës.*

Kështu, kur përfundoi beteja, i Krishteri tha: «Këtu do ta lavdëroj atë i cili më shpëtoi nga goja e luanit, atë që më ndihmoi të dal faqebardhë kundër Shkatërruesit.» Dhe ashtu bëri duke u shprehur:

*Beelzebubi i madh, kapiteni i armikut,*
*Mendonte të më shkatërronte.*
*Prandaj për këtë qëllim, Ai e dërgoi të veshur me armatim,*
*Dhe ky, me zemërim djallëzor, filloi egërsisht të më sulmojë.*
*Por, Mikaeli, më erdhi në ndihmë,*
*Dhe unë, me anë të shpatës sime, shpejt e shpartallova.*
*Prandaj Atij i qoftë lavdërim dhe falënderim i përhershëm,*
*I bekuar qoftë emri i tij i shenjtë përgjithmonë.*

Pastaj pashë një dorë e cila i dha ca gjethe nga pema e jetës, të cilat i Krishteri i mori dhe i vuri në plagët që kishte marrë në luftë, dhe u shërua menjëherë. Ai gjithashtu u ul në atë vend për të ngrënë nga buka dhe për të pirë nga shishja që i kishin dhënë më parë ato vajzat. Kështu mblodhi fuqi dhe u nis përsëri për udhë, me shpatë në dorë. «Sepse, – tha më vete, – kush e di, mund të ketë këtu afër edhe ndonjë armik tjetër.»

Por Shkatërruesi nuk e shqetësoi më dhe nuk i ndodhi gjë tjetër gjersa e kaloi luginën. Por pas mbarimit të

kësaj lugine, fillonte një tjetër që quhej Lugina e Hijes së Vdekjes, e të cilën i Krishteri duhej ta përshkonte tejpërtej, sepse rruga për në Qytetin Qiellor shtrihej përmes kësaj lugine. Kjo luginë është një vend shumë i vetmuar. Profeti Jirmija e përshkruan atë kështu: « . . .nëpër vend të shkretë, mezi të kalueshëm; nëpër vend të thatë dhe të errët; nëpër vendin nëpër të cilin nuk kalon askush, as banon njeri.» (Jirmija 2, 6). Siç do të shihni në vazhdim, në këtë vend i Krishteri u vu në gjendje më të keqe se ajo kur u vu në luftë me Shkatërruesin.

Pastaj pashë në ëndrrën time se kur i Krishteri arriti afër Hijes së Vdekjes, e takuan dy veta, bij të atyre që sollën një raport të keq nga toka e mirë, duke nxituar që të ktheheshin (Regjistrimet 13). I Krishteri i pyeti: «Nga po shkoni kështu?» Ata iu përgjigjën: «Prapa, prapa! Të këshillojmë të bësh kështu edhe ti, në qoftë se ia do të mirën vetes sate dhe do të jetosh ende.» «Përse, çfarë ka ndodhur?» pyeti i Krishteri. «Çfarë ka ndodhur!?» thanë ata. «Ne ishim duke shkuar kësaj rruge, së cilës je duke shkuar edhe ti; shkuam deri ku mundëm, dhe për pak të mos ktheheshim dot më! Sikur të shkonim edhe pak më tutje, tani nuk do të ishim këtu për të të dhënë këtë lajm.» «Po, në çfarë ndeshët atje?» pyeti i Krishteri. Ata u përgjigjën: «Për pak dhe të hynim në Luginën e Hijes së Vdekjes, por për fat të mirë, shikuam përpara dhe pamë rrezikun para se të hynim brenda në të.»

«Dhe çfarë patë atje?» i pyeti i Krishteri. Ata u përgjigjën: «Ç'pamë!? E pamë vetë luginën që ishte e zezë si katran. Atje pamë lugetër, djaj dhe dragonj



gropash. Në atë luginë dëgjuam edhe ulërima e klithje që sikur vinin prej njerëzve që janë në mjerim të papërshkrueshëm, të cilët qëndrojnë atje të hidhëruar dhe të lidhur në zinxhirë. Përveç kësaj, mbi këtë luginë vareshin re shkurajuese të ngatërrimit: vdekja gjithashtu i shtrinte krahët e saj mbi të. Me një fjalë, çdo pjesë e saj është e tmerrshme, ku mbretëron kryekëput çrregullimi (Ijovi 3, 5; 10, 22).

Atëherë i Krishteri tha: «Atë që thatë deri më tash unë nuk mund ta kuptoj ndryshe, përveçse andej çon udha ime për në portën e dëshiruar (Psalmi 44, 18-19).

«Qoftë e jotja kjo rrugë, se ne nuk e duam më atë.» thanë ata. Kështu u ndanë dhe i Krishteri vazhdoi rrugën e tij, por me shpatë në dorë, nga frika se mos sulmohej nga ndokush.

Pastaj pashë në ëndërr se kjo luginë kishte në anën e djathtë një hendek të thellë. Ai hendek është ai në të cilin gjithmonë të verbërit u kanë prirë të verbërve dhe të dy palët mjerisht kanë përfunduar në të. Edhe nga ana e majtë ndodhej një moçal i tmerrshëm, në të cilin po ra edhe njeriu i mirë, nuk do të mund të gjejë vend të fortë për të qëndruar. Në këtë moçal kishte rënë njëherë edhe mbreti David, dhe sigurisht që atje do të kishte përfunduar përgjithmonë sikur të mos ishte njëri që është shumë i fuqishëm dhe ishte në gjendje ta nxjerrë (Psalmi 69, 14).

Përveç kësaj, këtu rruga ishte shumë e ngushtë, prandaj i Krishteri i mirë pati shumë mundime; sepse në errësirë, kur provonte t'i shmangej nga njëra anë hendekut, nga ana tjetër ishte në buzë të rënjes në

baltë. Gjithashtu kur mundohej t'i shmangej baltës, pa një kujdes të madh sigurisht se do të binte në hendek. Kështu duke udhëtuar e dëgjova duke psherëtitur nga zemra, sepse përveç rrezikut që përmendëm më parë, rruga ishte aq e errët, saqë shpeshherë duke hedhur hapin nuk dinte se ku do të shkelte.

Rreth gjysmës së kësaj lugine, m'u duk sikur pashë se pranë rrugës ishte goja e ferrit gjithashtu. «Tani, – mendoi i Krishteri, – ç'të bëj!?» Dhe kohë pas kohe dilnin flakë dhe tym me shkëndia dhe zëra të tmerrshëm dhe në atë masë, saqë u detyrua të fuste shpatën në mill dhe të nxirrte një armë tjetër, që quhet lutje. (Sepse ato ishin gjëra që nuk trembeshin nga shpata e të Krishterit, siç bënte më parë Shkatërruesi.) (Efesianëve 6, 18). Kështu thirri: «O Zot, të lutem, shpëtoje shpirtin tim!» Kështu vazhdoi të ecë për mjaft kohë, dhe shpeshherë për pak nuk e arrinin. Dëgjonte edhe zëra të trishtueshëm dhe vërshime lart e poshtë, kështu që nganjëherë mendonte se do të copëtohej copë-copë ose se do të shkelej për tokë si balta e rrugëve. Kjo pamje e tmerrshme dhe dëgjimi i këtyre zërave e klithjeve të tmerrshme që i bëheshin se nuk ishin larg tij, e përcollën shumë kilometra rrugë. Dhe duke arritur tek vendi ku mendoi se dëgjoi një kompani armiqsh tek po vinte për ta takuar, u ndal dhe filloi të mendonte se çfarë duhet të bënte.

Nganjëherë i thoshte mendja të kthehej, por përsëri mendonte se deri më tash ai mund të ishte në gjysmë të rrugës nëpër luginë. Ai gjithashtu mendoi se tashmë kishte kaluar shumë rreziqe dhe se në qoftë se kthehej, rreziqet mund të ishin më të shumta sesa në qoftë se



do të vazhdonte rrugën. Kështu vendosi të shkonte përpara. Tani dukej se djajtë po i afroheshin gjithnjë e më afër. Por kur u afruan pothuajse tek ai, thirri me sa zë që kishte: «Unë do të eci me ndihmën e fuqisë së Zotit Perëndi.» Kështu ata u kthyen prapa dhe nuk e vazhduan rrugën.

Kam edhe një gjë që nuk mund të mos e them! Unë vura re se i Krishteri i mjerë ishte aq i hutuar, saqë nuk e njohu zërin e vet. Dhe kështu e dallova atë: Sapo arriti përballë humnerës ku digjej zjarr, njëri nga djajtë i shkoi pas dhe lehtas iu afrua, dhe me pëshpëritje i sugjeroi shumë blasfemi të rënda, për të cilat mendoi se ishin pjellë e mendjes së tij. Kjo e turbulloi të Krishterin më shumë se çdo gjë tjetër me të cilën ishte ballafaquar më parë, madje e bëri të mendonte se tani ky duhej të blasfemonte kundër atij të cilin deri tani e kishte dashur. Megjithatë, sikur kjo çështje të varej prej tij, ai kurrë nuk do ta bënte një gjë të tillë. Mirëpo nuk kishte njohuri, as për t'i ndalur veshët së dëgjuari, as për të ditur se prej nga vinin ato blasfemi.

Pasi kishte ecur për njëfarë kohe në kushte të pangushëllueshme, i Krishteri mendoi se dëgjoi një zë njeriu, sikur po shkonte përpara tij duke thënë: «Edhe në qoftë se rruga më çon nëpër Luginën e Errët të Vdekjes – s'kam frikë! Ti, o Zot, je pranë meje; ti më mbron dhe më udhëheq, kjo më jep zemër.» (Psalmi 23, 4). Atëherë ai ishte i gëzuar, edhe atë për këto arsye:

Së pari, sepse nga kjo kuptoi se përveç tij, në këtë luginë ishin edhe disa të tjerë që kishin frikë Perëndinë, si ky vetë.

Së dyti, sepse e kuptoi që Perëndia ishte me ta, megjithëse ndodheshin në këtë vend të errët dhe të ngrysur. Dhe përse të mos jetë edhe me mua? – mendoi me vete. Megjithëse për shkak të pengesave që e shoqërojnë këtë vend, unë nuk mund ta dalloj atë (Ijovi 9, 10).

Së treti, sepse shpresonte se (po t'i arrinte ata) do të kishte shoqëri. Prandaj, duke vazhduar përpara, i thërriste atij që ishte përpara, por ai nuk dinte se si të përgjigjej, sepse edhe ai mendonte si ishte vetëm. Pas një copë here agoi mëngjesi. Atëherë i Krishteri tha: «Ai e ka kthyer hijen e vdekjes në mëngjes.» (Amosi 5, 8).

Tani kur kishte aguar mëngjesi, ai shikoi prapa, jo për shkak të dëshirës për t'u kthyer, por për të parë në dritën e ditës, se nëpër ç'rreziqe kishte kaluar duke ecur nëpër errësirë. Kështu ai mundi të shihte shumë mirë humnerën që ishte nga njëra anë dhe baltakun në anën tjetër; pra, se sa e ngushtë ishte rruga që kalonte midis tyre. Gjithashtu pa huliganët, dreqërit dhe dragonjtë e humnerës, por të gjitha prej së largu. Sepse kur zbardhi dita nuk i afroheshin më, por i zbuloheshin sipas asaj që thotë Shkrimi i shenjtë: «Ai zbulon gjëra të thella nga errësira dhe nxjerr në dritë hijen e vdekjes.» (Ijovi 12, 22).

Tani i Krishteri ishte shumë i prekur me çlirimin e tij nga të gjitha rreziqet e rrugës së tij të vetmuar. Ato rreziqe, megjithëse më parë u frikësohej më shumë, tani i shihte shumë më qartë, meqenëse drita e ditës ia bëri ato më të dukshme. Në këtë kohë po lindte dielli, dhe kjo ishte një mëshirë tjetër për të Krishterin. Sepse



duhet të kemi parasysh që, megjithëse pjesa e parë e Luginës së Hijes së Vdekjes ishte e rrezikshme, pjesa e dytë, nëpër të cilën ai duhej të kalonte tani, mund të ishte shumë më e rrezikshme. Sepse nga vendi ku qëndronte tashmë, e gjer në fund të luginës, e gjithë rruga ishte e mbushur aq shumë nga të gjitha anët me gracka, kurthe, çarqe dhe rrjeta, dhe aq plot me humnera, gracka, gropa të thella, dhe duke shikuar atje poshtë, në qoftë se tani do të ishte errësirë, sikur që ishte kur ai kaloi nëpër pjesën e parë të rrugës, edhe sikur të kishte edhe një mijë shpirtra, sigurisht do t'i humbiste të gjithë. Por, siç thashë, dielli tani sa kishte lindur. Prandaj i Krishteri tha: «Qiriu i tij ndrit mbi kokën time dhe me dritën e tij unë kaloj nëpër errësirë.» (Ijovi 29, 3).

Kështu, me këtë dritë ai erdhi gjer në fund të luginës. Tani pashë në ëndrrën time, se në fund të kësaj lugine shtrihej gjak, kocka, hi dhe trupa të sakatosur njerëzish, madje edhe të shtegtarëve që dikur kishin kaluar këtë rrugë. Dhe ndërsa vrisja mendjen se cili mund të ishte shkaku, vetëm pak përpara meje vura re një shpellë në të cilën banonin qëmoti dy gjigantë, njërin e quanin Prift dhe tjetrin Pagan. Nga fuqia dhe tirania e tyre ishin mbytur mizorisht njerëzit, kockat, gjaku dhe hiri i të cilëve shtrihej atje. Por tek kjo shpellë i Krishteri kaloi pa shumë rrezik, gjë që më bëri të habitem mjaft. Por më vonë mësova se Pagani kishte vdekur shumë kohë më parë; dhe për tjetrin, se, megjithëse tani ishte ende gjallë, si pasojë e moshës dhe gjithashtu për shkak të dinakërisë me të cilën u takua në rininë e tij, ishte dobësuar aq shumë, saqë

nuk mund të lëvizte fare dhe mezi mund të qëndronte në hyrje të shpellës duke kërcëllitur dhëmbët kundër shtegtarëve që kalonin andej dhe duke kafshuar thonjtë e tij, nga inati që nuk mund t'u afrohej.

Kështu pashë se i Krishteri vazhdoi rrugën e tij, por kur pa këtë plak, i cili rrinte në gojë të shpellës, ai nuk mund t'i thoshte se çfarë të mendojë, posaçërisht meqenëse nuk mund ta ndiqte, ai thërriste: «Ju s'do të përmirësoheni kurrë, derisa të mos digjen edhe shumë të tjerë prej jush.» Por i Krishteri nuk u përgjegj dhe as që ktheu kokën ta shihte, dhe kështu kaloi pa pësuar gjë. Atëherë i Krishteri këndoi:

*O botë e mrekullive! (Nuk mund të them më pak)*
*Që të isha ruajtur në atë gjendjen e ngushtë që hasa këtu.*
*O bekuar qoftë ajo dorë që më shpëtoi nga kjo!*
*Rreziqe në errësirë, djaj, ferri dhe mëkati më rrethuan,*
*Sa kohë që isha në këtë luginë:*
*Po, gracka dhe gropa, kurthe dhe rrjeta ma shtronin rrugën.*
*Po të isha i pavlerë dhe i marrë,*
*Do të isha zënë në to dhe do të isha rrëzuar.*
*Por, meqë jetoj, Jezusi le të më mbajë kurorën!*

Tani, kur i Krishteri vazhdoi rrugën e tij, erdhi tek një breg i vogël, i cili ishte ngritur me qëllim që shtegtarët të mund të shinin rrugën përpara tyre. Prej andej, i Krishteri hodhi shikimin e tij përpara dhe pa përpara Besnikun tek po ecte rrugës së tij. Atëherë i Krishteri thirri me zë të lartë: «Hej, hej! Ore, hej! Prit, se do të



bëhem bashkudhëtari juaj.» Pas kësaj, Besniku shikoi prapa, ndërsa i Krishteri i thirri përsëri: «Prit, prit derisa të arrij tek ti.» Por Besniku iu përgjigj: «Jo, sepse jam duke ikur që të shpëtoj jetën time; dhe shpagimtari i gjakut është duke më ndjekur.»

Me këtë i Krishteri u nxitua disi dhe duke u përpjekur me gjithë fuqinë e tij, e arriti dhe e tejkaloi Besnikun, dhe kështu nga i fundit u bë i pari. Atëherë i Krishteri buzëqeshi triumfalisht, sepse e tejkaloi vëllanë e tij. Por duke mos shikuar se ku shkilte, papritmas u pengua dhe ra, dhe nuk mund të ngrihej përsëri derisa nuk i erdhi Besniku në ndihmë.

Pastaj pashë në ëndërr se ata vazhduan së bashku përpara me shumë dashuri dhe kishin diskutime të ëmbla për të gjitha ndodhitë që u kishin ndodhur gjatë shtegtimit të tyre; dhe i Krishteri filloi kështu:

I Krishteri: O i ndershmi dhe i dashuri im vëlla Besnik! Jam i lumtur që të arrita dhe që Perëndia na bëri të jemi bashkudhëtarë në këtë rrugë kaq të këndshme.

Besniku: Unë kisha ndërmend, o mik i dashur, se plotësisht do ta kisha shoqërinë tuaj që nga qyteti ynë, por ti u nise më përpara meje: prandaj isha i detyruar që këtë pjesë të madhe të rrugës ta kaloja vetëm.

I Krishteri: Sa gjatë qëndrove në Qytetin e Rrënimit, para se të niseshe pas meje për në shtegtim?

Besniku: Derisa nuk munda të qëndroj më; sepse aty kishte diskutime të mëdha, menjëherë pasi u largove ti, se qyteti ynë brenda një kohe të shkurtër do të shkrumbohet nga flaka që do të bjerë nga qielli.

I Krishteri: Çka, kështu flisnin fqinjët e tu!?

Besniku: Po, kjo çështje ishte në gojën e secilit; i madh e i vogël flisnin për këtë punë.

I Krishteri: E si, askush prej tyre përveç teje nuk e lëshoi qytetin për t'iu shmangur rrezikut!?

Besniku: Megjithatë, siç thashë, atje u diskutua shumë për këtë çështje, unë nuk besoj se ata ishin të vendosur të besonin. Sepse në kulmin e diskutimit, dëgjova disa që të përqeshnin ty dhe rrugën tënde të pashpresë (sepse kështu e quanin shtegtimin tënd). Por unë besova, siç besoj edhe tani, që fundi i qytetit tonë do të jetë me zjarr dhe squfur prej së larti (qielli): dhe për këtë arsye u largova.

I Krishteri: A nuk dëgjove ndonjë gjë për fqinjin tim, Kokëfortin?

Besniku: Po, o i Krishter, dëgjova se të erdhi pas deri tek Moçali i dëshpërimit, ku, siç thonë disa, ai ra; por ai nuk dëshiron që të njoftohet se ka bërë diçka të tillë. Por unë jam i bindur se ai u fëlliq i tëri me atë baltë.

I Krishteri: Dhe çfarë i thanë fqinjët?

Besniku: Qëkur është kthyer prapa, ai është përqeshur shumë, edhe atë nga të gjitha shtresat e popullsisë; disa e tallnin dhe e përçmonin dhe të pakët ishin ata që donin ta merrnin në punë. Ai tani është shtatë herë më keq se para se të dilte nga qyteti.

I Krishteri: E përse duhet të jenë ata aq kundër tij, meqenëse ata gjithashtu e përbuzën rrugën që ai braktisi?

Besniku: O, ata thërrisnin: «Vareni; ai është renegat! Ai nuk ishte i pastër në zanatin e tij!» Unë besoj se Perëndia i ka ngritur kundër tij ata armiq, që ta bënte



proverb për të tjerët, sepse ai e braktisi rrugën (Jirmija. 29, 18-19).

I Krishteri: A nuk kishe ndonjë muhabet me të, para se të largoheshe nga qyteti?

Besniku: E takova njëherë në rrugë, por ai ktheu kokën në anën tjetër, sikur një njeri që turpërohet për atë që ka bërë, kështu që unë nuk i fola.

I Krishteri: Herën e parë kisha shpresë në atë njeri, por tani kam frikë se do të shkatërrohet edhe ai, kur të rrënohet qyteti. «Atij i ndodhi si thotë proverbi: ‹Qeni i ha përsëri të vjellat e tij.› Ose siç thotë një proverb tjetër: ‹Derri i larë zhgërryhet përsëri.» (2 Pjt 2, 22).

Besniku: Këtë frikë kam edhe unë, por kush mund të ndalojë atë që është shkruar të bëhet?

I Krishteri: Në rregull, o fqinji im Besnik, le ta lëmë mënjanë punën e tij dhe le të flasim për çështjet e menjëhershme që na përkasin ne. Më thuaj çfarë hase gjatë rrugës për këtu? Sepse e di se je ndeshur me disa gjëra, përndryshe ndoshta do të jetë shkruar për mrekulli!

Besniku: Unë kapërceva moçalin në të cilin mendoj se ti re, dhe arrita deri tek porta pa ndonjë rrezik. U takova vetëm me njërën që quhej e Paarsyeshme, e cila për pak qe duke më shkaktuar djallëzi!

I Krishteri: Gëzohu që shpëtove nga rrjeta e saj; Josefi u gjet në rrezik të madh përpara saj, por iu shmang ashtu siç bëre ti; por për pak t'i kushtonte me jetë (Zan 39, 11-13). Pa më thuaj ç'të bëri?

Besniku: Njeriu nuk mund ta marrë dot me mend, pa e parë vetë me sytë e tij, se çfarë gjuhe lajkatare ka ajo;

ajo ngulte këmbë që të kthehesha prapa me të, duke më ofruar çdo formë të kënaqësisë.

I Krishteri: Po, nuk të premtoi se do të të jepte kënaqësinë e ndërgjegjës së pastër?

Besniku: E di çfarë dua të them; të gjitha kënaqësitë e trupit dhe të mishit!

I Krishteri: Lavdi Perëndisë, që munde t'i shmangesh asaj. Ata që i mërziten Zotit, do të bien në hendekun e saj (Fjalët e urta 22, 14).

Besniku: Në të vërtetë, nuk e di nëse shpëtova plotësisht ose jo nga ajo.

I Krishteri: Ç'thua!? Shpresoj se nuk u pajtove me dëshirat e saj?

Besniku: Jo për të fëlliqur veten time, sepse më ra ndërmend një fjalë të vjetër e urtë që thotë: «Ajo do të tërheqë drejt vdekjes, hapat e saj çojnë drejt varrit.» (Fjalët e urta 5, 5). Kështu që i mbylla sytë, sepse nuk desha që të magjepsem me shikimin e saj (Ijovi 31, 1). Atëherë ajo më shau dhe unë vazhdova rrugën time.

I Krishteri: A nuk u ballafaqove me sulme të tjera, kur erdhe këndej?

Besniku: Kur arrita buzë kodrës që quhet Vështirësi, takova një njeri të thyer në moshë, i cili më pyeti se kush isha dhe ku isha duke shkuar. Unë i thashë se jam shtegtar dhe se isha nisur për në Qytetin Qiellor. Atëherë plaku më tha: «Më dukesh njeri i sinqertë; a të pëlqen të banosh me mua për pagën që do të të jap? Atëherë e pyeta se si e quanin dhe ku banonte. Ai më tha se emri i tij ishte Adami i Parë dhe se banonte në Qytetin e Mashtrimit (Efesianëve 4, 22). Pastaj e pyeta, se ç'punë kishte dhe cila ishte paga për të. Ai



më tha, se puna e tij ishin kënaqësitë e shumta; dhe paga e tij: që unë në fund do të jem trashëgimtar i tij. Unë e pyeta më tutje, se çfarë shtëpie dhe çfarë shërbëtorësh të tjerë kishte. Kështu, ai më tha, se shtëpia e tij mbahej me të gjitha delikatesat e botës dhe se shërbëtorët e tij ishin fëmijët e tij. Atëherë e pyeta se sa fëmijë kishte dhe ai më tha, se kishte vetëm tri vajza: «Dëshira e trupit, Dëshira e syve dhe Mendjemadhësia për shkak të pasurisë» (1 E Gjonit 2, 16). dhe se, nëse dëshiroja, mund t'i merrja për gra të trija. Pastaj e pyeta, se sa gjatë dëshiron që unë të jetoj me të. Dhe ai m'u përgjigj, aq sa të jetonte ai vetë.

I Krishteri: Në çfarë përfundimi erdhët?

Besniku: Fillimisht e ndjeva veten të gatshëm për të shkuar me atë njeri, sepse mendova se më donte të mirën. Por kur i hodha shikimin në ballë, tek po bisedoja me të, pashë të shkruar: «Zhvisheni njeriun e vjetër me zakonet e tij.» (Kol. 3, 9).

I Krishteri: Po pastaj, ç'bëre?

Besniku: Atëherë më ra ndërmend që, gjithçka që thoshte ai me ato lajkat e tij, kishte për qëllim që sapo të më çonte në shtëpinë e tij, të më bënte skllav. Kështu që i thashë të pushonte së foluri, sepse unë nuk do të afrohesha as në derën e shtëpisë së tij. Atëherë më shau dhe më tha se do të dërgonte pas meje një njeri të atillë, i cili do të ma bënte rrugën të hidhur në shpirt. Kështu që unë fillova të largohesha prej tij, por veçsa u ktheva për të vazhduar përpara, e ndjeva që më kapi për trupi dhe më dha një tërheqje të tillë prapa, saqë

mendova se mori me vete një pjesë të trupit tim. Kjo më shtyri të kelthas: «O njeri i mjerë!» (Romakëve 7, 24). Pastaj vazhdova rrugën time përpjetë kodrës.

Tani, kur isha ngjitur pothuajse në gjysmë të kodrës, shikova prapa dhe pashë që po vinte pas meje një njeri i shpejtë si era. Ky më arriti atje ku ndodhej vendpushimi.

I Krishteri: Mu atje u ula edhe unë për të pushuar; por më kishte zënë gjumi dhe më kishte rënë nga gjiri pergamena që mbaja.

Besniku: Dëgjomë, pra, o vëlla i dashur: Sapo më arriti ai njeri, me fjalën e parë më goditi dhe më rrëzoi përdhe për vdekje. Por sapo erdha përsëri më vete, e pyeta përse veproi ashtu me mua. Ai më tha se kisha anuar fshehurazi në anën e Adamit të Parë. Dhe si tha kështu, më dha edhe një goditje tjetër vdekjeprurëse në gjoks dhe më hodhi me shpinë përtokë; kështu mbeta i shtrirë, si i vdekur përpara këmbëve të tij. Kur erdha përsëri më vete, i kërkova mëshirë. Por më tha se nuk dinte se si të tregonte mëshirë, dhe me këtë më rrëzoi përdhe përsëri. Pa dyshim do të më kishte mbytur, sikur të mos kalonte andej një njeri, i cili e urdhëroi të përmbahej.

I Krishteri: Cili ishte ai që e urdhëroi të përmbahej?

Besniku: Unë nuk e njoha atë fillimisht, por kur kaloi, i vura re shenjat në duart dhe brinjët: atëherë kuptova se ai ishte Zoti ynë. Kështu vazhdova rrugën përpjetë kodrës.

I Krishteri: Njeriu që të tejkaloi ishte Moisiu. Ai nuk kursen asnjeri, as di të tregojë mëshirë për ata që shkelin ligjin e tij.



Besniku: Unë e njoh atë shumë mirë, sepse nuk ishte hera e parë që ai është takuar me mua. Ky ishte ai që erdhi tek unë, kur banoja i sigurtë në shtëpi dhe më tha se do të ma ndizte mbi kokë shtëpinë, në qoftë se do të rrija atje.

I Krishteri: Po a nuk e pe shtëpinë që është në majë të asaj kodre, në brinjë të së cilës të takoi Moisiu?

Besniku: Po, para se të arrija atje, e pashë atë dhe luanët. Por mendoj se luanët ishin duke fjetur, sepse ishte mesditë. Dhe meqë kisha aq shumë kohë përpara meje, u afrova te portieri duke zbritur poshtë kodrës.

I Krishteri: Në të vërtetë ai më tregoi se të kishte parë duke kaluar andej; sikur të ishe ftuar në atë shtëpi, do të kishin treguar aq gjëra të mrekullueshme të cilat s'do t'i kishe harruar gjer ditën e vdekjes. Por, të lutem, më thuaj a nuk takove askënd në Luginën e Përuljes.

Besniku: Po, u takova me njëfarë i Pakënaquri, i cili ishte i gatshëm të më bindte që të kthehesha me të prapa. Mendimi i tij ishte se e gjithë lugina ishte pa nder. Për më tepër, më tha se shkuarja andej ishte rruga që nuk do t'i bindte të gjithë shokët e mi, si Mburravecin, Arrogantin, Mendjemadhin, Lavdinë e botës. Me fjalë të tjera, të gjithë ata që ai njihte, – siç tha, – do të ofendoheshin shumë, në qoftë se do t'i lejoja vetes të tregohesha një budalla i tillë, duke shkuar kësaj lugine.

I Krishteri: Mirë, e si ju përgjigje?

Besniku: Unë i thashë atij se të gjithë njerëzit që përmendi, me të drejtë mund të pretendojnë se janë të afërmit e mi (sepse vërtet ishin të afërmit e mi, në bazë të trupit), por tani, qëkur jam bërë shtegtar, ata më

kanë mohuar, ashtu siç i kam mohuar edhe unë ata; prandaj ata tani nuk janë më për mua më shumë, sesa sikur të mos kishin qenë kurrë të afërmit e mi. Për më tepër, i thashë se përsa i përket luginës, ai e kishte përfytyruar plotësisht gabim këtë gjë; sepse përpara nderit është përulja, dhe shpirti mendjemadh përpara rënies (Fjalët e urta 15,33; 16,18). Prandaj, unë i thashë se më me qejf shkoj nëpër këtë luginë tek nderi, që u llogarit kështu nga të urtët, sesa të zgjedh atë të cilën ai e çmonte si më të pëlqyer.

I Krishteri: Nuk takove gjë tjetër në atë luginë?

Besniku: Po, u takova me Turpin. Por nga të gjithë njerëzit që kam takuar gjatë shtegtimit tim, më duket se ky nuk mbante emrin e duhur. Të gjithë të tjerëve mund t'ua mbyllja gojën, me pak argumente (ose me diçka tjetër), por të paturpshmin Turp nuk ishte e mundur ta ndalja.

I Krishteri: Përse, çfarë të tha?

Besniku: Çfarë! Sepse kundërshtoi vetë fenë. Ai tha se ishte për keqardhje, gjë e ulët dhe tregti e frikës që njeriu të merret me fenë. Ai tha se ndërgjegjja e ndjeshme nuk është për njeriun dhe se me atë që kujdeset për atë që thotë dhe që i vë fre dhe e ndrydh lirinë e shpirtit të tij, vetëm për shkak të fesë, ai e bën veten objekt talljeje të kohës. Ai gjithashtu kundërshtoi duke thënë se vetëm pak veta nga të fortit, të pasurit ose të mençurit ishin gjithmonë të një mendimi me mua; por asnjëri nga ata, para se të dashuroheshin në budallaqe dhe të bëheshin vullnetarë të dashur të rrezikimit të të gjithave, nuk ishte në gjendje që ta bënte këtë pa asnjë qëllim



(1. Kor 1,26; 3,18; Fjal. e urta 3,7-9; Gjoni 12,48.). Fliste edhe kundër gjendjes së mërzitshme të atyre që ishin kryesisht shtegtarë të kohës në të cilën ata jetonin; gjithashtu kundër injorancës dhe mosdijes së tyre për shkencat natyrore. Madje më tha edhe shumë gjëra të tjera, që s'di se për cilën të tregoj më parë; si për shembull, se është turp që njeriu të rrijë i menduar dhe i vrerët në kohën e predikimit në kishë, dhe gjithashtu është turp të kthehet në shtëpi duke psherëtitur e rënkuar; se ishte turp t'i kërkoja ndjesë fqinjit tim për ndonjë të keqe të vogël, ose të ktheja prapa atë që kisha marrë nga ndokush. Ai tha gjithashtu, se besimi e bëri njeriun të izolohet nga njerëzit e fortë të kohës, vetëm për disa ligësi (të cilat ai i quante me emra të bukur), të nderojë të këqinjtë, sepse ishin vëllezër sipas besimit: «a nuk është ky turp?» thoshte ai.

I Krishteri: E çfarë i the ti?

Besniku: Çfarë i thashë!? Fillimisht nuk dija se çfarë t'i thosha. Me të vërtetë më turbulloi aq shumë, saqë u skuqa; madje edhe ky Turp ma shtoi turpin dhe gati më largoi plotësisht nga rruga. Por më në fund fillova të mendoj se ajo që u bën përshtypje njerëzve, te Perëndia ngjall neveri (Luka 16, 5). Dhe përsëri mendova më vete, se ky Turp më tregon çfarë është njeriu, por nuk më thotë asgjë çfarë është Perëndia ose Fjala e Tij. Për më tepër, mendova se ditën e gjyqit nuk duhet të gjykohemi për jetë ose vdekje, sipas mendjes madhështore të botës, por sipas urtësisë e ligjit të Perëndisë. Prandaj, mendova unë, ajo që thotë Perëndia është më e qëlluara, sikur të gjithë njerëzit e botës të jenë kundër tij; meqenëse Perëndia e



Scanned by CamScanner

parapëlqen besimin e tij; meqenëse Perëndia do ndërgjegjen e pastër dhe të ndjeshme; meqenëse ata që bëhen të marrë për Mbretërinë qiellore, janë të ditur; dhe meqenëse njeriu i varfër që e do Krishtin, është më i pasur, sesa njeriu më i madh në botë që e urren atë; Turpi dhe shmangia janë armiqtë e shpëtimit tim; a t'i mirëpres ato kundër Zotit tim sovran? Si mund ta shikoj atëherë në fytyrë, kur të vijë? (Marku 8,38). Në qoftë se tani i turpërohem rrugës dhe shpëtimit të tij, si mund ta pres bekimin? Por në të vërtetë ky Turp ishte një shejtan i paturpshëm; mezi e largova nga shoqëria ime. Po, ai më vinte pas dhe vazhdimisht më pëshpëriste në vesh për atë ose këtë dobësi të fesë. Por më në fund i thashë se mundohej më kot, sepse në ato gjëra që ai i përbuzte, unë shikoja lavdi të madhe. Më në fund arrita ta kapërcej këtë ngjitës të bezdisur. Dhe kur shpëtova nga kjo e keqe, atëherë fillova të këndoj:

*Provat në të cilat hasin njerëzit*
*Që i binden thirrjes qiellore*
*Janë të shumëllojshme dhe i përkasin mishit.*
*Ato përsëriten herë pas here,*
*Me qëllim që ne të zihemi me to ose të mundohemi*
*Ose të shkualifikohemi nga ato.*
*Prandaj shtegtarët të jenë vigjilentë*
*Dhe të veprojnë si trima.*

I Krishteri: Jam i lumtur, o vëlla im i dashur, që i bëre ballë aq guximshëm këtij maskarai, sepse, siç the edhe vetë, mendoj se ai ka emër të gabuar; sepse ka aq



guxim sa të na ndjekë rrugës dhe përpiqet të na vërë në turp përpara të gjithë njerëzve dhe të na bëjë të turpëruar përpara çdo gjëje që është e mirë. Por sikur të mos ishte vetë kokëkrisur, kurrë nuk do të përpiqej të na bënte atë që na bëri. Por tani le t'i qëndrojmë; sepse nëse nuk u bëjmë ballë të gjitha mburrjeve të tij, ai e përparon budallakun dhe asgjë tjetër. Sholomoja shkruan: «Kush është i urtë, fiton nder; por budallenjtë që nuk pranojnë të përmirësohen korrin vetëm turp.» (Fjalët e urta 3, 35).

Besniku: Unë mendoj se duhet t'i thërrasim për ndihmë kundër Turpit atij, dëshira e të cilit është që ne të forcohemi në të vërtetën mbi tokë.

I Krishteri: E the të vërtetën. Por a nuk takove askënd tjetër në atë luginë?

Besniku: Jo, nuk takova. Sepse gjatë gjithë pjesës tjetër të rrugës ndriçoi dielli, gjatë rrugës nëpër Luginën e Hijes së Vdekjes.

I Krishteri: Paske qenë fatbardhë, o mik. Më beso që unë e kalova krejtësisht ndryshe. Posa hyra në Luginën e Ngushtë, për shumë kohë pata një luftë të tmerrshme me atë djall të keq Shkatërruesin (Abadonin). Por, mendova se do të më mbyste, posaçërisht kur më hodhi përtokë dhe më përplasi nën vete, që m'u duk sikur të më copëtonte copë e çikë. Sepse kur më rrëzoi, shpata më ra nga dora; tani më tha se më kishte të sigurtë në dorë! Por unë i thirra Perëndisë për ndihmë, dhe ai më dëgjoi dhe më çliroi nga të gjitha vështirësitë. Pastaj hyra në Luginën e Hijës së Vdekjes, dhe nuk kisha dritë pothuaj gjatë gjysmës së rrugës nëpër të.

Shpeshherë më shkonte ndërmend se do të vdisja atje; por më në fund zbardhi dita dhe lindi dielli, kështu që gjysmën tjetër e kalova shumë më lehtë dhe në qetësi.

Përveç kësaj, në ëndërr pashë se tek ecnin së bashku, Besniku shikoi në njërën anë dhe vuri re një njeri që quhej Llafazan, tek po ecte larg tyre (atje ishte rruga e gjërë mjaft dhe kishte vend për të gjithë ata për të ecur.) Ai ishte një njeri i gjatë, dhe dukej diçka më i hijshëm së largu, sesa nga afër. Besniku iu drejtua këtij njeriu kështu:

Besniku: Për ku je nisur, o shok? A mos je nisur për në vendin qiellor?

Llafazani: Po, edhe unë jam duke shkuar në të njëjtin vend.

Besniku: Shumë mirë. Shpresoj se do të kemi shoqëri të mirë.

Llafazani: Kam shumë dëshirë të jem bashkudhërtari juaj.

Besniku: Eja atëherë të ecim së bashku dhe ta kalojmë kohën duke diskutuar për gjëra të dobishme.

Llafazani: Të bisedoj për gjëra të dobishme, me ju ose ndokënd tjetër, për mua është një gjë shumë e preferur. Jam shumë i lumtur që jam takuar me ata që kanë prirje për një punë kaq të mirë. Sepse, të them të vërtetën, janë të pakët ata njerëz që kujdesen kështu për të kaluar kohën e tyre (ndërsa janë në rrugë të tyre), por më tepër parapëlqejnë të diskutojnë për gjëra të padobishme; dhe kjo për mua ishte gjë e vështirë.



Besniku: Ajo është vërtet për t'u vajtuar; sepse nuk ka gjë më të rëndësishme për gjuhën dhe gojën e njeriut në tokë, sesa gjërat e Perëndisë së qiellit?

Llafazani: Unë ju dua tepër shumë, sepse thëniet tuaja janë shumë bindëse; dhe unë dua të shtoj, ç'gjë është kaq e pëlqyeshme dhe ç'është më e dobishme, sesa të flasësh për gjërat e Perëndisë?

Cilat gjëra janë kaq të pëlqyeshme? (kjo domethënë, nëse njeriu u gëzohet gjërave që janë të mrekullueshme), për shembull: Në qoftë se një njeri ndien kënaqësi të flasë për historinë e ngjarjeve, ose për fshehtësinë e tyre; ose në qoftë se një njeri dëshiron të flasë për çuditë, mrekullitë, ose për shenjat; ku mund të gjejë njeriu gjëra të regjistruara kaq të këndshme dhe të shkruara kaq ëmbël, sesa në Librin e shenjtë?

Besniku: E vërtetë! Por për të pasur dobi nga gjërat e tilla në bisedën tonë, duhet të zbatojmë në praktikë atë që themi.

Llafazani: Ajo është pikërisht ajo që thashë unë; sepse të flasësh për gjëra të tilla është tepër e dobishme; sepse duke vepruar kështu, njeriu mund të marrë njohuri për shumë gjëra; si për kotësinë e gjërave tokësore, ashtu edhe për përfitimin nga gjërat qiellore: (deri këtu në përgjithësi), por më shumë hollësisht; nga kjo mund të mësojë njeriu domosdoshmërinë për t'u rilindur; pamjaftueshmërinë e veprave tona; nevojën për drejtësinë e Krishtit. Përveç kësaj, nga kjo njeriu mund të mësojë se çfarë do të thotë të pendohesh, të besosh, të lutesh, të vuash, ose të ngjashme. Me anë të kësaj, njeriu mund të mësojë gjithashtu se cilat janë

premtimet dhe ngushëllimet më të mëdha të Ungjillit, për ngushëllimin e tij. Për më tepër, me këtë njeriu mund të mësojë sesi t'i përgënjeshtrojë mendimet e rrejshme, të vërtetojë të vërtetën dhe gjithashtu të mësojë të padituri n.

Besniku: E gjithë kjo është e vërtetë, dhe jam i lumtur që i dëgjoj këto gjëra prej teje.

Llafazani: Fatkeqësisht, domosdoshmëria për këtë është shkaku që aq pak njerëz e kuptojnë nevojën e besimit dhe veprimit të hirit të Zotit në shpirtin e tyre, për të fituar jetën e përjetshme. Por nga mosdija, ata jetojnë me veprat e Ligjit, me anë të të cilave njeriu nuk mund ta fitojë kurrsesi mbretërinë qiellore.

Besniku: Por, te besimi yt, njohuria qiellore për këto gjëra është dhuratë e Perëndisë; asnjë njeri s'mund t'i arrijë ato me anë të përpjekjeve njerëzore ose vetëm duke folur për to.

Llafazani: Gjithë këtë e di shumë mirë. Sepse njeriu s'mund të marrë asgjë, përveç nëse i jepet nga qielli; të gjitha vijnë prej hirit, e jo nga veprat: mund të të japë njëqind shembuj nga Shkrimi i shenjtë për të vërtetur këtë.

Besniku: Mirë, atëherë, cila do të jetë një çështje e veçantë për të cilën do të diskutojmë?

Llafazani: Për çfarë të duash: unë jam i gatshëm të bisedoj për gjërat qiellore ose tokësore; për gjëra morale, ose ungjillore; për gjëra të shenjta ose për gjëra përdhosëse; për gjërat e kaluara ose për gjërat që do të vijnë; për gjëra të huaja ose për tonat; për gjëra



më shumë themelore ose për gjëra të hollësishme; me kusht që të gjitha të bëhen për dobinë tonë.

Besniku tani filloi të mrekullohej, dhe duke iu afruar të Krishterit (sepse deri tani ai ecte vetëm), i tha (por fare me zë të ulët): «Ç'bashkudhëtar të guximshëm kemi gjetur! Me siguri që ky njeri do të bëjë shtegtim të shkëlqyeshëm.»

Kur dëgjoi këtë, i Krishteri qeshi me thjeshtësi dhe tha: «Ky njeri që të pëlqeu kaq shumë, me atë gjuhë që ka është i zoti t'i gënjejë njëzet vetë që s'e njohin.»

Besniku: Ti, pra, a e njeh këtë njeri?

I Krishteri: A e njoh!? Po, bile më mirë sesa ai e njeh vetveten.

Besniku: Më thuaj pra, të lutem, çfarë njeriu është?

I Krishteri: Ai quhet Llafazan; banon në qytetin tonë; habitem sesi nuk e njeh, por kam parasysh që qyteti ynë është shumë i madh.

Besniku: Biri i kujt është dhe në cilën pjesë të qytetit banon?

I Krishteri: Ai është biri i Mirëthënësit dhe banon në rrugën e Llomotitjes, dhe nga të gjithë ata që kishin lidhje me të në ndonjë mënyrë, është i njohur me emrin Llafazani nga rruga e Llomotitjes; dhe meqë nuk mund ta mbajë gjuhën, ai është një njeri i mjerë.

Besniku: Mirë, ai duket të jetë shumë njeri i bukur.

I Krishteri: Po, i tillë u duket atyre që nuk kanë pasur punë ndonjëherë me të, sepse duket më mirë nga larg, jashtë vendit, kurse nga afër, në shtëpi, mjaft i neveritshëm. Thënia juaj se ai është njeri i bukur më përkujton atë që kam parë në punën e një piktori,

pikturat e të cilit nga larg dukeshin të bukura, por nga afër të papëlqyeshme.

Besniku: Mendoj se je vetëm duke u tallur, sepse buzëqeshe duke folur.

I Krishteri: Megjithëse buzëqesha, qoftë larg të tallem në një çështje të këtillë ose të akuzoj dikënd duke gënjyer. Unë do të të jap njoftime të tjera plotësuese për të. Ky njeri është për çdo shoqëri dhe për çdo bisedë; ashtu siç flet tani me ty, ashtu do të flasë edhe kur të jetë në birrari. Dhe sa më shumë alkool të ketë në kokë, aq më shumë gjëra të tilla ka në gojë. Feja nuk ka vend në zemrën, shtëpinë ose bisedën e tij; e gjithë ajo që ka, qëndron në gjuhën e tij, ndërsa feja e tij është vetëm sa për të bërë zhurmë me të.

Besniku: Mos flit ashtu! Atëherë qenkam mashtruar shumë me këtë njeri!

I Krishteri: Mashtruar!? Duhet të jesh i bindur për këtë. Ki parasysh fjalën e urtë «Ata flasin, por nuk zbatojnë asgjë;» por Mbretëria e Perëndisë nuk mbështetet në fjalë, por në fuqi (Mat 23, 3; 1. Kor 4, 20). Ai flet për lutjen, pendimin, besimin dhe për rilindjen; por ai s'di gjë tjetër, veçse të flasë për to. Unë kam qenë në familjen e tij dhe e kam vëzhguar në shtëpi dhe përjashta, prandaj jam i bindur se ajo që them për të është e vërtetë. Shtëpia e tij është e zbrazët nga feja, ashtu siç është pa shije e bardha e vezës. Atje nuk ka lutje, as shenjë pendimi për mëkatin; me të vërtetë, kafshët i shërbejnë në mënyrën e tyre Perëndisë më mirë se ai. Ai është një njollë shumë e madhe, qortim dhe turp për fenë për të gjithë ata që e njohin (Romakëve 2, 24-25); për të është vështirë të



dëgjosh ndonjë fjalë të mirë në tërë atë pjesë të qytetit, ku ai banon. Ata që e njohin, vendasit e tij, thonë kështu: «I shenjtë përjashta, por djall në shtëpi.» Familja e tij e mjerë e di këtë gjë kështu: ai është aq harbut, sharës dhe aq i paarsyeshëm me shërbëtorët e tij, saqë nuk di sesi të veprojë ose të flasë me të. Njerëzit që kanë ndonjë marrëdhënie me të, thonë: «Është më mirë të kesh punë me një satrap sesa me të, sepse në duart e tij do të kenë zgjedhje më të mirë.» Ky Llafazan (në qoftë se i jepet mundësia) do të shkojë pranë tyre me mashtrime, do t'i argëtojë dhe do t'i kalojë me dredhi. Përveç kësaj, ai i mëson fëmijët e tij që të ndjekin gjurmët e tij; dhe në qoftë se shikon në ndonjërin prej tyre druajtje prej budallai (kështu i quan ai dëshmitë e para të ndërgjegjes së mirë), ai i quan ata budallenj e kokëtrashë; dhe në asnjë mënyrë nuk dëshiron t'u besojë më shumë punë dhe aq më pak t'i lavdërojë përpara të tjerëve. Sipas mendimit tim, ky me jetën e tij të pandershme u ka shkaktuar shumë njerëzve pengesa dhe rënie, dhe në qoftë se Perëndia nuk e ndalon, ai do të shtjerë në rënie edhe shumë të tjerë.

Besniku: Mirë, vëlla, jam i detyruar të të besoj, jo vetëm pse the se e njeh atë, por edhe pse, si i krishterë që je, është detyra e jote t'u bësh njerëzve përshkrimet e tua. Sepse nuk besoj që t'i thua kështu i nxitur nga ndonjë inat, por sepse është ashtu siç thua.

I Krishteri: Sikur të mos e njihja më shumë se ti, ndoshta edhe unë do të mendoja për të ashtu siç mendove ti së pari. Aq më tepër, sikur të kisha dëgjuar për raporte të këtilla prej armiqve të fesë, sigurisht që

do të mendoja se janë shpifës. (Shumë gjëra që rrjedhin nga goja e njerëzve të këqij, sulmojnë emrin dhe veprimtarinë e njerëzve të mirë.) Por për të gjitha këto gjëra, madje edhe për shumë të këqija të tjera, sipas njohurisë sime jam në gjendje t'ia dëshmoj fajësinë. Përveç kësaj, njerëzit e mirë janë turpëruar për shkak të tij; ata s'mund t'i thërrasin atij as vëlla, as shok; posa t'u përmendësh emrin e tij, skuqen në qoftë se e njohin.

Besniku: Tani e kuptoj që të thënit dhe të bërit janë dy gjëra të ndryshme, prandaj, sot e tutje duhet të vë më mirë në dukje këtë ndryshim.

I Krishteri: Në të vërtetë, ato janë dy gjëra, dhe janë të ndryshme, si të ishin shpirti dhe trupi; sepse ashtu siç është trupi pa shpirtin si një mërshë, ashtu edhe të thënët e pazbatuar nuk është më shumë se një mërshë. Shpirti i fesë është në zbatimin praktik: «Njeriu e nderon Perëndinë siç duhet kur i ndihmon jetimët dhe vejushat kur kanë nevojë dhe nuk merr pjesë në atë që është në kundërshtim me karakterin e Perëndisë.» (Jakovit 1, 27). Ky Llafazan nuk është i vetëdijshëm për këtë; ai mendon se të dëgjuarit dhe të folurit të bëjnë të krishterë të mirë; dhe ashtu e gënjen shpirtin e tij. Të dëgjuarit është vetëm të mbjellurit e farës: të folurit nuk mjafton për të vërtetuar se fruti është vërtet në zemër dhe jetë; dhe të jemi të sigurtë në vetveten, që ditën e gjyqit njerëzit do të dënohen sipas fryteve të tyre (Mateu 13, 23). Atëherë nuk do të thuhet: ‹A beson?› por: ‹A ishe zbatues apo vetëm folës?› Dhe secili do të gjykohet në bazë të veprave të tij. Fundi i botës është krahasuar me të korrat tona; dhe ju e dini



se njeriu në korrje nuk shikon tjetër përveç mbledhjes së fryteve (Mateu 13, 30). Kuptohet, unë nuk e them këtë sepse çdo gjë e papranueshme nuk i përket fesë, por sepse dëshiroj t'ju tregoj sesa i parëndësishëm do të jetë profesioni i Llafazanit në ditën e gjyqit.

Besniku: Kjo më sjell ndërmend fjalët e Moisiut që tha, kur shkroi, se si duhet të jetë e pastruar kafsha (Kodi priftëror 11; Besëlidhja e përtërirë 14). Ai është si një kafshë që ka thundrën e ndarë dhe që ripërtyp, e jo vetëm që ka thundrën e ndarë ose që vetëm ripërtyp. Lepuri e ripërtyp ushqimin, por megjithatë është i papastër; sepse nuk e ka thundrën të ndarë. Ky i ngjan vërtet Llafazanit; ai ripërtyp ushqimin, ka njohuri, mendon për fjalën; por nuk ka thundrën të ndarë dhe nuk ndahet nga rruga e mëkatarëve; por si lepuri, ka këmbë qeni ose arushe, prandaj është i papastër.

I Krishteri: Me këto fjalë më zbulove një të vërtetë të madhe të Ungjillit, prandaj unë do të shtoja edhe këtë: Pali i quajti disa njerëz, edhe llafazanët e mëdhenj, instrumente kumbuese dhe cimbalë tingëlluese (1. Kor 13, 1-13), domethënë, – siç shpjegon Pali në një vend tjetër, – ato janë gjëra pa jetë, që lëshojnë tinguj (1. Kor 14, 7). Gjërat pa jetë, domethënë pa besim të vërtetë dhe hir të Ungjillit; dhe si pasojë, gjëra që nuk do të zënë vend kurrë në Mbretërinë qiellore, në mesin e atyre që janë fëmijët e jetës: megjithëse zëri i tyre në të folur ngjan si të ishte gjuhë ose zë i një engjëlli.

Besniku: Me të vërtetë, në fillim nuk e desha shoqërinë e tij, por tani jam si i sëmurë prej tij. Çfarë duhet të bëjmë që ta heqim qafe?

I Krishteri: Dëgjoje me vëmendje këshillën time dhe vepro siç të këshilloj dhe do të kuptosh që edhe ai së shpejti do të sëmuret nga shoqëria jote, në qoftë se Perëndia nuk e prek zemrën e tij dhe e bën të kthehet (në besim) tek Ai.

Besniku: Çfarë duhet të bëj unë?

I Krishteri: Afrohu tek ai dhe hyr në bisedë serioze me të për fuqinë e fesë; dhe veç pyete (pasi të ketë dhënë miratimin që dëshiron të bisedojë), nëse ekziston kjo në zemrën, shtëpinë ose shoqërinë e tij.

Besniku: Atëherë Besniku vazhdoi përpara përsëri dhe i tha Llafazanit: ‹Ç'gëzime të reja kemi? Si është puna tani?›

Llafazani: Ju faleminderit, mirë! Mendoja se deri më tash do të kishim më shumë këmbim mendimesh.

Besniku: Në rregull, në qoftë se ti dëshiron, ne mund të fillojmë tani; dhe përderisa më dhe të drejtën të shtroj pyetje, atëherë le të jetë kjo: «Si e zbulon vetveten hiri shpëtues i Perëndisë, në qoftë se është në zemrën e njeriut?»

Llafazani: Atëherë mendoj se diskutimi ynë duhet të ketë të bëjë në lidhje me Fuqinë e gjërave. Në rregull, kjo është një pyetje shumë e mirë, dhe unë do të përgjigjem me gjithë qejf. Përgjigjja ime do të jetë e shkurtër, kështu: Së pari, kur hiri i Perëndisë ndodhet në zemër, ndez një zjarr të madh ndjenje kundër mëkatit. Së dyti,

Besniku: Një moment! Ta shtjellojmë mirë këtë . . . të parën: Unë mendoj se do të jetë më mirë nëse do të thoshe se hiri e zbulon vetveten kur ndez në zemër prirjen për të mos duruar mëkatin e saj.



Llafazani: Përse, cili është dallimi midis ankesës dhe mosdurimit të mëkatit?

Besniku: Ah! Ka ndryshim të madh: Njeriu mund të qahet kundër mëkatit për interes, por nuk mund ta urrejë ndryshe veçse duke ndezur një zjarr armiqësie kundër tij, zjarr i cili vjen nga besimi i vërtetë (Zanafilla 3, 15). Në katedrën e priftit kam dëgjuar shumë qarje kundër mëkatit, megjithëse e durojnë mjaft mirë në zemrat, shtëpitë dhe shoqërinë e tyre. Zonja e Josefit thirri me zë të lartë, sikur të ishte shumë e shenjtë; por megjithatë ajo me dëshirë do të bënte papastërti me të (Zanafilla 39, 14-15). Disa qahen kundër mëkatit, madje siç qan nëna kundër fëmijës në prehrin e saj, kur e quan vajzë të shthurur dhe të mbrapshtë dhe pastaj fillon ta përqafojë dhe ta puthë.

Llafazani: Mendoj se dëshiron të më zësh ngushtë?

Besniku: Jo, vetëm dëshiroj që gjërat t'i vëmë në rrugë të drejtë. Por cila është gjëja e dytë, përmes së cilës do të mund ta provosh zbulimin e veprimit të hirit në zemër.

Llafazani: Njohuria e madhe për fshehtësitë e Ungjillit.

Besniku: Kjo shenjë duhej të ishte e para; por e para ose e fundit, edhe kjo është gjithashtu e gënjeshtërt; sepse njohuria, njohuria e shumtë mund të fitojë mbi fshehtësitë e Ungjillit, e megjithatë të mos ketë asnjë veprim të hirit në shpirt. Po, në qoftë se një njeri ka njohuri, ai ende mund të jetë një hiç; dhe si pasojë të mos jetë fëmijë i Perëndisë (1. Kor 13, 2). Kur Krishti pyeti: «A i kuptuat të gjitha këto?» Dhe nxënësit u

përgjigjën: «Po!» Ai shtoi: «Gëzim i pafund ju pret në qoftë se veproni kështu.» (Mateu 13, 51; Gjoni 13, 17). Shihet, pra, se bekimi nuk qëndron në njohjen e tyre, por në zbatimin e tyre. Sepse ka njohuri që nuk pasohet me zbatim: «Ai që e di vullnetin e zotërisë së tij dhe nuk e zbaton.» Ndonjeri mund të dijë si një engjëll dhe ende të mos jetë i krishterë; prandaj shenja jote nuk është e vërtetë. Në të vërtetë, ‹të dish›, është një gjë që u pëlqen llafazanëve e lëvdatëmëdhenjve; por ‹të zbatosh› është ajo që i pëlqen Perëndisë. Kjo nuk do të thotë se, zemra mund të jetë e mirë pa njohuri; sepse pa të zemra është një hiç. Prandaj ka dy lloj njohurish: njohuri që mbështeten në hamendjen e thjeshtë të gjërave dhe njohuri që shoqërohen me mirësi të besimit dhe dashurisë; e cila e bën njeriun të bëjë madje me zemër vullnetin e Perëndisë. E para prej këtyre i shërben mjaft Llafazanit; por pa tjetrën, i Krishteri i vërtetë nuk është i kënaqur. «Më jep mjaft kuptim për Ligjin tënd; me gjithë zemër do t'i bindim.» (Psalmi 119, 34).

Llafazani: Përsëri dëshiron të më zësh ngushtë; kjo gjë nuk është për udhëzim.

Besniku: Mirë, në qoftë se dëshiron, parashtro një shenjë tjetër sesi ky veprim i mirësisë e zbulon vetveten se ku është.

Llafazani: Jo, nuk dëshiroj; sepse e shoh që nuk jemi të një mendimi.

Besniku: Mirë, në qoftë se ti nuk dëshiron, a do të më lejosh që ta bëj unë këtë?

Llafazani: Ti mund ta shfrytëzosh lirinë tënde.



Besniku: Veprimi i mirësisë në shpirt e zbulon vetveten, ose në atë që e zotëron atë, ose tek ata që i qëndrojnë anash. Atij që e zotëron atë, i jep mësim për mëkatin, posaçërisht për natyrën e tij të korruptuar dhe për mëkatin e mosbesimit te Zoti (për hir të të cilave ai është i sigurtë se do të dënohet, në qoftë se nuk gjen mëshirë te Perëndia, përmes besimit në Jezu Krishtin). Kjo luftë dhe ndjenjë e gjërave vepron në të me hidhërim dhe turp për mëkatin (Gjoni 16, 8; Rom 7, 24; Gjoni 16, 9; Marku 6, 16; Psalmi 38, 18; Jirmija 31, 19; Galatasve 2, 16; Vap 4, 12; Mateu 5, 6; Apokalipsi 21, 6). Përveç kësaj, ai gjen në të zbulesën e Shpëtimtarit të botës dhe domosdoshmërinë e plotë për të ecur bashkë me të për jetë, dhe njëkohësisht ndien uri dhe etje për të; uri për të cilën është dhënë premtimi. Tani sipas fuqisë ose ligështisë së besimit të tij në Shpëtimtarin e tij, ashtu është gëzimi dhe paqja e tij, ashtu është dashuria e tij për shenjtëri, ashtu është dëshira e tij për ta njohur atë më tepër dhe gjithashtu për t'i shërbyer në këtë botë. Por megjithëse kështu i zbulohet, përsëri rrallë mund të vijë në përfundimin se kjo është një vepër e mirësisë. Sepse prishja e tij tani, dhe arsyeja e tij e shtrembër bëjnë që ai të mos gjykojë drejt në këtë çështje. Prandaj, nga ai që ka këtë vepër të mirësisë, kërkohet gjykim shumë i mirë para se ai të mund të vijë në përfundimin se kjo vërtet është vepër e mirësisë. Tek të tjerët është zbuluar kështu:

1. Me anë të një rrëfimi eksperimental të besimit të tij në Krishtin. 2. Me anë të jetës që i përgjigjet atij rrëfimi, me fjalë të tjera, një jetë të shenjtë: me shenjtëri zemre, me shenjtëri familjeje (në qoftë se ka

familje) dhe me shenjtëri në marrëdhënie me botën; e kjo përgjithësisht e mëson në fshehtësi që shpirtërisht të ketë neveri për mëkatin e tij dhe për këtë shkak edhe për vetveten; ta mposhtë atë në familje dhe shenjtërinë ta çojë përpara në botë; jo vetëm me të folur, siç mund të bëjë një hipokrit ose një llafazan, por me anë të varësisë praktike të besimit dhe dashurisë në fuqinë e Fjalës (së Perëndisë) (Rom 10, 10; Filip. 1, 27; Mateu 5, 9; Gjoni 14, 15; Psalmi 50, 23; Ijovi 42, 5-6; Jehezkeli 20, 43). Dhe tani, o zotëri, pas këtij rrëfimi të shkurtër për veprimin e hirit dhe për zbulimin e tij, në qoftë se ke gjë kundër për të thënë, thuaje; në qoftë se jo, atëherë më lejo të të shtroj pyetjen e dytë.

Llafazani: Detyra ime nuk është që të kundërshtoj, por që të dëgjoj. Prandaj më lejo të dëgjoj pyetjen tënde të dytë.

Besniku: Puna është kështu: A e ndien pjesën e parë të përshkrimit të veprimit të hirit? Dhe a e dëshmojnë atë jeta dhe sjelljet e tua? Apo mos qëndron feja jote vetëm në fjalë ose gjuhë dhe jo në vepër e të në të vërtetën? Të lutem, në qoftë se je i prirur për t'u përgjigjur në këtë, mos thuaj më shumë se atë për të cilën e di se Perëndia që është në qiell do të thotë ‹Amen›; dhe gjithashtu asgjë më shumë sesa ndërgjegjja jote mund ta arsyetojë. «Ajo që vlen është jo vetërekomandimi, por fitimi i miratimit të Perëndisë.» (2. Kor 10, 18). Përveç kësaj, të them se, unë jam ky ose ai, kurse sjelljet e mia dëshmojnë të kundërtën dhe fqinjët më thonë se gënjej, është pandershmëri e madhe.



Atëherë Llafazani fillimisht filloi të skuqej, por duke marrë veten, u përgjigj kështu: «Tani arrite tek ndjenja, vetëdija dhe Perëndia; dhe të kërkosh prej tij arsyetim për atë që është folur! Unë nuk e pranoj këtë lloj bashkëbisedimi, as nuk jam i prirur për t'u përgjigjur në pyetje të tilla, sepse nuk mund ta detyroj vetveten për këtë, përderisa ti merr mbi vete të jesh mësues; dhe megjithëse do të bësh ashtu, ende mund të të kundërshtoj të më bësh gjyq: Por, të lutem, a do të më thuash përse më bën pyetje të tilla?»

Besniku: Sepse të pashë shumë të gatshëm për të biseduar dhe sepse nuk e dija se ti kishe edhe gjëra të tjera përveç ideve. Përveç kësaj, të them të vërtetën, kam dëgjuar për ty, se je një njeri besimi i të cilit qëndron në fjalë dhe se biseda jote i jep gojës-profesionit tënd rrenën. Ata thonë se je njollë midis të krishterëve; dhe se me sjelljet e tua të këqija poshtërohet feja; që disa tashmë kanë rënë në rrugët e tua të pandershme dhe se edhe shumë të tjerë janë në rrezik që të shkatërrohen atje; feja jote, birraria, lakmia, papastërtia, betimet, rrenat dhe mbajtja e shoqërisë së kotë qëndrojnë së bashku. Fjala e urtë që thuhet për laviren ka më shumë të ngjarë me ty, që domethënë se «Ajo është turpi i të gjitha grave.» Kështu edhe ti je turpi i të gjithë profesorëve.

Llafazani: Meqë je gati t'u besosh thashethemeve dhe të gjykosh me kaq guxim, unë nuk mund të them gjë tjetër veçse që ti je një njeri grindavec ose melankolik, jo i denjë për bashkëbisedim. Prandaj – tungjatjeta!

Atëherë iu afrua i Krishteri dhe i tha të vëllait: «Të thashë se si do të ndodhë; fjalët e tua dhe dëshirat e tij

nuk mund të pajtohen. Ai më me dëshirë hoqi dorë nga shoqërimi me ty, sesa të ndryshonte jetën e tij; por ai shkoi, dhe unë them, lëre të shkojë, sepse humbja është e tij dhe e askujt tjetër; na shpëtoi nga halli që të largoheshim prej tij; sepse duke vazhduar ashtu siç ishte (siç mendoj se do të vepronte), ai s'do të ishte gjë tjetër në shoqërinë tonë veçse një njollë. Përveç kësaj, një apostull thotë: ‹Njerëz të tillë e kanë humbur logjikën. Ata janë larguar aq shumë nga rruga e vërtetë, saqë mendojnë që shërbimi i Perëndisë është mjet për t'u pasuruar.» (1. Timoteut 6, 5).

Besniku: Megjithatë jam i kënaqur për bashkëbisedimin që kishim me të; mund të ndodhë që ai të mendojë përsëri për atë; megjithatë, i fola qartë, kështu që jam plotësisht i pastër, në qoftë se birret.

I Krishteri: Bëre mirë që i fole ashtu qartë; sot janë të pakët ata që mund t'u besosh për marrëdhënie, prandaj edhe feja është kaq e padashur në sy të të shumëve; sepse ekzistojnë budallenj llafazanë, feja e të cilëve ekziston vetëm në fjalë, dhe janë të çoroditur dhe të kotë në bisedat e tyre, që (duke qenë kaq të lirë të hyjnë në shoqëri të besimtarëve) e hutojnë botën, e njollosin krishterimin dhe helmojnë të sinqertët. Do të dëshiroja që të gjithë të vepronin me njerëz të tillë ashtu siç veprove ti; sepse atëherë ose do të bëheshin më të përshtatshëm për fenë, ose do ta ndienin veten ngushtë në shoqëri me të shenjtët. Atëherë Besniku tha:

*Shikoni si zoti Llafazan në fillim e ngre veten në qiell.*
*Sa me guxim flet! Sa pretendon t'i kalojë të gjithë para tij!*



*Por sapo zoti Besnik fillon të flasë për Punën e zemrës,*
*Ai dobësohet si hëna që po humbet shkëlqimin e saj,*
*Dhe po ashtu do të ndodhë me të gjithë ata*
*Që nuk e njohin zotin Puna e zemrës.*

Pastaj vazhduan përpara duke biseduar në lidhje me atë që kishin parë rrugës, dhe kështu e bënë udhëtimin më të lehtë, i cili përndryshe pa dyshim do të ishte i mërzitshëm për ta; sepse tani ata shkonin nëpër një shkretëtirë.

Tashmë kur kishin kaluar shkretëtirën pothuajse plotësisht, Besniku hodhi një shikim prapa dhe vuri re një njeri tek po vinte pas tyre, dhe ky e njohu atë. «Oh! Kush po vjen?» i tha Besniku vëllait të tij. Atëherë shikoi i Krishteri dhe tha: «Është shoku im, Ungjilltari.» «Po, gjithashtu edhe shoku im, – tha Besniku, – sepse ishte ai që më udhëzoi në rrugën për në derën e ngushtë.» Tani Ungjilltari i arriti dhe i përshëndeti kështu:

Ungjilltari: Paqja me ju, të dashurit e mi, dhe paqe paçin ndihmësit tuaj.

I Krishteri: Mirë se erdhe, mirë se erdhe o Ungjilltari im i dashur; pamja e fytyrës tënde më kujtoi mirësitë e vjetra dhe përpjekjet e tua të palodhshme që bëre për të mirën time të përjetshme.

Besniku: Një mijë herë mirë se erdhe, o Ungjilltar i ëmbël; shoqëria jote është shumë e dëshiruar nga ne shtegtarët.

Ungjilltari: Atëherë, si keni kaluar, o miqtë e mi, që nga ndarja jonë e fundit? Çfarë takuat dhe si u sollët me vetveten?

Atëherë i Krishteri dhe Besniku i treguan për të gjitha gjërat që u kishin ndodhur rrugës; dhe si e me çfarë vështirësish kishin arritur deri në atë vend.

Ungjilltari: Jam shumë i lumtur, jo sepse ju u ndeshët me vështirësi, por sepse keni fituar dhe për atë se (megjithë dobësitë e shumta) keni vazhduar rrugën pikërisht deri në këtë ditë.

Them se jam shumë i lumtur për këtë shkak, edhe atë për të mirën time dhe tuajën; unë kam mbjellë dhe ju keni korrur; dhe po vjen dita kur të dy, ai që ka mbjellë dhe ai që ka korrur, do të gëzohen së bashku (Gjoni 4, 36); domethënë, në qoftë se qëndroni; sepse duhet të korrësh në kohë të përshtatshme, nëse nuk dëshiron të humbësh (Gal 6, 9). Kurora është para jush, dhe ajo është kurorë që nuk fishket; kështu pra, vrapo që ta marrësh (1. Kor 9, 24-27). Ka të atillë që hynë në garë për të fituar këtë kurorë, dhe pasi të kenë shkuar përpara për një kohë për këtë, vjen një tjetër dhe ua merr. Prandaj mbanjeni shtrënguar atë që keni dhe mos lejoni njeri t'ua marrë kurorën (Apokalipsi 3, 11). Ende nuk u jeni shmangur të shtënave të djallit. Lufta juaj kundër mëkatit ende nuk u bë çështje për jetë a vdekje (Hebrenjve 12, 4). Kini gjithmonë parasysh Mbretërinë qiellore dhe jini të palëkundshëm në besimin tuaj në lidhje me gjërat që janë të padukshme. Mos lejoni asgjë të kësaj bote që të hyjë në zemrat tuaja: dhe mbi të gjitha, shikoni mirë zemrat tuaja dhe epshet e tyre, sepse ato janë vendimtare mbi të gjitha gjërat dhe dobësi të padëshirueshme (Jirmija 17, 9). Vini faqet tuaja si gur zjarri, sepse keni në anën tuaj fuqi të plota të pakufizuara në qiell dhe në tokë (Mateu 28, 18).



Atëherë i Krishteri e falënderoi për këshillën e mirë, por megjithatë i tha se dëshironte që ai t'u fliste edhe më shumë për t'u ndihmuar për pjesën e mbetur të rrugës; edhe atë, sepse ata e dinin mirë se ai ishte profet dhe se mund t'u tregonte për gjërat që ndoshta do t'u ndodhnin, dhe gjithashtu sesi mund t'i përballonin dhe t'i tejkalonin ato. Më këtë lutje u pajtua edhe Besniku. Kështu Ungjilltari filloi si vijon:

Ungjilltari: Ju keni dëgjuar nga fjalët e së vërtetës së Ungjillit se për të arritur në Mbretërinë qiellore duhet të kaloni nëpër shumë fatkeqësi. Dhe përsëri, që në çdo qytet ku do të banoni, do t'ju presin prangat dhe mjerimi; prandaj nuk duhet të shpresoni se do të kaloni rrugë të gjatë në shtegtimin tuaj pa u ndeshur në këto vështirësi, në një mënyrë ose tjetër. Tashmë e keni provuar pak a shumë të vërtetën e fjalëve të mia, dhe më shumë do të pasojë menjëherë; sepse tani, siç mund të shihni, ju jeni pothuajse jashtë kësaj shkretëtire, prandaj së shpejti do të vini te një qytet të cilin do të mund ta shihni përpara jush pas pak. Në atë qytet do t'ju rrethojnë nga çdo anë armiqtë tuaj, të cilët do të përpiqen t'ju vrasin me çdo kusht; dhe dijeni se njëri nga ju, ose edhe të dy, duhet ta vulosë me gjak dëshminë që keni; por qëndroni besimtarë deri në vdekje dhe Mbreti do t'jua japë Kurorën e jetës. Ai që do të vdesë atje, megjithëse vdekja e tij nuk do të jetë natyrore dhe ndoshta dhembjet e mëdha, ai do të kalojë më mirë sesa bashkudhëtari i tij; jo vetëm sepse do të arrijë më përpara në Qytetin Qiellor, por sepse do t'u shpëtojë shumë fatkeqësive me të cilat do të ballafaqohet tjetri në pjesën e mbetur të rrugës. Por

kur të arrini në qytet dhe të gjeni të gjitha ato që ju thashë këtu, kujtojeni atëherë shokun tuaj dhe lëreni trupin tuaj si burrë dhe shpirtin tuaj besojani plotësisht Perëndisë tuaj (duke bërë vepra të mira), si Krijuesit besnik (1. e Pjetrit 4, 19).

Pastaj pashë në ëndërr se kur ata dolën nga shkretëtira, menjëherë panë para tyre qytetin që quhej Kotësi, e në të cilin mbahej një panair që quhej Panairi i kotësive, sepse qyteti në të cilin mbahej ai është më i lehtë sesa kotësia; dhe gjithashtu sepse gjithçka shitet dhe vjen atje, është kotësi. Ashtu siç thotë fjala e urtë, «Gjithçka që lind është kotësi.» (Jeshaja 40, 17; Predikuesi 1, 2-14; 2, 11-17; 11, 8).

Ky panair nuk është afarizëm i ri i ngritur, por një gjë që jeton nga lashtësia. Dëshiroj t'ju tregoj fillimin e tij.

Pothuaj pesë mijë vjet më parë, atje kaluan disa shtegtarë që udhëtonin për në Qytetin Qiellor, ashtu si këta dy persona të ndershëm; por Belzebubi, Apolioni (Shkatërruesi) dhe Legjioni me bashkudhëtarët e tyre, duke parë se rruga që bënin shtegtarët për në Qytetin Qiellor kalonte nëpër Qytetin e Kotësisë, menduan të ngritnin këtu një panair; një panair në të cilin do të duhej të shiteshin të gjitha llojet e kotësive dhe i cili duhej të vazhdonte tërë vitin; prandaj në këtë panair shiteshin mallra, si shtëpi, troje, shkëmbime, vende, nderime, gradime në pozitë, tituj, shtete, mbretëri, epshe, kënaqësi; dhe gëzime të të gjitha llojeve, si prostituta, kurva, gra, burra, fëmijë, pronar, shërbëtor, gjallesa, gjak, trupa, shpirtra, argjend, ari, margaritar, gurë të çmueshëm, e shumë gjëra të tjera.



Përveç kësaj, në këtë panair kishte gjithmonë zhonglerë, mashtrues, lodra, lojëra, budallaqe, majmunëri, poshtërsi, maskarallëqe dhe gjithçka tjetër.

Këtu mund të shihen, edhe atë për asgjë, vjedhësit, vrasësit, tradhtarët bashkëshortorë, betues të rrejshëm, edhe atë ndër më të këqijët.

Sikur edhe në panairet e tjera që s'janë aq të mëdhenj, ekzistojnë disa radhë shtëpish dhe rrugësh me emra të veçantë, ku bëhet tregti me gjëra të këtilla. Gjithashtu ekzistojnë vende të posaçme, radhë shtëpish, rrugë (d.m.th. vende dhe mbretëri) ku artikujt e këtij panairi mund të gjenden më së shpejti. Këtu është radha angleze, franceze, italiane, spanjolle, gjermane, ku gjenden në shitje disa lloje të kotësisë. Por sikur edhe në panairet e tjera, ndonjë send bëhet si artikulli më i kërkuar i panairit, kështu edhe në këtë panair artikujt e Romës dhe mallrat e saj janë graduar shumë lart. Vetëm kombi ynë anglez dhe disa kombe të tjera nuk i pëlqejnë ato.

Pra, siç ju thashë, rruga për në Qytetin Qiellor kalon nëpër këtë qytet, ku mbahet ky panair epshor; dhe ai që do të shkojë në Qytetin Qiellor, dhe tashmë ende nuk ka kaluar nëpër këtë qytet, duhet të dalë jashtë botës (1. Kor 5, 10). Vetë Mbreti mbi mbretër, kur ishte këtu kaloi nëpër këtë qytet për në vendin e tij, edhe atë gjithashtu gjatë kohës së panairit. Po, siç mendoj edhe unë, Belzevuvi, i zoti i këtij panairi, ishte ai që e ftoi atë që të blinte nga kotësitë e tij; po, do ta bënte zot të të gjithë panairit, vetëm sikur të binte në gjunj përpara tij dhe t'i përkulej kur kaloi nëpër qytet. Por meqenëse ai ishte person aq i nderuar, Belzebubi e çoi

atë nga një rrugë në tjetrën dhe për një kohë të shkurtër ia tregoi të gjitha mbretëritë e botës, që (në qoftë se ishte e mundur) ta bënte për vete të bekuarin që të blente disa nga kotësirat e tij. Por ai nuk e kishte mendjen tek mallrat, dhe prandaj e braktisi qytetin pa dhënë asnjë grosh për këto kotësira (Mateu 4, 1-8; Luka 4, 5-8). Ky panair, si rrjedhim, është një gjë e lashtë, me jetë të gjatë dhe panair shumë i madh.

Tani këta shtegtarë, siç thashë, duhej të kalonin nëpër këtë panair. Dhe kështu bënë; por sapo hynë, të gjithë ata që gjendeshin në panair dhe i tërë qyteti u zhvendos, sikur të ishte një zhurmë e madhe mbi ta; edhe atë për disa arsye:

Së pari, sepse shtegtarët ishin veshur me një lloj të tillë veshjeje që dallonte nga veshja e secilit që tregtonte në atë panair. Si rrjedhim, njerëzit e panairit i ngulën sytë mbi ta; disa thoshin se ata ishin të marrë, disa të tjerë ishin të çmendur; dhe disa se ata ishin të huaj (1. Kor 4, 9).

Së dyti, sepse ashtu si mrekulloheshin nga veshja e tyre, në të njëjtën mënyrë mrekulloheshin edhe nga të folurit e tyre; sepse të pakët ishin ata që kuptonin atë që thoshin ata; ata natyrisht flitnin në gjuhën kananase; por ata që mbanin panairin ishin njerëz të këtij bote. Prandaj, që nga njëra anë e panairit e gjer në anën tjetër, ata i dukeshin njëri-tjetrit si barbarë.

Së treti, ajo që nuk i dëfrente aspak tregtarët e mallrave ishte fakti që shtegtarët kaluan shumë lehtë para të gjitha prodhimeve të tyre; ata nuk u interesuan për to, madje as që t'i shikonin; dhe nëse u thërrisnin për të





Shtegtarët në panairin e kotësisë

blerë, ata i fusnin gishtërinjtë në veshë dhe thirrnin me zë të lartë: «Largoje shikimin tim, që të mos shoh kotësira;» dhe shikonin sipër, duke lënë të kuptohej se tregtia dhe qarkullimi i tyre ishin në qiell.

Njëri, duke parë sjelljet e tyre e duke u tallur me ta, u tha: «Ç'doni të bleni?» Por ata duke e shikuar me seriozitet, i thanë: «Ne blejmë të vërtetën.» (Fjalët e urta 23, 23). Nga kjo morën shkak që t'i përbuznin njerëzit edhe më shumë; disa duke i tallur, disa duke i përqeshur, disa duke u folur qortueshëm dhe disa duke u thirrur të tjerëve që t'i goditnin. Në fund u bë një zhurmë dhe trazirë e madhe në panair, aq sa u prish i tërë rendi. Më në fund i arriti lajmi njeriut të parë të panairit, i cili me të shpejtë erdhi poshtë dhe urdhëroi disa nga njerëzit e tij më të besueshëm që t'i merrnin në pyetje ata, për shkak të të cilëve u shkaktuan çrregullime në panair. Kështu ata u dërguan në hetuesi; dhe ata që i morën në pyetje i pyetën se prej ç'vendi ishin, ku ishin duke shkuar dhe çfarë bënë në panair në një rrobë të tillë të pazakonshme. Njëri prej tyre u tha se ata ishin shtegtarë dhe se ishin të huaj për botën, dhe se ishin duke shkuar në atdheun e tyre, në Jerusalemin qiellor (Hebrenjve 11, 13-16); dhe se ata nuk u kishin dhënë shkak qytetarëve, e aq më pak tregtarëve, që t'i fyenin ashtu dhe t'i pengonin në rrugën e tyre, përveç në qoftë se merret si shkak ajo, që njëri i pyeti se çfarë dëshironin të blenin, ndërsa ata i thanë se donin të blenin të vërtetën. Por ata që u caktuan për t'i marrë në pyetje, nuk u besuan atyre se ishin diçka tjetër veçse të çmendur dhe të marrë, ose përndryshe si të atillë që erdhën për të ngatërruar tërë



panairin. Prandaj i morën dhe i rrahën dhe i fëlliqën me ndyrësirë dhe pastaj i futën në kafaz, kështu që t'i shikonte i gjithë panairi. Atje qëndruan për një kohë dhe ishin bërë objekt për çdo njeri sporti, ose qëllim të keq, ose për hakmarrje; i pari i panairit buzëqeshte për gjithë atë që u ndodhte atyre. Por shtegtarët ishin të durueshëm dhe nuk e kthyen sharjen me sharje, por përkundrazi duke i bekuar dhe duke u thënë fjalë të mira për të keqen dhe mirësi për dëmet që u bënin (1. e Pjetrit 3,9); disa nga njerëzit e panairit që ishin duke vëzhguar më shumë, dhe më pak të dëmshëm se të tjerët, filluan të frenoheshin dhe të fajësonin ata që ishin më përgjegjës për fyerjet e vazhdueshme që ua bënin atyre. Por ata të zemëruar u kthyen kundër tyre edhe një herë duke i llogaritur edhe këta po aq të këqij si ata në kafaz dhe u thonin se ishin bashkëpunëtorë të tyre dhe se duhej të bëheshin pjesëtarë të fatkeqësisë së tyre. Të tjerët u përgjigjën duke thënë se për sa kishin parë, ata njerëz ishin të qetë dhe të përmbajtur dhe nuk i shkaktuan askujt ndonjë dëm; dhe se atje kishte shumë të atillë nga ata që tregtonin në panairin e tyre që e meritonin më shumë për t'u futur në kafaz, po edhe në shtyllë ndëshkimi, sesa ata njerëz që ata fyenin. Kështu, pasi këmbyen fjalë të shumëllojshme, të dy palët filluan të rriheshin mes vetes dhe e cënonin njëri-tjetrin (kurse shtegtarët gjatë gjithë kohës qëndruan para tyre me shumë mençuri dhe të përmbajtur). Pastaj këta dy njerëz të varfër u shpunë prapa përpara atyre që i merrnin në pyetje dhe atje u akuzuan si fajtorë për trazirën e fundit që kishte ndodhur në panair. Pastaj i rrahën pamëshirshëm.

varën hekura mbi ta dhe të lidhur në zinxhirë i shpunë poshtë e lart nëpër panair, si shembull dhe dhunë për të tjerët, që asnjëri të mos fliste më për ta ose të merrte anën e tyre. Por i Krishteri dhe Besniku tani silleshin edhe më me mençuri dhe duruan çnderimin dhe turpin që ranë mbi ta me aq butësi dhe durim, saqë bënë për vete shumë njerëz në panair. Kjo e shtyri palën tjetër në zemërim aq të madh, saqë vendosën që t'i vrisnin këta dy shtegtarë. Prandaj i kërcënuan, se as kafazi, as hekurat nuk i shërbenin ndryshimit të tyre, por se ata duhej të vriteshin për fyerjet që kishin bërë dhe për mashtrimin që u kishin bërë njerëzve të panairit.

*Ja panairi i kotësisë!*
*Shtegtarët atje janë në pranga,*
*Dhe përveç kësaj u qëlluan me gurë;*
*Edhe Zoti ynë ka kaluar asaj rruge,*
*Dhe në malin e Golgotës vdiq.*

Pastaj i kthyen prapa te kafazi, derisa të caktohej ndonjë urdhër tjetër në lidhje me ta. Kështu i futën brenda dhe ua mbërthyen këmbët në shtyllën e turpit.

Këtu u ra ndërmend përsëri ajo që kishin dëgjuar nga shoku i tyre besnik, Ungjilltari, dhe u bënë edhe më të vendosur në rrugën dhe vuajtjet e tyre, sepse u vërtetua ajo që u kishte thënë ai se do t'u ndodhte. Ata tani e ngushëllonin gjithashtu njëri-tjetrin, se ai që kishte fatin të pësonte, do të ishte më i lumtur, prandaj secili prej tyre dëshironte më vete që ta kishte këtë nder. Por duke ia besuar vetveten atij që me urtësi të madhe qeveris mbi të gjitha gjërat, edhe më me shumë



kënaqësi duronin në kushtet në të cilat ndodheshin, derisa të ndodhte ndonjë ndryshim tjetër.

Pastaj kur erdhi koha e caktuar, i nxorën në gjyq me urdhër për t'i dënuar. Kur erdhi koha, u shpunë përpara armiqve të tyre dhe u paditën. Gjykatësi quhej Imzot Urrejtësi i së mirës. Akt padia e tyre në thelb ishte fund e krye e njëjtë, megjithëse ndryshonte paksa në formë; prandaj e gjithë përmbajtja ishte kjo:

«Se ata ishin armiq dhe shqetësues të tregtisë së tyre; se ata kishin shkaktuar trazira dhe përçarje në qytet dhe kishin fituar një palë njerëzish për idetë e tyre më të rrezikshme, gjë që është në kundërshtim me ligjin e mbretit të tyre.»

*Tani Besniku luan rolin e njeriut që flet për Perëndinë e tij;*
*Nuk frikësohet nga ligësitë e Lajkatarit, as nga shkopi i tij:*
*Fol me guxim, o burrë, e vërteta është në anën tënde;*
*Vdis për të, dhe në jetën triumfale ngjitu.*

Atëherë Besniku filloi të përgjigjej duke thënë se vetëm kishte vënë veten kundër atij që kishte vënë veten e tij kundër atij që është më i lartë se të lartët. Dhe, vazhdoi ai, sa për trazirën, unë nuk bëra gjë, sepse jam njeri i paqes; pala që kaloi në anën tonë u bë për ne duke parë të vërtetën dhe pafajësinë tonë, dhe ata vetëm sa janë kthyer nga e keqja tek e mira. Dhe sa për mbretin që përmendët, pasi ai është Belzebubi, armiku i Zotit tonë, unë e sfidoj atë dhe të gjithë engjëjt e tij.

Pastaj u njoftua se çdonjëri që do të thotë ndonjë gjë në emër të zotit të tyre mbret kundër atij në bankën e të pandehurve, le të dalë përpara dhe le të japë dëshminë e tij. Kështu u paraqitën tre dëshmitarë, për të dëshmuar, Zilia, Besëtytnia dhe Lajkatari. Ata pastaj u pyetën nëse e njihnin të pandehurin në bankë; dhe çfarë kishin për të thënë kundër tij në emër të zotit të tyre mbret.

Atëherë doli përpara Zilia dhe dha këtë përshtypje: «Imzot! Unë e kam njohur këtë njeri prej kohësh dhe dua të dëshmoj me betim përpara kësaj banke të ndershme, se ky është . . .

Gjykatësi: Prit pak, të lutem; së pari, betohu.

Kështu ai u betua dhe pastaj tha: «Imzot! Ky njeri, pavarësisht se ka emër të besueshëm, është një nga njerëzit më të poshtër në vendin tonë; ky nuk respekton as mbretin, as njerëzit; as ligjin as zakonet; por bën ç'është e mundur për të helmuar të gjithë njerëzit me sigurinë e mendimeve të tij të pabesa, të cilat në përgjithësi i quan ‹Parimet e besimit dhe të shenjtërisë.› E dëgjova posaçërisht kur tha se «Krishterimi dhe zakonet e qytetit tonë të Kotësisë janë plotësisht në kundërshtim me njëri-tjetrin dhe nuk mund të pajtohen.» Me këto fjalë, o zotëria im, ai jo vetëm që dënoi të gjitha veprat tona të lavdishme, por edhe neve që i bëjmë ato.»

Atëherë Gjykatësi e pyeti: «A do të thuash edhe ndonjë gjë tjetër?»

Zilia: Imzot! Unë mund të dëshmoj edhe për shumë gjëra të tjera, por nuk dëshiroj të bëhem i mërzitshëm



për trupin gjykues. Por në qoftë se është e nevojshme, pasi të kenë dhënë të tjerët dëshmitë e tyre, dhe nëse kërkohet ndonjë gjë që do të plotësonte dënimin e tij, unë jam në gjendje ta vazhdoj dëshminë time kundër tij. Kështu kërkoi të rrinte i gatshëm.

Pastaj thirrën Besëtytninë dhe i kërkuan të shikonte të burgosurin. Ata gjithashtu e pyetën se çfarë mund të thoshte kundër tij në emër të zotit të tyre, mbretit. Ai, pasi u betua, filloi:

Besëtytnia: Imzot: unë nuk njihem aq mirë me këtë njeri, as dëshiroj të di më shumë për të. Megjithatë, nga një bisedë që kisha me të një ditë në këtë qytet, e di që ai është njeri vdekjeprurës; sepse duke biseduar me të, e dëgjova duke thënë se feja jonë është një hiç dhe se me të njeriu nuk mund ta kënaqë Perëndinë në asnjë mënyrë. Në bazë të thënieve të tij, o zotëria im, lartmadhëria juaj e di shumë mirë se çfarë domethënie ka ajo që del si përfundim; «se ne adhurojmë më kot, se ende po jetojmë në mëkat dhe se më në fund do të dënohemi.» Kjo ishte ajo që kisha për të thënë.

Pastaj u betua Lajkatari, dhe i kërkuan të thoshte në emër të zotit të tyre, mbretit, çfarë di kundër të pandehurit në bankë.

Lajkatari: Imzot dhe të gjithë ju fisnikë! Këtë njeri e njoh prej kohësh dhe e kam dëgjuar duke folur për gjëra që nuk do të duhej të flitej; sepse ky ka sharë mbretin tonë bujar, Belzebubin, dhe ka folur me përbuzje për shokët e tij të ndershëm, emrat e të cilëve janë, zoti Njeriu i vjetër, zoti Kënaqësia trupore, zoti Luksozi, zoti Mburrja, zotëria im i vjetër, Epshori, zoti Koprraci, dhe për të gjithë fisnikët tanë të tjerë. Përveç

kësaj, ai ka thënë se sikur të ishte e mundur që të gjithë njerëzit të ishin të një mendjeje me të, asnjë nga këta fisnikë nuk do të gjendej më në këtë qytet. Për më tepër, ai nuk nguroi t'ju shante edhe juve, imzot, që u caktove për të qenë gjykatësi i tij, duke të quajtur maskara të pabesë dhe me shumë shprehje shpifëse të tilla të ngjashme, me çka ka njollosur shumicën e zotërinjve të qytetit tonë.

Kur ky Lajkatar mbaroi tregimin e tij, gjykatësi iu drejtua të pandehurit duke i thënë: «A dëgjove, ti renegat, heretik dhe tradhtar, çfarë dëshmoi ky zotëri i ndershëm kunder teje?»

Besniku: A mund t'i them disa fjalë në lidhje me mbrojtjen time?

Gjykatësi: O i urryer! Ti nuk e meriton të jetosh fare më gjatë, por që të vritesh menjëherë këtu; tani kur të gjithë mund të shohin mirësinë tonë ndaj teje, le të dëgjojmë çfarë ke për të thënë.

Besniku: 1. Në përgjigje të asaj që tha zoti Zilia, dua të them se unë kurrë nuk thashë ndryshe përveç se: ajo qeveri, ligj, zakon, ose popull që është kundër fjalës së Perëndisë, është në kundërshtim të plotë me krishterimin. Në qoftë se kam thënë gjë pa vend lidhur me këtë, më mbushni mendjen për gabimin tim dhe unë jam në gjendje të bëj korrigjimin këtu përpara jush.

2. Sa për zotin Besëtytni dhe akuzën e tij kundër meje, do të them vetëm këtë: se në adhurimin e Perëndisë kërkohet besimi hyjnor; por aty s'mund të ketë besim hyjnor pa zbulimin hyjnor të vullnetit të Perëndisë. Prandaj, çfarëdo që të futet në adhurimin e Perëndisë



e që nuk është në përputhje me zbulimin hyjnor, bëhet patjetër me anë të fesë njerëzore, e cila fe nuk do të sigurojë jetën e përjetshme.

3. Kurse sa i përket asaj që tha Lajkatari (duke iu shmangur shprehjeve sharëse dhe të ngjashme, meqenëse jam duke folur përpara gjykatores,) them se mbreti i këtij qyteti, me gjithë shoqërinë e tij, shërbëtorët e tij, të quajtur prej tij zotërinj, janë shumë më të përshtatshëm për të qenë në ferr, sesa në këtë qytet dhe vend; «prandaj Zoti pastë mëshirë për mua.»

Atëherë gjykatësi i bëri thirrje trupit gjykues (i cili deri atëherë po rrinte gati duke dëgjuar e vështruar): «Zotërinj të jurisë! Ju e shihni këtë njeri, lidhur me të cilin u bë një potere kaq e madhe në këtë qytet: Ju gjithashtu dëgjuat çfarë dëshmuan këta zotërinj të ndershëm kundër tij: Gjithashtu dëgjuat përgjigjen dhe pohimin e tij: Tani mbetet në ndërgjegjen tuaj të vendosni nëse duhet varur ose liruar; por tani mendoj se duhet t'ju udhëzoj për ligjin tonë.

Në ditët e Faraonit të madh, shërbëtor i mbretit tonë, nga frika se mos shumëzoheshin ata të fesë së kundërt dhe bëheshin shumë të fortë për të, u lëshua një dekret me të cilin urdhërohej që të hidheshin në lumë të gjithë fëmijët meshkuj (Dalja 1,22). Një dekret i tillë u lëshua edhe në ditët e Nabukadnecarit të madh, një shërbëtor tjetër i mbretit tonë, që kushdo që nuk do të përkulej para shtatores së artë dhe të adhuronte atë, të hidhej në furrë të zjarrtë (Libri i Danielit 3, 6). Nga Dariu gjithashtu u lëshua një dekret tjetër, që të hidhej në shpellën e luanëve secili që për një kohë do t'i lutej ndonjë perëndie tjetër përveç atij (Libri i Danielit 6,

7). Tani ky rebel i theu në thelb këto rregulla, edhe atë jo vetëm me mendime (gjë që nuk është të durohet), por edhe me fjalë e vepra; prandaj duhet të mos tolerohet.

Dekreti i Faraonit u bë në bazë të hamendjeve, që të shmangte të keqen, sepse ende nuk ishte paraqitur ndonjë krim; por këtu krimi është i dukshëm. Për rastin e dytë dhe të tretë, ju e shihni se ky luftoi kundër fesë sonë; dhe për tradhtinë e lartë të cilën e ka pranuar, meriton të dënohet me vdekje.

Pastaj doli juria; emrat e të cilëve ishin: zoti i Verbëri, zoti Keqdashësi, zoti Shpirtligu, zoti Lakmia, zoti i Fëlliquri, zoti i Rrëmbyeri, zoti Mendjelarti, zoti Armiqësia, zoti Gënjeshtari, zoti Mizori, zoti Mbrapshti dhe zoti i Papajtueshmi; secili prej tyre dha gjykimin e tij personal kundër tij dhe pastaj vendosën njëzëri që ta shpallin fajtor para gjyqit. Dhe i pari nga mesi i tyre, zoti i Verbëri, kryetari i gjykatës, tha: «Unë shoh qartë që ky njeri është një heretik.» Pastaj zoti Keqdashësi tha: «Një njeri të tillë zhdukeni nga faqja e dheut.» «Po, – tha zoti Shpirtligu, – e urrej shumë pamjen e tij.» Pastaj zoti Lakmia tha: «Nuk mund ta duroja kurrë.» «As unë, – tha zoti i Fëlliquri, – sepse ai gjithmonë e kritikonte rrugën time.» «Vareni, vareni,» tha zoti i Rrëmbyeri. «Një shkurre e mërzitshme,» tha zoti Mendjelarti. «Zemra ime po çohet peshë kundër tij,» tha zoti Armiqësia. «Ai është maskara,» tha zoti Gënjeshtari. «Varja është dënim shumë i lehtë për të,» tha zoti Mizori. «Le ta nxjerrim jashtë nga rruga,» tha zoti Mbrapshti. Pastaj zoti i Papajtueshmi tha: «Sikur të ma jepnin edhe tërë botën,



unë nuk do të mund të pajtohesha me të, prandaj pa humbur kohë le ta dënojmë me vdekje. Dhe ashtu bënë; prandaj iu shqiptua dënimi në prezencë dhe u urdhërua që të kthehej atje prej nga e kishin sjellë, dhe atje të ekzekutohej me dënimin më mizor që mund të ketë.

Prandaj ata e nxorën jashtë, për të vepruar me të në bazë të ligjit të tyre; dhe së pari e fshikulluan, pastaj e goditën me shuplaka dhe e shpuan me heshta: pas kësaj e qëlluan me gurë, mandej e prenë me shpata; dhe më në fund e dogjën në shtyllë dhe e bënë hi. I tillë ishte fundi i Besnikut.

*Besnik i guximshëm! Me trimëri veprove në fjalë dhe vepra!*
*Gjyqtari, dëshmitarët dhe juria,*
*Në vend që të fitonin mbi ty, treguan vetëm egërsinë e tyre.*
*Kur ata të vdesin, ti do të jetosh, përgjithmonë.*

Tani pashë se atje prapa grumbullit qëndronte një koçi dhe një çift kuajsh duke pritur Besnikun, i cili (sapo e kishin vrarë kundërshtarët e tij) u ngrit në të, dhe menjëherë u ngrit lart nëpër re me zë trumpetash, nëpër rrugën më të shkurtër për në Qytetin Qiellor. Por i Krishteri bëri pak pushim dhe u dërgua prapa në burg, dhe atje mbeti për një kohë. Por ai që qeveris mbi të gjitha gjërat, duke e pasur në dorën e vet fuqinë e zemërimit të tyre, bëri që i Krishteri t'u shmangej atyre, dhe vazhdoi rrugën e tij. Dhe ndërsa ecte, këndonte duke thënë:

*Mirë shumë, Besnik, ti e dëshmove besnikërinë*
*Ndaj Zotit tënd; me të je i bekuar.*
*Kur të pabesët, me të gjitha kënaqësitë e tyre të kota,*
*Gjëmojnë nën gjendjen e tyre të mjerë në ferr:*
*Këndo, Besnik, këndo, dhe të mbijetojë emri yt;*
*Megjithëse ata të mbytën, ende je i gjallë.*

Tani në ëndërr pashë se i Krishteri nuk shkoi përpara i vetëm; sepse atje ishte një njeri me emrin Shpresëplotë (që ishte bërë i tillë duke parë të Krishterin dhe Besnikun në veprat dhe sjelljet e tyre, në kohën e vuajtjeve të tyre në panair), i cili u bashkua me të dhe duke u vëllazëruar me të, i tha se dëshironte të bëhej bashkudhëtar i tij. Njëri, pra, vdiq duke u bërë dëshmi e së vërtetës, ndërsa tjetri u ngrit nga hiri i tij për të qenë bashkudhëtar me të Krishterin në shtegtimin e tij. Ky Shpresëplotë, pra, i tregoi të Krishterit se atje ishin edhe shumë të tjerë nga ata të panairit që sapo t'u jepej rasti do të ndiqnin shembullin e tij.

Kështu pashë se me të dalë prej panairit, ata e arritën njërin që ishte duke shkuar përpara tyre, që quhej i Kthyer për fitim; kështu ata e pyetën atë: «Zotëri! Prej nga të kemi dhe a jeni duke shkuar larg?» Ai u tregoi se vinte nga Qyteti i Fjalëmirit dhe se ishte duke shkuar për në Qytetin Qiellor (por nuk ua tregoi emrin e tij).

«Nga Fjalëmiri?» pyeti i Krishteri. «A mund të gjendet atje ndonjë gjë e mirë?» (Fjalët e urta 26, 25).

I Kthyeri për fitim: Them se po, (u përgjigj i Kthyeri për fitim).



I Krishteri: Ju lutem zotëri, si mund t'ju quaj?

I Kthyeri për fitim: Unë jam i panjohur për ju dhe ju për mua: Në qoftë se po shkoni po kësaj rruge, do të isha i lumtur për shoqërinë tuaj; por edhe nëse jo, më duhet të mbetem i kënaqur.

I Krishteri: Qyteti i Fjalëmirit!? Kam dëgjuar për të, dhe me sa më kujtohet, thonë se është qytet i pasur.

I Kthyeri për fitim: Po, ju siguroj se i tillë është, dhe unë kam atje shumë të afërm që janë të pasur.

I Krishteri: Ju lutem, më tregoni cilët janë të afërmit tuaj atje, nëse mund të shprehem ashtu?

I Kthyeri për fitim: Pothuajse i gjithë qyteti, por në veçanti zotëria im Rrotullame, zotëria im Oportunisti, zotëria im Fjalëmiri (nga stërgjyshërit e të cilit e mori emrin qyteti). Gjithashtu zoti Njeriu i lëmuar, zoti Dyanshmëria, zoti Gjithçka, dhe famulltari i rrethit tonë, zoti Dygjuhësi, që është vëlla nga babai i nënës sime. Dhe, t'u them të vërtetën, unë u bëra zotëri i rangut të lartë, megjithëse stërgjyshi im ishte një lundrues i thjeshtë, që shikonte në një anë, ndërsa lundronte në një anë tjetër, dhe pjesën më të madhe të pasurisë sime edhe unë e fitova me të njëjtin profesion.

I Krishteri: A jeni i martuar?

I Kthyeri për fitim: Po, edhe bashkëshortja ime është një grua shumë e virtytshme, bijë e një gruaje shumë të virtytshme; ajo është mbesë e zonjës sime, Shtiracakes, prandaj rrjedh nga një familje shumë e nderuar, dhe ka arritur një edukim të atillë, saqë di se si të sillet ndaj çdokujt, madje edhe me mbretër dhe fshatarë. Është e vërtetë, ne ndryshojmë disi në fe nga

ata të llojit të përpiktë, por vetëm në dy çështje të vogla: Së pari, ne nuk luftuam kurrë kundër erës dhe valëve. Së dyti, ne jemi gjithmonë më së shumti të zellshëm kur feja shkon me këpucë të argjendta; ne dëshirojmë shumë të ecim me të në rrugë, nëse shkëlqen dielli dhe njerëzit e duartrokasin atë.

Atëherë i Krishteri u shmang pakëz dhe iu afrua bashkudhëtarit të tij, Shpresëplotit, dhe i tha: «Tani po më bie ndërmend që ky njeri është I Kthyeri për fitim nga Fjalëmiri; dhe në qoftë se është ai, atëherë në shoqërinë tonë do të kemi njërin prej maskarenjve më të mëdhenj të këtyre anëve.» Atëherë Shpresëploti tha: «Pyete, mendoj se nuk duhet të turpërohet nga emri i vet.» Kështu i Krishteri iu afrua përsëri dhe i tha: «Zotëri, ju po flisni sikur të dini diçka më shumë, sesa di e gjithë bota; dhe, nëse nuk gabohem, mendoj se ju njoh mjaft mirë: A nuk është emri juaj zoti i Kthyeri për fitim nga Fjalëmiri?»

I Kthyeri për fitim: Ai nuk është emri im, por në të vërtetë është një nofkë që m'u dha nga një njeri që nuk mund të më duronte, ndërsa unë duhet të jem i kënaqur ta bart atë si një sharje, ashtu siç i kanë bartur njerëzit e tjerë të mirë përpara meje.

I Krishteri: Po a nuk ju dhatë ju shkak ndonjëherë atyre njerëzve që t'ju thërrasin me këtë emër?

I Kthyeri për fitim: Kurrë! Kurrë! Më e keqja që kam bërë ndonjëherë për t'ju dhënë shkas që të më japin këtë emër, është ajo që unë gjithmonë kisha fat që në gjykimin tim të nxirrja përfundime që i përshtateshin vendit dhe kohës për gjithçka, dhe për mua ishte rastësi



që kalova andej; por nëse gjërat e tilla janë fati im, unë i marr për bekim; por nuk lejoj që për këtë shkak keqdashësit të më ngarkojnë me të shara.

I Krishteri: Në të vërtetë e mora me mend se ishe njeriu për të cilin kisha dëgjuar; dhe, t'u them atë që mendoj, ky emër ju ka hije shumë më tepër sesa ju dëshironi që ne të mendojmë të kundërtën.

I Kthyeri për fitim: Në rregull, nëse doni të më merrni për të tillë, unë s'kam çfarë t'ju them. Në qoftë se më lejoni t'ju shoqëroj ende, do të keni një shoqërues të ndershëm.

I Krishteri: Në qoftë se dëshironi të vini me ne, duhet të kaloni kundër erës dhe valëve; gjë e cila, me sa po shoh, është në kundërshtim me mendimin tuaj. Gjithashtu duhet ta pranoni fenë në leckat e saj njëlloj sikur edhe në këpucët e saj të argjendta; dhe të qëndroni pranë saj kur është në hekura, ashtu sikur edhe kur është duke ecur rrugës shoqëruar nga duartrokitjet.

I Kthyeri për fitim: Ju nuk duhet të vëni kushte, as të bëheni zotërues të besimit tim; më leni në lirinë time dhe më lejoni të vij me ju.

I Krishteri: Asnjë hap më tutje, përderisa të mos pranoni të bëni atë që ju parashtrova, ashtu si ne.

Atëherë i Kthyeri për fitim tha: «Unë nuk do t'i braktis kurrë parimet e mia të vjetra, përderisa ato janë të padëmshme dhe fitimprurëse. Në qoftë se s'mund të vij me ju, duhet të bëj ashtu siç bëra para se të më takonit, madje edhe në qoftë se më duhet të vazhdoj

vetëm, derisa të më takojë ndonjeri që do të jetë i kënaqur me shoqërinë time.

Tani pashë në ëndrrën time se i Krishteri dhe Shpresëploti e braktisën atë dhe mbanin distancë përpara tij; por njëri nga ata duke shikuar prapa, vuri re tre veta që po e shoqëronin zotin i Kthyeri për fitim, dhe ja, ndërsa ata po afroheshin me të, u tha një lamtumirë me një zë shumë të ulët; ata gjithashtu i bënë një nderim. Emrat e tyre ishin: zoti Kapësi pas botës, zoti Lakmia për para dhe Grumbullim i të gjithave; njerëz këta me të cilët zoti i Kthyeri për fitim ishte njohur më parë; sepse në fëmijëri ishin shokë shkolle dhe të edukuar nga njëfarë zoti Shtrënguesi, mësues në Lakmia për fitim, kryeqytet i rrethit të Lakmisë, në veri. Ky mësues u mësoi atyre zanatin e marrjes, qoftë me dhunë, mashtrimin, lajkatimin, gënjeshtrimin, ose futjen në fe sa për sy e faqe; dhe këta katër zotërinj i kanë dalë në krye me sukses pjesës më të madhe të zanatit të mësuesit të tyre, kështu që secili prej tyre mund të hapë një shkollë të tillë më vete.

Atëherë, pasi e përshëndetën njëri-tjetrin, siç thashë, zoti Adhuruesi i parave i tha zotit i Kthyeri për fitim: «Cilët janë ata para nesh?» Sepse tani shiheshin i Krishteri dhe Shpresëploti.

I Kthyeri për fitim: Ata janë një çift bashkatdhetarësh të largët, që sipas traditës së tyre, po shkojnë në shtegtim.

Lakmia për para: Medet! Përse nuk na presin, ndoshta do të kishim shoqëri të mirë me ta? Sepse ata, ne dhe ju, zotëri, shpresoj se të gjithë jemi duke shkuar në shtegtim.



I Kthyeri për fitim: Ne jemi me të vërtetë të tillë; por ata njerëz përpara nesh janë aq të ashpër dhe i duan aq shumë idetë e tyre, ndërsa i respektojnë shumë pak mendimet e të tjerëve, saqë sado që besimtar të jetë njeriu, por në qoftë se ai nuk pajtohet në gjithçka me ta, e përjashtojnë menjëherë nga shoqëria e tyre.

Zoti Grumbullimi i të gjithave: Keq; por ne lexojmë për disa që janë «tepër të drejtë,» dhe njerëzit e tillë i nxit egërsia e tyre t'i gjykojnë dhe dënojnë të gjithë përveç vetes së tyre; por ju lutem cilat dhe sa janë gjërat që ju bëjnë të ndryshoni prej tyre?

I Kthyeri për fitim: Sepse ata, me kokëfortësinë e tyre, pohojnë se është detyrë e tyre të sulen në rrugën e tyre në çdo lloj kohe, ndërsa unë jam që të pres për erë dhe valë (për kohë të mirë). Ata janë për të rrezikuar çdo gjë për Perëndinë më kot, kurse unë jam për të marrë të gjitha përfitimet për të siguruar jetën dhe pasurinë time. Ata janë për të qëndruar në idetë e tyre edhe sikur të gjithë të tjerët të jenë kundër tyre; unë jam për fenë aq sa e pranojnë koha dhe siguria ime. Ata janë për fenë edhe kur ajo është në lecka dhe e përbuzur, kurse unë jam për të, kur shkëlqen në këpucët e saj të arta dhe kur duartrokitet.

Zoti Kapësi pas botës: Po, o zoti i Kthyer për fitim, qëndro aty ku je; sepse, për mendimin tim, një njeri që ka lirinë të mbajë atë që ka dhe bëhet aq i marrë saqë e humb atë, s'mund ta quaj ndryshe veçse një budalla. Të jemi të mençur si gjarpërinjtë; më së miri është të kthehet bari kur ndriçon dielli; e sheh si pushon bleta tërë dimrin dhe vihet në lëvizje vetëm kur mund të ketë fitim me kënaqësi. Perëndia dërgon

nganjëherë shi, nganjëherë mot me diell. Në qoftë se ata janë aq budallenj, saqë të shkojnë nëpër shi, atëherë ne le të jemi të përmbajtur dhe të marrim me vete gjithmonë motin e mirë. Për sa më përket mua, e dua më shumë atë fe, e cila qëndron me sigurinë e Perëndisë për bekimin tonë të mirë; sepse me të drejtë çdo njeri i arsyeshëm mund të mendojë se gjërat e mira të kësaj bote që i krijoi Perëndia, i krijoi që ne t'i gëzojmë ato për hir të tij. Abrahami dhe Solomoni u pasuaruan me fenë e tyre. Ndërsa Ijovi thotë se njeriu i mirë do të mbledhë ar si pluhur. Prandaj ai (Perëndia) nuk mund të jetë si ata njerëz përpara nesh, në qoftë se ata janë ashtu siç i përshkrove.

Zoti Grumbullimi i të gjithave: Mendoj se të gjithë pajtohemi me këtë çështje, prandaj nuk ka nevojë të diskutojmë më tepër për këtë.

Zoti Lakmia për para: Jo, vërtet nuk ka nevojë të diskutojmë më shumë për këtë çështje; sepse ai që nuk beson as në Shkrimin e shenjtë, as në arsye (dhe ju e shihni se ne i kemi këto të dyja në anën tonë), as nuk e njeh lirinë e vet, as kujdeset për sigurinë e vet.

Zoti i Kthyeri për fitim: Siç e shihni, të dashur vëllezër, ne të gjithë po shkojmë në shtegtim, dhe për shmangien tonë më të mirë nga gjërat që janë të këqija, më lejoni të shtroj para jush këtë pyetje:

Merrni me mend një njeri, një meshtar, ose një tregtar që do të ketë një përparësi përpara tij për të marrë bekimet e mira të kësaj jete, tashmë ashtu që në asnjë mënyrë nuk mund të arrijë tek ato, veçse duke u treguar, sa për sy e faqe, si shumë i zellshëm në disa



çështje të fesë, për çka më parë as që donte të dinte gjë fare: a nuk do ta përdorë ai këtë mënyrë për të përmbushur qëllimin e tij, dhe tashmë të bëhet njeri i ndershëm?

Zoti Lakmia për para: Unë e kuptoj shumë mirë domethënien e pyetjes sate; dhe, me lejen e këtyre zotërinjëve, do të përpiqem të të jap një përgjigje: dhe, së pari, do të përgjigjem në atë që i përket vetë meshtarit. Merrni me mend një meshtar të ndershëm, zotërues të një fitimi të vogël, por që ka ndërmend një fitim të madh, më të trashë dhe më të mbushur; ai tani ka gjithashtu një mundësi për të arritur atë, por duke qenë më punëtor, duke predikuar më rrjedhshëm dhe më me zell, dhe meqenëse atë e kërkon kalitja e njerëzve, duke i ndryshuar disa nga parimet e tij; nga ana ime, unë nuk shoh shkak që njeriu të mos e bëjë këtë; (me kusht që ai të ketë thirrje për këtë) po, dhe përveç kësaj edhe shumë të tjera dhe ende të jetë një njeri i ndershëm. Pse jo?

1. Dëshira e tij për një fitim më të madh është gjë e ligjshme, (kjo nuk mund të hidhet poshtë) përderisa kjo të shtrohet para tij (Perëndisë) me mirësi; kështu që pastaj ai mund ta marrë atë nëse mundet, duke mos pyetur për hir të ndërgjegjes.

2. Përveç kësaj, dëshira e tij pas atij fitimi e bën atë më punëtor, predikues më të zellshëm dhe kështu e bën atë njeri më të mirë; po, e bën atë t'i përmirësojë ligjëratat e tij, e kjo është sipas vullnetit të Perëndisë.

3. Tani duke vepruar në përputhje me kërkesën e njerëzve të tij, duke i ndryshuar disa nga parimet e tij,

për t'u shërbyer njerëzve, vërteton 1. që ai është mohues i vetvetes në përmbajtje; 2. me sjellje të ëmbla dhe tërheqëse; 3. dhe aq më i përshtatshëm për funksionin e meshtarit.

4. Prandaj vij tek përfundimi se një meshtar që ndërron një të vogël për një të madhe nuk duhet për këtë të gjykohet si lakmitar; por më mirë, derisa duke vepruar kështu i përmirëson ligjëratat e tij dhe me këtë industrinë, të llogaritet si një njeri që zbaton thirrjen e Perëndisë dhe që shfrytëzon mundësinë për të bërë mirë.

Dhe tani të kalojmë në pjesën e dytë të pyetjes, që ka të bëjë me tregtarin që ju e përmendët. Të marrim me mend një njeri të tillë që s'ka gjë tjetër në botë përveç një pune të varfër, por që duke u bërë fetar e përmirëson pazarin e tij; ndoshta duke u martuar me një grua të pasur ose duke pasur më shumë blerës të pasur. Për mendimin tim, unë nuk shoh ndonjë arsye që të mos veprohet kështu. Përse jo?

1. Të bëhesh fetar është mirësi, pa marrë parasysh se në çfarë mënyre bëhesh i tillë.

2. As nuk është punë e paligjshme të marr një grua të pasur ose më shumë blerës në shitoren time.

3. Përveç kësaj, njeriu që i fiton këto duke u bërë fetar, merr atë që është e mirë nga ata që janë të mirë, duke u bërë edhe vetë i mirë; prandaj këtu është gruaja e mirë, blerësit e mirë, fitimi i mirë, dhe të gjitha këto duke u bërë fetar, gjë që është mirë. Prandaj, të bëhesh fetar për t'i marrë të gjitha këto është qëllim i mirë dhe fitimprurës.



Kjo përgjigje e zotit Lakmia për para që iu dha pyetjes së zotit i Kthyeri për fitim, u duartrokit zëshëm nga të gjithë ata; pra, erdhën deri tek përfundimi se ajo në tërësi ishte me përmbajtje të shëndoshë dhe dobiprurëse. Dhe meqenëse, siç menduan ata, askush nuk ishte në gjendje të kundërshtonte atë, dhe meqenëse i Krishteri dhe Shpresëploti ishin afër dhe mund të dëgjonin, ata u pajtuan njëzëri që t'i sulmonin me pyetje sapo t'i arrinin; edhe atë sa më parë, sepse ata e kishin kundërshtuar më parë zotin i Kthyeri për fitim. Kështu ata u thirrën atyre, dhe ata u ndalën dhe pritën derisa këta arritën tek ta; por ndërsa po ecnin vendosën që jo zoti i Kthyeri për fitim, por i moshuari zoti Kapësi pas botës t'ua shtroj pyetjen atyre, sepse, siç menduan ata, pyetja e tyre nuk do të ishte aq e zjarrtë siç ishte ajo që u ndez midis zotit i Kthyeri për fitim dhe atyre, në ndarjen e tyre pak më parë.

Kështu ata arritën tek njëri-tjetri, dhe pas një përshëndetjeje të shkurtër, zoti Kapësi pas botës ua shtroi pyetjen të Krishterit dhe shoqëruesit të tij, dhe iu lut t'i përgjigjeshin nëse ishin në gjendje.

Atëherë i Krishteri u përgjigj: – Madje edhe foshnja në fe mund t'u përgjigjet dhjetë mijë pyetjeve të tilla. Sepse në qoftë se është gjë e paligjshme të ndjekësh Krishtin për bukë, siç lexojmë në Ungjillin sipas Gjonit 6, 26, sa më e neveritshme do të ishte në qoftë se do të bënim prej tij dhe fesë një vegël tregu që të fitojmë dhe të gëzojmë botën? Ne nuk dimë që dikush tjetër ka mendime të tilla, përveç paganëve, hipokritëve, djajve dhe magjistarëve.

1. Paganët; sepse kur Hamori dhe Shehemi ua vunë syrin vajzave dhe kafshëve të Jakobit, dhe panë se nuk kishte mundësi tjetër se si të vinin deri tek ato përveç duke u bërë synet, u thanë shokëve të tyre: «Në qoftë se secili nga meshkujt tanë bëhet synet, sikurse janë rrethprerë edhe ata, a nuk do të na takojnë e gjithë bagëtia dhe pasuria e tyre?» Vajzat dhe bagëtia e tyre ishin ajo që ata synonin të fitonin, dhe fenë e tyre e përdorën si mjet për të ardhur deri tek ato. Lexoje tërë tregimin, Libri i Zanafillës kapitulli 34, rreshtat 20-24.

2. Edhe farisenjtë hipokritë kishin të njëjtën fe. Lutjet e gjata ishin preteksti i tyre; por synimi i tyre ishte marrja e shtëpive të vejushave, dhe mallkimi i madh nga Perëndia ishte dënimi i tyre (Ungjilli sipas Lukës 20, 46-47).

3. Judë djalli ishte gjithashtu nga kjo fe; ai ishte fetar për kuletën e parave, sepse ishte i pushtuar nga dëshira që të shihte se ç'kishte brenda. Por ai humbi, doli nga rruga e drejtë dhe u bë bir i shkatërrimit të plotë.

4. Simoni magjistar ishte gjithashtu i së njëjtës fe; sepse ai dëshironte të merrte Shpirtin e shenjtë, që të mund të fitonte të holla me të. Dënimi i tij nga goja e Pjetrit ishte sipas Veprave të Apostujve kapitulli 8, rreshtat 19-22.

5. As që dyshoj se ai që e pranon fenë për botën, për të edhe do ta japë; sepse me po aq siguri sa Juda e synoi botën duke u bërë fetar, me po aq siguri e shiti fenë dhe zotërinë e tij (për pasuri). Prandaj të përgjigjem pozitivisht, siç shoh se keni bërë ju, dhe një përgjigje të tillë ta pranoj si të mirëfilltë, do të thoshte



paganizëm, hipokrizi dhe djallëzi; ju do të shpërbleheni sipas veprave tuaja. Atëherë ata mbetën duke shikuar njëri-tjetrin, por nuk kishin me çfarë t'i përgjigjeshin të Krishterit. Shpresëploti gjithashtu e miratoi përmbajtjen e përgjigjes së të Krishterit, kështu që midis tyre mbretëroi një heshtje e plotë. Zotit i Kthyeri për fitim dhe shokëve të tyre gjithashtu filluan t'u merreshin këmbët dhe filluan të ngelnin prapa, kështu që i Krishteri dhe Shpresëploti të mund t'i kapërcenin ata. Atëherë i Krishteri i tha shokut të tij: «Në qoftë se këta njerëz nuk mund të qëndrojnë përpara gjyqit të njerëzve, çfarë do të bëjnë përpara gjyqit të Perëndisë? Dhe në qoftë se janë memecë kur kanë të bëjnë me enë prej argjile, çfarë do të bëjnë kur të qortohen ashpër me flakën e zjarrit gëlltitës?»

Atëherë i Krishteri dhe Shpresëploti i tejkaluan ata përsëri dhe ecën derisa arritën në një rrafshinë të butë, të quajtur E Lehtë, nëpër të cilën ecnin me shumë kënaqësi; por ajo rrafshinë ishte e ngushtë, kështu që e kaluan shumë shpejt. Tani në anën e mëtejshme të asaj rrafshine ishte një kodër e quajtur Përfitim, dhe në atë kodër një minierë argjendi. Disa prej atyre që shkuan më parë asaj rruge, për shkak të shkëlqimit të saj, u kthyen mënjanë për të shikuar; por kur po afroheshin buzë pusit të minierës, meqenëse ishte e rreme, toka u shemb, dhe ata u mbytën. Disa u plagosën dhe nuk mundën më ta marrin veten deri në ditën e vdekjes.

Pastaj pashë në ëndërr, që pak përmbi rrugë, pranë minierës së argjendit, qëndronte Dema (si një zotëri),

për të thirrur udhëtarët që të vinin e të shikonin; i cili i tha të Krishterit dhe shokëve të tij: «Hej! Afrohuni këndej, se do t'ju tregoj një gjë.»

I Krishteri: Çfarë është ajo gjë me kaq rëndësi, sa të na largojë nga rruga?

Dema: Këtu është një minierë argjendi dhe disa veta duke gërmuar në të për thesar; në qoftë se dëshironi të vini, me pak mundim mund të siguroni pasuri të madhe për vete.

Shpresëploti: Atëherë të shkojmë e të shohim.

I Krishteri: Unë kurrë jo. Kam dëgjuar prej kohësh për këtë vend dhe se sa njerëz janë mbytur në të; dhe përveç kësaj, ai thesar është grackë për ata që e synojnë; meqenëse ajo i pengon në shtegtimin e tyre.

Atëherë i Krishteri i thirri Demës, duke i thënë: «A nuk është ai vend i rrezikshëm? A nuk i ka penguar shumë veta në shtegtimin e tyre?»

Dema: Nuk është aq i rrezikshëm, veçse për ata që janë të pakujdesshëm; – por ndërsa fliste filloi të skuqej.

Atëherë i Krishteri i tha Shpresëplotit: «Të mos largohemi as për një hap, por të vazhdojmë në rrugën tonë.»

Shpresëploti: Unë ju siguroj se, kur të arrijë i Kthyeri për fitim, në qoftë se i bëhet e njëjta ftesë si neve, ai do të kthehet atje për ta parë.

I Krishteri: S'ka dyshim për këtë, sepse parimet e tij e çojnë asaj rruge dhe atje do të vdesë qind për qind.

Atëherë Dema i ftoi përsëri, duke u thënë: «Po a s'do të vini lart e të shihni?



I Krishteri iu përgjigj prerazi, duke i thënë: «Dema, ti je armiku i rrugëve të drejta të Zotit të kësaj rruge, dhe tashmë je dënuar për shmangien tënde, nga gjykatësi i madhërisë së tij (2. Timoteut 4, 10): përse përpiqesh të na sjellësh para të njëjtit dënim? Përveç kësaj, sikur edhe vetëm pak të largohemi nga rruga, Zoti ynë, mbreti, sigurisht do të dëgjojë për këtë, prandaj do të na turpërojë atje ku ne duam të qëndrojmë me guxim para Tij.»

Dema thirri përsëri dhe tha se ai ishte gjithashtu njëri nga vëllezërit e tyre dhe se në qoftë se do të prisnin pak, edhe ai do të shkonte me ta.

Atëherë i Krishteri tha: «Si quheni? A nuk quheni ashtu siç ju thirra unë?»

Dema: Po, emri im është Demë; unë jam bir i Abrahamit.

I Krishteri: «Të njoh; Gehazi ishte stërgjyshi, kurse Juda babai yt, dhe ti vazhdove në gjurmët e tyre; ajo që përdor ti, nuk është gjë tjetër veçse një mashtrim djallëzor. Babai yt u var për tradhti, as ti nuk meriton shpërblim më të mirë (2. e Mbretërve 5, 20-27; Mateu 26, 14-15; 27, 8-15). Të jesh i sigurt se kur të arrijmë te mbreti, do t'ia bëjmë të njohura sjelljet e tua.» Pastaj vazhduan rrugën e tyre.

Ndërkohë, i Kthyeri për fitim dhe shokët e tyre u dukën përsëri tek po vinin, dhe sapo e panë, u afruan te Dema. Tani, a ranë në pus të minierës duke shikuar skaj saj, apo shkuan poshtë për të gërmuar, a u ngulfatën nga gazrat helmuese që ngriheshin, për këtë nuk jam i sigurtë; por këtë e vura re, që ata nuk u panë

më kurrë përsëri në rrugë. Atëherë i Krishteri këndoi kështu:

*I Kthyeri për fitim dhe Dema i argjendtë janë të një mendjeje;*
*Njëri thërret, tjetri vrapon,*
*Që të mund të jetë pjesëtar në thesarin e tij,*
*Kështu që këta të dy janë pushtuar nga kjo botë,*
*Dhe nuk shkojnë më tutje.*

Tani pashë se sapo kaluan në anën tjetër të rrafshinës, shtegtarët arritën te një vend ku gjendej një përmendore, pranë rrugës, e cila i bëri të shqetësoheshin, sepse forma e saj ishte e panjohur për ta; sepse u dukej sikur një grua të ishte shndërruar në trajtë shtylle. Prandaj mbetën duke shikuar pa pushim, por për një kohë nuk dinin se çfarë të bënin. Më në fund, Shpresëploti vuri re një mbishkrim mbi kokën e saj, një shkrim të pazakonshëm; por meqë vetë ishte i pashkollë, thirri të Krishterin (sepse ky ishte i shkolluar) për të parë nëse mund të nxirrte domethënien e tij; kështu që ai erdhi, dhe duke lidhur shkronjat së bashku, gjeti se shkrimi thoshte kështu: «Kujtojeni gruan e Lotit.» (Luka 17, 32). Kështu ia lexoi shokut të tij. Pastaj të dy erdhën në përfundimin se ajo ishte shtylla e kripës në të cilën u shndërrua gruaja e Lotit, për shkak se kishte shikuar prapa me zemër lakmitare, sepse ishte duke u larguar nga Sodomi për arsye sigurie (Zanafilla 19, 26). Kjo pamje e befasishme dhe e çuditshme, u dha atyre shkak për këtë bashkëbisedim.



I Krishteri: Ah, vëllai im! Kjo është një pamje në kohën e duhur për ne; kjo erdhi në kohën e përshtatshme për ne, pas ftesës që Dema na e bëri për t'u ngjitur lart për të parë kodrën e Përfitimit; dhe nëse do të ishim ngjitur lart, ashtu siç dëshironte ai, dhe ashtu siç ishe ti i prirur për të bërë, (vëllai im), ne, me sa di unë, do të ishim bërë si kjo grua, një pamje për ata që do të vijnë pas, si shembull.

Shpresëploti: Më vjen shumë keq që isha aq budalla, dhe habitem se si nuk jam tani si gruaja e Lotit; sepse cili është dallimi midis mëkatit të saj dhe timit? Ajo vetëm shikoi pas, kurse unë doja të shkoja e të shihja; qoftë lavdëruar hiri i Zotit, dhe qofsha i turpëruar në qoftë se më bie më ndonjëherë ndërmend një gjë e tillë.

I Krishteri: Të mbajmë mend mirë çfarë pamë këtu, që të na shërbejë si ndihmë për të ardhmen. Kjo grua i shpëtoi një gjyqi, sepse ajo nuk ra me shkatërrimin e Sodomës; por tani u shkatërrua nga një tjetër; siç e shohim, ajo është shndërruar në një shtyllë kripe.

Shpresëploti: E vërtetë; ajo mund të jetë paralajmërim dhe shembull për ne; paralajmërim që ne duhet t'i shmangemi mëkatit të saj; ose dëshmi se çfarë dënimi e pret atë që nuk e përfill këtë paralajmërim. Kështu edhe Korahu, Datani dhe Avirami, me dyqind e pesëdhjetë vetat që mbaruan në mëkatin e tyre, u bënë gjithashtu dëshmi ose shembull të cilit duhet t'i kushtohet kujdes (Libri i Regjistrimeve 26, 9-10). Por mbi të gjitha, dëshiroj të di një gjë: si Dema dhe shoku i tij mund të qëndrojnë me aq besim atje për të parë atë thesar, për të cilin kjo grua, vetëm pse shikoi prapa, (sepse nuk lexojmë se ajo u largua nga rruga për ndonjë

hap), u shndërrua në shtyllë kripe; posaçërisht tani, kur dënimi që e arriti atë e bëri që ajo të jetë shembull, brenda horizontit të tyre: sepse ata nuk duhej të bënin asgjë që ta shihnin, por vetëm të ngritnin shikimin lart.

I Krishteri: Është një gjë vërtet për t'u çuditur, që vërteton se zemra e tyre është bërë e pashpresë në këtë rast; dhe nuk di se me kë mund t'i krahasoj më mirë, sesa me ata që vjedhin xhepat e të tjerëve në praninë e gjyqtarit ose me ata që ua presin çantat spektatorëve nën trekëmbësh. Për njerëzit e Sodomit thuhet se «ishin jashtëzakonisht mëkatarë,» sepse ishin mëkatarë përpara Zotit, i cili i kishte në vështrim, pavarësisht se ai kishte treguar mirësi ndaj tyre; sepse më parë toka e Edomit ishte si kopshti i Edenit (Zanafilla 13, 10-13). Pikërisht kjo ia nxiti zemërimin aq shumë, saqë fatkeqësinë e tyre e bëri të rëndë siç mund ta bëjë vetëm flaka e Zotit e dërguar nga qielli. Prandaj është shumë e lehtë të pohojmë se të tillët, madje edhe siç janë këta, që do të mëkatojnë përpara tij, edhe atë megjithë shembujt e tillë, që janë vendosur parreshtur përpara tyre për t'i paralajmëruar për atë që është në kundërshtim me vullnetin e tij, duhet të jenë pjesëmarrës në dënimet më të rënda.

Shpresëploti: Nuk ka dyshim se ke thënë të vërtetën; por çfarë mirësie që as ti, as, posaçërisht, unë nuk u bëmë një shembull i ngjashëm! Ky rast na shërben për të falënderuar Perëndinë, për të pasur frikë përpara tij, dhe që gjithmonë ta kujtojmë gruan e Lotit.

Pastaj pashë se duke ecur rrugës së tyre arritën te një lumë i këndshëm, të cilin mbreti David e quajti «Lumi i



Perëndisë,» ndërsa Gjoni «Lumi i ujit jetëdhënës.» (Psalmi 65, 9; Apokalipsi 22, 1). Tani rruga e tyre kalonte buzë shtratit të këtij lumi. Prandaj i Krishteri dhe shoku i tij ecën me shumë kënaqësi; ata pinë gjithashtu ujë nga ky lumë, i cili ishte i këndshëm dhe gjallërues për shpirtrat e tyre të lodhur. Përveç kësaj, në anën tjetër buzë shtratit të lumit, ishin «pemët e gjelbra,» të cilat japin çdo lloj fruti; ndërsa gjethet e tyre janë të mira për mjekësi. Edhe me frutat e këtyre pemëve kënaqeshin shumë; ndërsa gjethet i hanin për t'iu shmangur ndonjë të velure dhe sëmundjeje që u ndodhin atyre që u nxehet gjaku duke ecur. Në të dy anët e lumit shtrihej një livadh, i zbukuruar për bukuri me zambakë; dhe ishte i gjelbër gjatë gjithë vitit. Ata u shtrinë në këtë livadh dhe fjetën; sepse këtu mund të flenin pa frikë (Psalmi 23, 2; Jeshaja 14, 30). Kur u zgjuan nga gjumi, mblodhën përsëri fruta nga pemët dhe pinë ujë nga lumi, dhe përsëri u shtrinë të flinin. Kështu bënë për disa ditë dhe netë. Pas kësaj kënduan kështu:

*Shikoni, se si rrjedhin këta përrenj të kristaltë*
*(Për të ngushëlluar shtegtarët) përgjatë rrugës.*
*Livadhet e gjelbërta dhe përveç kësaj era kundërmuese,*
*Japin atmosferë freskuese për ta:*
*Dhe ai që mund ta kuptojë*
*Çfarë fruta të këndshme, po edhe gjethe, këto pemë japin,*
*Do t'i shiste menjëherë të gjitha,*
*Që të mund ta blejë këtë fushë.*

Kur ishin të gatshëm për të vazhduar, (sepse ata ende nuk kishin mbaruar udhëtimin e tyre), hëngrën dhe pinë dhe u nisën.

Tani pashë në ëndërr se ata nuk kishin udhëtuar shumë, kurse lumi dhe rruga u ndanë për një kohë, për çka u mërzitën mjaft, por nuk guxuan të largoheshin nga rruga. Tani rruga nga lumi ishte e vështirë, dhe si pasojë e udhëtimit u dhimbnin këmbët. «Për shkak të rrugës, shpirti i shtegtarëve u shkurajua shumë.» (Libri i Regjistrimeve 21, 40). Për këtë arsye, sa më përpara shkonin, aq më shumë dëshironin një rrugë më të mirë. Tani pak para tyre, në anën e majtë të rrugës ishte një livadh, dhe një kapërcyell për të hyrë në të. Ky livadh quhet Livadhi i Shtegut Anësor. Atëherë i Krishteri i tha shokut të tij: «Në qoftë se ky livadh shtrihet përgjatë rrugës sonë, atëherë le të kalojmë në të.» Atëherë shkoi tek kapërcyelli për të shikuar, dhe vuri re një shteg përgjatë rrugës në anën tjetër të gardhit. «Ashtu siç dëshiroja, – tha i Krishteri, – këndej është më e lehtë për të ecur; eja, o Shpresëplotë bujar, e të kalojmë andej.»

Shpresëploti: Po çfarë do të bëjmë në qoftë se ky shteg na shpie jashtë rrugës?

I Krishteri: E pamundur. Shih, a nuk shtrihet përgjatë rrugës?

Kështu, duke u bindur nga shoku i tij, Shpresëploti shkoi pas tij mbi kapërcyell. Kur kaluan dhe hynë në shteg, e gjetën atë si shumë të lehtë për këmbët e tyre. Dhe ndërkohë, duke shikuar përpara, panë një njeri duke ecur ashtu siç bënin ata, (dhe emri i tij ishte Mirëbesimi i kotë), kështu që e thirrën dhe e pyetën se ku çonte ajo rrugë. Ai u përgjigj: «Në portën qiellore.» E sheh, a s'të thashë kështu?» i tha i Krishteri



Shpresëplotit. «Ndoshta tani e ke të qartë se jemi në rrugë të drejtë.» Kështu këta e ndiqnin pas Mirëbesimin e kotë, ndërsa ai shkonte përpara tyre. Por, shih, erdhi nata dhe u errësua shumë; kështu që ata që shkonin pas e humbën nga shikimi atë që shkonte përpara. Prandaj, ai që shkoi përpara (me emrin Mirëbesimi i plotë), duke mos parë rrugën përpara tij, ra në një gropë të thellë, e cila ishte hapur nga mbreti i këtyre vendeve me qëllim të posaçëm që t'i kapte budallenjtë e mirëbesimit të kotë, dhe me rënien e tij u thye copa-copa (Jeshaja 9, 16).

Atëherë i Krishteri dhe Shpresëploti e dëgjuan kur ra. Prandaj thirrën që të kuptonin se çfarë po ndodhte në të vërtetë, mirëpo askush nuk u përgjigj, por vetëm dëgjuan një rënkim. Atëherë pyeti Shpresëploti: «Ku jemi tani?» Por shoku i tij ishte i heshtur, si mosbesimtar që e ka nxjerrë nga rruga. Tani filloi të binte edhe shi, të bubullonte dhe të vetëtinte në mënyrë të tmerrshme; dhe uji u ngrit pa masë.

Atëherë Shpresëploti rënkonte më vete duke thënë: «Ah, sikur të qëndroja në rrugën time!»

I Krishteri: Kush do të mund të mendonte që ky shteg do të na nxirrte jashtë nga rruga?

Shpresëploti: Unë kisha frikë që në fillim, prandaj të bëra atë paralajmërim të kujdesshëm. Do të flisja më qartë, por meqë je më i vjetër, kisha respekt.

I Krishteri: Mos u ofendo, o vëllai im i mirë. Mua më vjen shumë keq që të nxorra jashtë nga rruga dhe që të solla në një rrezik kaq të pashmangshëm. Të lutem,

o vëllai im, më fal. Unë nuk e bëra këtë me qëllim të keq.

Shpresëploti: Qetësohu, o vëllai im, se të të fal; dhe gjithashtu besoj që kjo do të jetë për të mirën tonë.

I Krishteri: Jam shumë i gëzuar që kam me vete një vëlla kaq të mëshirshëm. Ne nuk duhet të qëndrojmë këtu; të provojmë që të kthehemi prapa.

Shpresëploti: Por, vëllai im i mirë, më lë mua të shkoj përpara.

I Krishteri: Jo, të lutem, në qoftë se më lë mua të shkoj i pari, në mënyrë që në qoftë se ka ndonjë rrezik, unë të ndesh i pari në të, sepse unë isha shkaktar që u larguam nga rruga.

Shpresëploti: Jo, ti nuk duhet të shkosh i pari. Sepse duke qenë e shqetësuar mendja jote, mund të të shpjerë përsëri jashtë nga rruga. Atëherë për inkurajimin e tyre, e dëgjuan zërin e njërit, që thoshte: «Lërini zemrat tuaja të jenë mbi rrugën kryesore; bile rrugës nëpër të cilën kaluat njëherë, kthehuni prapa.» (Jirmija 31, 21). Por tani ujërat ishin ngritur tepër shumë, si pasojë e së cilës rruga e kthimit ishte bërë shumë e rrezikshme. (Atëherë thashë më vete se është më lehtë të dilet jashtë nga rruga kur të jemi në të, sesa të hyhet në të kur jemi jashtë.) Megjithatë, ata morën guximin të ktheheshin prapa. Por ishte aq errësirë dhe përmbytja ishte aq e madhe, saqë në kthimin e tyre desh u mbytën nëntë apo dhjetë herë.

Por, megjithë shkathtësisë që kishin, atë natë nuk mundën të arrinin përsëri tek kapërcyelli. Shih më në fund, arritën nën një strehë të vogël dhe aty u ulën



derisa të zbardhte dita. Por duke qenë të lodhur, i zuri gjumi. Tani atje, jo shumë larg nga vendi ku ata ranë të flejnë, ishte një kështjellë, e quajtur Kështjella e dyshimit, pronari i të cilës ishte Vigani i dëshpërimit, dhe vendi ku ata po flinin tani ishte i tij.

*Shtegtarët tani, për t'i pëlqyer trupit,*
*Do të kërkojnë kënaqësitë e tij, por ah, ata*
*Që kërkojnë t'i pëlqejnë trupit, turpërohen,*
*Dhe kështu zhyten në vuajtje të reja.*

Kur u zgjua, shih, në mëngjes herët dhe duke bredhur lart e poshtë nëpër fushën e tij, vuri re të Krishterin dhe Shpresëplotin tek po flinin në tokën e tij. Atëherë me një zë të zymtë e të ashpër, i zgjoi nga gjumi dhe i pyeti se prej nga ishin dhe çfarë bënin në tokën e tij. Ata i treguan se ishin shtegtarë dhe se kishin humbur rrugën. Atëherë Vigani tha: «Ju më keni cënuar këtë natë, duke ecur dhe duke u shtrirë në tokën time, prandaj duhet të vini me mua. Kështu u detyruan të shkonin, sepse ai ishte më i fuqishëm sesa ata. Gjithashtu nuk kishin se çfarë të thoshin, sepse ishin të vetëdijshëm për fajin e tyre. Prandaj Vigani i vuri përpara dhe i futi në kështjellën e tij, në një burg shumë të errët, të ndyrë dhe të qelbur për shpirtin e këtyre dy njerëzve. Këtu mbetën nga e mërkura në mëngjes gjer të shtunën në mbrëmje pa asnjë copë bukë, pa asnjë pikë ujë, pa dritë dhe pa pyetur njeri për ta. Ata, pra, ishin në arkë të keqe dhe ishin larg shokëve e të njohurve (Psalmi 88, 18). Tani në këtë vend i Krishteri kishte pikëllim të dyfishtë, sepse ishte nxitimi i tij i pamenduar ai që i solli në këtë mjerim.




«Ju më keni cënuar . . . »



Vigani i dëshpërimit kishte një grua me emrin Mosbesim. Kështu, kur shkuan të flejnë, i tregoi se ç'kishte bërë, se kishte zënë robër dy veta dhe i kishte futur në burg, për shkak se kishin shkelur në tokën e tij. Pastaj e pyeti se ç'mendonte ajo, çfarë do të ishte më mirë të bënte më tutje me ta. Kështu ajo e pyeti çfarë ishin ata, nga vinin dhe ku po shkonin. Vigani i tregoi asaj. Atëherë ajo e këshilloi atë që kur të zgjohej në mëngjes, t'i rrahte pa asnjë mëshirë. Kështu, kur u zgjua, mori një kopaçe të rëndë të mollës së egër dhe zbriti poshtë në burg tek ata, dhe atje u ra duke i qortuar sikur të ishin qenër, megjithëse ata nuk i kishin thënë asnjëherë ndonjë fjalë të rëndë. Pastaj ra mbi ta dhe i rrahu shumë, aq sa nuk ishin në gjendje ta ndihmonin vetveten ose të ngriheshin nga dyshemeja. Pasi mbaroi, u largua duke i lënë të ngushëllohen në fatkeqësi dhe të vajtojnë mjerimin e tyre. Kështu, atë ditë e kaluan tërë kohën duke psherëtirë dhe duke vajtuar hidhtas. Natën tjetër, duke folur me burrin e saj ende lidhur me ata dhe duke mësuar se ishin ende gjallë, e këshilloi atë që t'i këshillonte ata që të bënin vetëvrasje. Kështu, kur zbardhi mëngjesi, shkoi tek ata si i harbuar, si më parë, dhe duke i parë se ishin shumë të lënduar nga frushkullimi që u kishte dhënë një ditë më parë, u tha se meqenëse ata nuk do të mund të dilnin kurrë nga ai vend, e vetmja rrugëdalje për ta do të ishte vetëvrasja pa humbur kohë, qoftë me thikë, me varje ose me helmim. «Sepse, – tha ai, – përse të jetoni kur shihni që jeta është e shoqëruar me kaq shumë hidhërime?» Por ata iu lutën që t'i lejonte të shkonin; atëherë ai i shikoi me neveri dhe u turr mbi ta që pa

dyshim t'i mbyste vetë, por ra në spazmë të tij (sepse nganjëherë në mot me diell binte në spazma) dhe për një kohë e humbi përdorimin e duarve të tij. Si pasojë u tërhoq dhe i la ata si më parë, për të menduar se si do t'ia bënin. Atëherë të burgosurit filluan të diskutonin me njëri-tjetrin, se a do të ishte më mirë të dëgjonin këshillën e tij ose jo; dhe kështu filluan diskutimin e tyre:

I Krishteri: Çfarë të bëjmë, vëlla? Jeta që po bëjmë tani është e mjerueshme! Për sa më përket mua, nuk di se a është më mirë të jetojmë kështu ose të mbytemi. «Shpirti im e zgjedh më parë vdekjen sesa jetën» (Ijovi 7,15), dhe varri është për mua më i lehtë sesa ky burg! A të sundohemi nga Vigani?

Shpresëploti: Me të vërtetë që gjendja jonë e tanishme është e tmerrshme, dhe për mua vdekja do të ishte shumë më e mirëseprítur, sesa të durojmë kështu përgjithmonë. Por të kemi parasysh që Zoti i vendit ku jemi nisur, ka thënë: «Ju nuk duhet të vritni asnjë njeri;» atëherë aq më shumë na ndalohet të dëgjojmë këshillën e tij, që të vrasim vetveten. Përveç kësaj, ai që vret një tjetër, nuk mund të bëjë më shumë sesa ta vrasë trupin e tij. Por ai që mbyt vetveten, vret njëkohësisht trupin dhe shpirtin e tij. Dhe përveç kësaj, vëllai im i dashur, ti fole për lehtësinë në varr, por e ke harruar ferrin, ku sigurisht përfundojnë vrasësit? Sepse asnjë vrasës nuk e ka jetën të përjetshme. Prandaj të mendohemi përsëri, sepse nuk është i gjithë pushteti në duart e Viganit të dëshpërimit. Edhe të tjerë, me sa di unë, u zunë nga ai, si ne, por tashmë shpëtuan nga duart e tij. Kush mund ta dijë, ndoshta Perëndia që krijoi botën mund të shkaktojë që Vigani i dëshpërimit të vdesë ose që, në një mënyrë ose tjetër, të harrojë të shikojë pas nesh; ose që brenda pak kohe të pësojë një spazmë tjetër para nesh dhe të humbë përdorimin e gjymtyrëve të tij? Dhe vetëm në qoftë se kalon përsëri, se unë për vete kam vendosur të jem i guximshëm dhe të provoj që me çdo kusht të shpëtoj prej duarve të tij. Unë jam budalla që nuk provova ta bëja këtë më parë; por megjithatë, vëllai im, të tregohemi të durueshëm dhe të durojmë edhe pak, se mund të vijë një kohë kur do të lirohemi fatbardhë. Pra, të mos vrasim vetveten!

Me këto fjalë Shpresëploti e zbuti përkohësisht mendjen e vëllait të tij; kështu që e vazhduan së bashku (në errësirë) atë ditë në kushte të këqija dhe të trishtueshme.

Atëherë, rreth mbrëmjes, Vigani zbriti përsëri poshtë në burg për të parë se a kishin vepruar të burgosurit sipas këshillës së tij. Por kur arriti atje, i gjeti të gjallë; dhe sinqerisht gjithçka ishte gjallë; por tani, për mungesë të bukës dhe ujit, dhe për shkak të plagëve që i morën kur i rrahu ai, vetëm sa merrnin frymë. Por siç thashë, ai i gjeti ata gjallë; për çka ra në hidhërim të tërbuar dhe u tha atyre se, meqenëse nuk i ishin bindur këshillës së tij, për ta do të kishte qenë më mirë sikur të mos kishin lindur fare.

Kur dëgjuan këtë, u rrënqethën jashtë mase, dhe mendoj se të Krishterit i ra të fikët. Por duke ardhur në vete përsëri, e rifilluan diskutimin e tyre për këshillën e Viganit, nëse do të ishte më mirë ta zbatonin atë, ose jo. Tani i Krishteri, siç duket, do të vepronte

përsëri sipas udhëzimit të Viganit, por Shpresëploti u shpreh për të dytën herë, si vijon:

Shpresëploti: Vëllai im! A s'të kujtohet se çfarë trimi ke qenë deri sot? Apoloni (Shkatërruesi) nuk mundi të të mposhtë, as të gjithë ata që i ke dëgjuar, parë ose ndjerë në Luginën e Hijës së Vdekjes; nëpër çfarë vuajtjesh, terrori dhe çudish tashmë ke kaluar dhe tani s'je asgjë veçse një frikacak! Ti e sheh se edhe unë jam me ty në burg, që nga shëndeti jam njeri shumë më i dobët se ti. Gjithashtu Vigani më plagosi edhe mua, si ty, dhe gjithashtu më ndërpreu bukën dhe ujin, dhe së bashku me ty po qaj pa dritë. Por le ta ushtrojmë pak më shumë durimin. Të bie ndërmend çfarë burri guximtar ishe në panairin e kotësisë, kur nuk u trembe nga zinxhirët, as nga kafazi, as nga vdekja e përgjakshme; prandaj të durojmë (të paktën që t'i shmangemi turpit që s'i ka hije të krishterit) me këmbëngulje deri sa të mundemi.

Tani kur ra përsëri nata, dhe kur Vigani dhe gruaja e tij ishin në shtrat, ajo e pyeti atë në lidhje me të burgosurit dhe nëse ata e kishin zbatuar udhëzimin e tij ose jo; për këtë ai iu përgjigj: «Ata janë maskarenj të vendosur; ata kanë vendosur që më mirë të durojnë të gjitha vuajtjet, sesa të vrasin vetveten.» Atëherë ajo tha: «Nxirri nesër në oborrin e kështjellës dhe tregoju eshtrat dhe kafkat e atyre që tashmë ke mbytur dhe u bëj të ditur se, para se të mbarojë java, edhe këta do t'i shqyesh copë-copë, ashtu siç bëre me shokët e tyre përpara tyre.»

Kështu, kur zbardhi mëngjesi, Vigani shkoi tek ata përsëri dhe i nxori në oborrin e kështjellës, dhe ua



tregoi ashtu siç i kishte propozuar gruaja e tij. «Këta, – tha ai, – ishin dikur shtegtarë si ju, e edhe këta shkelën në tokën time, siç bëtë ju; dhe kur e gjykova për të përshtatshme, i copëtova copë-copë, dhe kështu do t'ju bëj brenda dhjetë ditësh edhe ju. Shkoni, futuni përsëri në strofullën tuaj!» Dhe i rrahu andej tërë rrugën. Prandaj qëndruan tërë ditën e shtunë në një arkë të përvajshme, si përpara. Pastaj, kur erdhi nata, kur zonja Mosbesim dhe burri i saj Vigani kishin rënë në shtrat, filluan muhabetin e tyre në lidhje me të burgosurit. Plaku Vigan çuditej se si, as me kërcënime, as me këshilla nuk mundi t'u dilte në krye. Dhe për këtë gruaja e tij shtoi: «Kam frikë, – tha ajo, – se ata jetojnë me shpresë se mos vjen ndokush që t'i çlirojë ose kanë me vete kallauz, me ndihmën e të cilit shpresojnë të ikin.» «Edhe unë mendoj ashtu, e dashur, – tha Vigani, – prandaj në mëngjes do t'i bastis.»

Ndërkaq, të shtunën rreth mesnatës, i Krishteri dhe Shpresëploti filluan të luten, dhe vazhduan kështu deri në të aguar.

Tani, pak para se të zbardhte mëngjesi, i Krishteri i mirë, si një gjysmë i çuditur, shpërtheu në një të folur të pasionuar: «Sa i marrë jam që rri në këtë burg të qelbur, kur mund të dal lehtë në liri! Unë kam në gji çelësin që quhet Premtim, për të cilin jam i sigurtë se mund të hapë çdo kyç në Kështjellën e dyshimit.» «Sa lajm i mirë – tha Shpresëploti; – nxirre nga gjiri, o vëlla i dashur, dhe provoje.»

Atëherë i Krishteri e nxori përjashta nga gjiri i tij dhe filloi të provonte derën e burgut, shuli i së cilës (pasi e

solli çelësin) u rrotullua prapa dhe dera u hap me lehtësi, dhe i Krishteri e Shpresëploti dolën jashtë. Pastaj shkoi tek dera që shpie përjashta në oborrin e keshtjellës dhe me çelësin e tij e hapi edhe atë. Kur arriti tek dera e hekurt, e cila duhej të hapej gjithashtu, kyçi i saj ishte shumë i fortë, por çelësi e hapi edhe atë. Mandej e shtynë derën që të largoheshin sa më shpejt; por ndërsa u hap, dera bëri një kërcitje të atillë e cila e zgjoi Viganin e dëshpërimit. Ky u zgjua me nxitim që t'i ndiqte të burgosurit, por ndjeu se gjymtyrët e tij e lëshuan, sepse spazma e tij e zuri përsëri, kështu që ai në asnjë mënyrë nuk mund të shkonte pas tyre. Pastaj ata vazhduan dhe arritën përsëri në rrugën e mbretit. Kështu tani ishin të sigurtë, sepse ishin jashtë juridiksionit të Viganit.

Tani, kur kaluan kapërcyellin, filluan të shpiknin më vete se çfarë të bënin tek ai kapërcyell, në mënyrë që t'i mbronin ata që do të vinin më pas nga rënia në duart e Viganit të dëshpërimit. Kështu, ata ranë dakord që të ngritnin një shtyllë dhe në të të gdhendnin këtë fjali: «Përmbi këtë kapërcyell çon rruga për në Kështjellën e Dyshimit, e cila mbahet nga Vigani i dëshpërimit, i cili e kundërshton vendin qiellor dhe përpiqet të shkatërrojë shtegtarët e tij të shenjtë.» Shumë, pra, të tillë që ndoqën shembullin e tyre, lexuan atë që ishte shkruar dhe iu shmangën rrezikut. Kur mbaruan këtë, kënduan si vijon:

*Ne nga rruga dolëm, dhe atëherë mësuam*
*Çfarë do të thotë të shkelësh mbi tokë të ndaluar.*
*Prandaj le të kenë kujdes ata që vijnë pas,*



*Që kokëtrashësia të mos u kushtojë si ne,*
*Që për shkak të cenimit, të mos bëhen të burgosur të atij,*
*Kështjella e të cilit është Dyshim dhe emri i tij Dëshpërim.*

Pastaj arritën deri te malet e Kënaqësisë, të cilat i takojnë zotit të asaj kodre, për të cilën folëm më përpara. Kështu u ngjitën lart në male për të parë kopshtet dhe pemët, vreshtat dhe burimet e ujit, në të cilat pinë dhe u pastruan. Hëngrën lirisht edhe nga vreshtat. Atje në majë të këtyre maleve barinjtë kullotnin kopetë e tyre dhe rrinin pranë rruge. Prandaj shtegtarët shkuan tek ta, dhe duke u mbështetur mbi shkopinjtë e tyre (siç ndodh me çdo shtegtar, kur ndalet të bisedojë me ndonjërin në rrugë) i pyetën: «Të kujt janë këto male të kënaqshme? Dhe të kujt janë ato dele që po kullosin.»

Barinjtë: Këto male janë të vendit të Imanuelit, dhe janë në këndvështrim të qytetit të tij. Edhe delet, për të cilat ai ka dhënë jetën e tij, të tijat janë (Gjoni 10, 11-15).

*Maleve plot kënaqësi ata tani po ngjiten,*
*Ku janë barinjtë, të cilët u ofrojnë*
*Gjëra tërheqëse, dhe gjëra paralajmëruese;*
*Shtegtarët mbahen të fortë, me fe dhe frikë.*

I Krishteri: A është kjo rruga për në Qytetin Qiellor?

Barinjtë: Po, tamam në atë rrugë jeni.

I Krishteri: Sa larg është deri atje?

Barinjtë: Shumë larg për secilin, përveç atyre që me të vërtetë arrijnë atje!

I Krishteri: Po rruga, është e sigurtë apo me rreziqe?

Barinjtë: E sigurtë për ata për të cilët duhet të jetë e sigurtë, por mëkatarët do të rrëzohen në të (Hoshea 14, 9).

I Krishteri: A ka në atë vend ndonjë ngushëllim për shtegtarët që janë të lodhur dhe të pafuqishëm në rrugë?

Barinjtë: Zoti i këtyre maleve na ka ngarkuar që të mos harrojmë t'i presim mysafirët, prandaj të mirat e këtij vendi janë përpara jush (Hebrenjve 13, 1-2).

Në ëndërr pashë gjithashtu se kur barinjtë panë se ata ishin udhëtarë, ata gjithashtu u shtruan pyetje (në të cilat ata u përgjigjën si edhe në vendet e tjera), si, prej nga jeni? Si hytë në këtë rrugë? Dhe në ç'mënyrë këmbëngulët brenda? Sepse vetëm pak nga ata që fillojnë të vijnë këndej, arrijnë t'i shohin këto male. Por kur barinjtë dëgjuan përgjigjen e tyre, duke qenë të kënaqur me të, i shikuan me dashuri dhe u thanë: «Mirë se erdhët në malet e Kënaqësisë!»

Barinjtë, emrat e të cilëve ishin Njohje, Përvojë, Vigjilent dhe i Sinqertë, i morën për dore dhe i çuan në tendat e tyre, dhe i bënë pjesëmarrës në atë që kishin përgatitur më parë. Për më tepër, u thanë se dëshironin që ata të mbeteshin atje për pak kohë, që të njiheshin me njëri-tjetrin dhe që ta ngushëllonin vetveten me të mirat e maleve të Kënaqësisë. Ata mandej u thanë se kishin dëshirë të qëndronin; kështu






**«Mirë se erdhët në malet e Kënaqësisë!»**

që atë natë shkuan të flenin, meqë ishte bërë shumë vonë.

Pastaj pashë në ëndërr se në mëngjes barinjtë ftuan të Krishterin dhe Shpresëplotin që të shëtisnin me ta nëpër male. Kështu shkuan me ta dhe shëtitën për pak kohë, duke pasur pamje të këndshme në të gjitha anët. Atëherë barinjtë i thanë njëri-tjetrit: «A t'ua tregojmë këtyre shtegtarëve disa mrekulli?» Dhe kur vendosën të bënin ashtu, së pari i çuan në majë të një kodre që quhej Gabim, e cila ishte shumë e pjerrët në anën e mëtejshme, dhe u propozuan që të shikonin poshtë në rrëzë. Pra, i Krishteri dhe Shpresëploti shikuan poshtë dhe panë në fund disa njerëz që kishin rënë nga maja dhe ishin copëtuar copë e çikë. Atëherë i Krishteri pyeti: «Ç'do të thotë kjo?» Barinjtë iu përgjigjën: «A nuk keni dëgjuar për ata që u larguan nga rruga e së vërtetës duke shkuar pas Himeneut dhe Filetinit, (të cilët pohojnë se ringjallja tashmë ndodhi), në lidhje me besimin e ringjalljes së trupit?» (2. Timoteut 2, 17-18). Ata u përgjigjën duke thënë se kishin dëgjuar. Atëherë barinjtë thanë: «Ata, pra, që ju i shihni se rrinë të copëtuar copë e çikë në fund të këtij mali, janë ata; dhe ata kanë mbetur deri më këtë ditë pa varrosur (siç i shihni), si një shembull për të tjerët që të kenë kujdes e të mos ngjiten shumë lart ose që të mos afrohen shumë buzë këtij mali.»

Pastaj pashë se i çuan në majë të një mali tjetër, emri i të cilit ishte Paralajmërim, dhe u propozuan të shikonin larg. Ata bënë ashtu dhe vunë re, siç menduan, disa njerëz që ecnin poshtë e lart midis varreve që ishin atje. Dhe vunë re se ata njerëz ishin



të verbër, sepse nganjëherë rrëzoheshin mbi varre dhe sepse nuk mund të dilnin jashtë tyre. Atëherë i Krishteri pyeti: «Çfarë do të thotë kjo?»

Atëherë barinjtë u përgjigjën: «A nuk patë pak më poshtë këtij mali një kapërcyell që shpie në një livadh, në anën e majtë të kësaj rruge?» Ata u përgjigjën duke thënë se e kishin parë, kështu që barinjtë vazhduan duke thënë: «Nga ai kapërcyell fillon një shteg që shpie drejt në Kështjellën e dyshimit, e cila mbahet nga Vigani i dëshpërimit. Edhe ata njerëz (duke treguar me gisht nga ata midis varreve) erdhën njëherë në shtegtim, tamam si ju, derisa arritën tek kapërcyelli i njëjtë. Dhe meqenëse rruga e drejtë ishte e ashpër në atë vend, ata vendosën të largoheshin prej saj dhe të kalonin në atë livadh, dhe atje u kapën nga Vigani i dëshpërimit dhe u hodhën në Kështjellën e dyshimit. Atje, pasi i mbajti për pak kohë në burg, u nxori sytë dhe i çoi midis atyre varreve, ku i la të sorollaten deri më sot, në mënyrë që të plotësohej e thëna e njeriut të urtë: «Ai që largohet nga rruga e arsyeshme, do të mbetet në grumbullin e të vdekurve.» (Fjalët e urta 21,16). Atëherë i Krishteri dhe Shpresëploti e shikuan njëri-tjetrin me lot ndër sy, por tani nuk u thanë asgjë barinjve.

Pastaj pashë në ëndërr se barinjtë i çuan në një vend tjetër, ku në fund të një kodre ndodhej një derë. Ata e hapën derën dhe u propozuan të shikonin brenda. Ata, pra, shikuan dhe panë se brenda ishte terr dhe tym; gjithashtu menduan se atje dëgjuan një zhurmë gjëmuese, si të zjarrit, dhe një vajtim të torturuarish, dhe se binin erë squfuri. Atëherë i Krishteri pyeti:

«Ç'do të thotë kjo?» Barinjtë u treguan: «Kjo është rruga për në ferr, rrugë në të cilën shkojnë njerëzit me dy fytyra; dhe pikërisht ata që e shesin të drejtën e parëlindjes, si Esavi; ata që e shesin mësuesin e tyre, si Juda; të atillët që e shajnë Ungjillin, si Aleksandri; dhe ata që gënjejnë dhe maskohen, si Anania dhe gruaja e tij, Safira.

Atëherë Shpresëploti u tha barinjve: «Shoh se ata, madje secili prej tyre, në pamje të jashtme duken si shtegtar, si ne, apo s'është kështu?»

Barinjtë: Po, të tillë mbahen për një kohë të gjatë.

Shpresëploti: Gjer ku mund të arrijnë ata në shtegtim në kohën e tyre, megjithëse u hodhën ashtu mjerisht nga rruga e tyre?

Barinjtë: Disa më tutje, kurse disa jo më larg se këto male.

Atëherë shtegtarët i thanë njëri-tjetrit: «Ne do të duhej t'i thërrasim të Fuqishmit që të na forcojë.»

Barinjtë: Po, se do të keni nevojë ta përdorni atë gjithashtu, kur ta keni.

Ndërkaq shtegtarët shprehën dëshirën të vazhdonin përpara rrugën e tyre, e të këtij mendimi ishin edhe barinjtë; kështu ecën së bashku deri në fund të maleve. Atëherë barinjtë i thanë njëri-tjetrit: «Le t'ua tregojmë shtegtarëve këtu portën e Qytetit Qiellor, në qoftë se kanë aftësi për të shikuar nëpërmjet qelqit tonë parashikues. Shtegtarët e pranuan me dëshirë këtë propozim, kështu që barinjtë i shpunë ata në majë të një kodre të lartë, të quajtur i Qartë, dhe ua dhanë qelqin që të shikonin nëpër të.



Atëherë ata përpoqën të shikonin, por duke pasur ndërmend atë gjënë e fundit të cilën ua kishin treguar barinjtë, u dridheshin duart; për shkak të kësaj pengese, ata nuk mund të shikonin të qetë nëpërmjet qelqit; megjithatë menduan se panë diçka të ngjashme me portën dhe disa nga lavditë e atij vendi. Pastaj vazhduan më tutje dhe këndonin këtë këngë:

*Në këtë mënyrë u zbuluan fshehtësitë e barinjve,*
*Të cilat prej të gjithë njerëzve të tjerë janë mbajtur të fshehta:*
*Pra, eja tek barinjtë, në qoftë se dëshiron të shohësh*
*Gjëra të thella, gjëra të fshehura dhe të qenët misterioz.*

Kur ishin gati të niseshin, njëri nga barinjtë u bëri një përshkrim të rrugës. Një tjetër nga ata i këshilloi të tregoheshin syçelë para lajkatarëve. I treti i këshilloi të tregoheshin të kujdesshëm që të mos flejnë mbi tokën magjepsëse. Ndërsa i katërti u uroi rrugë të mbarë. Atëherë më doli gjumi dhe m'u ndërpre ëndrra.

Fjeta përsëri dhe përsëri ëndërrova, dhe i pashë të njëjtit shtegtarë duke zbritur poshtë maleve, përgjatë rrugës, në drejtim të qytetit. Tani pak më poshtë këtyre maleve, në anën e majtë, shtrihej vendi i Mendjemadhësisë, prej të cilit vinte një rrugicë e shtrembër në rrugën në të cilën ecnin shtegtarët. Këtu u takuan me një djalë shumë të shkathët, i cili kishte dalë prej atij vendi; dhe emri i tij ishte Padituria. Kështu i Krishteri e pyeti prej nga vinte dhe ku po shkonte.

Padituria: Zotëri, unë linda në vendin që shtrihet atje, pak në të majtë, dhe jam duke shkuar në Qytetin Qiellor.

I Krishteri: E si mendon të hysh brenda te porta, sepse atje mund të hasësh në disa vështirësi?

Padituria: Ashtu siç hyjnë edhe njerëzit e tjerë të mirë.

I Krishteri: Dhe çfarë ke për të treguar në portë, që të të hapet porta?

Padituria: Unë e njoh vullnetin e Zotit tim, bëj një jetë të ndershme; secilit ia paguaj borxhin e tij; lutem, agjëroj, e paguaj të dhjetën e fitimit tim dhe ndihmoj të varfërit, dhe e kam lënë vendin tim që të shkoj atje.

I Krishteri: Por ti nuk hyre nga dera e ngushtë që është në fillim të kësaj rruge; ti hyre në këtë rrugë përmes asaj rrugice të shtrembër. Prandaj kam frikë se, pavarësisht çfarë mendon ti për veten tënde, kur të vijë dita e dhënies së llogarisë, do të akuzohesh për hajdut dhe plaçkitës, në vend që të marrësh lejen për të hyrë në qytet.

Padituria: Zotërinj, ju jeni të panjohur për mua, unë nuk ju njoh; ju ndiqeni fenë e vendit tuaj dhe unë fenë time. Atëherë shpresoj se gjithçka do të jetë në rregull; kurse sa i përket derës për të cilën ju bëtë fjalë, e gjithë bota e di se ajo është një rrugë larg vendit tonë. Nuk besoj të gjendet njeri në gjithë vendin, që do ta dijë atë rrugë. Po nuk është edhe e rëndësishme nëse e dinë ose jo, meqenëse, siç e patë edhe vetë, ne kemi një rrugicë të gjelbër e të bukur, e cila zbret nga vendi ynë drejt në këtë rrugë.



Kur i Krishteri pa se ky njeri mbahej për i ditur, i tha Shpresëplotit në heshtje: «Edhe nga i marri ka më shumë shpresë, sesa prej tij.» (Fjalët e urta 26,12). Dhe shtoi: «Mjafton që budallai të kalojë rrugës: dhe meqë nuk ka arsye, secilit i tregon që është budalla.» (Predikuesi 10,3). Çfarë të bëjmë, të vazhdojmë të flasim edhe më tutje me të, apo ta kalojmë menjëherë dhe ta lëmë të mendojë për atë që tashmë ka dëgjuar; pastaj të ndalemi për ta pritur dhe të shohim nëse mund t'i ndihmojmë në ndonjë mënyrë? Pastaj Shpresëploti tha:

*Tani lëre Paditurinë të mendojë për pak kohë*
*Për atë që u tha, dhe mos e lejo të të kundërshtojë*
*Ta përqafojë këshillën e mirë, që të mos mbetet*
*Ende i paditur për atë që është fitimi kryesor.*
*Perëndia thotë se ata që nuk kanë arsye,*
*(Megjithëse janë krijesë e tij) nuk do t'i shpëtojë.*

Shpresëploti shtoi edhe këtë: «Mendoj se nuk është mirë t'ia themi të gjitha përnjëherë; ta tejkalojmë, në qoftë se do, dhe le t'i flasim njëherë tjetër, kur të jetë në gjendje të dëgjojë.»

Kështu ata të dy shkuan përpara, ndërsa Padituria shkonte pas. Tani kur e kishin kaluar për një copë udhë, u futën në një rrugicë shumë të errët, ku takuan një njeri të cilin shtatë djaj e kishin lidhur me shtatë spango të forta dhe po e çonin prapa në një derë që ata e panë pranë kodrës (Mateu 12,45). Tani i Krishteri i mirë filloi të dridhej, e kështu bënte edhe shoqëruesi i tij, Shpresëploti. Tashmë kur djajtë po e shpinin atë

njeriun tutje, i Krishteri përpiqej të shikonte nëse e njihte; dhe mendoi se ndoshta mund të jetë njëfarë Kthyesi nga rruga që banonte në Qytetin e Herezisë. Por nuk mundi t'ia shihte mirë fytyrën; sepse ai e varte kokën si hajduti i zënë duke vjedhur. Por duke shkuar më tutje, Shpresëploti shikoi pas tij dhe në shpinën e tij vuri re një letër me këtë mbishkrim: «Profesor i shfrenuar dhe renegat i mallkuar.» Atëherë i Krishteri i tha shokut të tij: «Tani më bie ndërmend ajo që dëgjova, për një gjë që i ndodhi një njeriu të mirë këtu afër. Emri i tij ishte Besimpakët, por ishte njeri i mirë dhe banonte në Qytetin e Sinqertë. Ajo që i ndodhi është kjo: «Në hyrje të këtij shtegu, nga ‹Porta e rrugës së gjerë› zbret një rrugicë që quhet ‹Rrugica e njeriut të vdekur.› Ashtu quhet për shkak të vrasjeve që zakonisht janë bërë atje. Dhe ky Besimpakët ishte nisur në shtegtim, siç bëjmë ne tani, kur rastisi të ulet atje dhe fjeti. Tani ndodhi që asokohe të zbresin poshtë asaj rrugice nga ‹Porta e rrugës së gjerë› tre maskarenj të fuqishëm (tre vëllezër), emrat e të cilëve ishin: Zemërligu, i Pabesi dhe Faji, dhe duke e parë nga larg se ku ishte, nxituan me vrap. Tani njeriu i mirë sapo ishte zgjuar nga gjumi dhe po përgatitej të nisej në rrugën e tij. Por ata të tre arritën tek ai dhe me një gjuhë kërcënuese e urdhëruan: ‹Ndal!› Ndërkaq, Besëpakti u zverdh si limon dhe s'kishte forcë as të luftonte, as të ikte. Atëherë Zemërligu tha: ‹Ma jep kuletën tënde!› Por pasi ai nuk nxitoi të bënte ashtu, (meqë s'kishte qejf t'i humbte paratë e tij), vrapoi tek ai i Pabesi, dhe duke e futur dorën në xhepin e tij, nxori prej andej një trastë me argjend. Atëherë njeriu i mirë



thirri: ‹Hajdutët, hajdutët!› Ndërkaq, Faji e goditi në kokë Besëpaktin me një dru të madh që mbante në dorë dhe me atë goditje e rrëzoi përdhe, ku mbeti i shtrirë dhe i gjakosur si një i gjakosur për vdekje. Gjatë gjithë kësaj kohe, hajdutët i rrinin pranë. Por më në fund, kur dëgjuan se dikush ishte në rrugë dhe duke pasur frikë se mos ishte njëfarë Hirmadhi, që banon në Qytetin e Mirëbesimit të Madh, ia mbathën me të katra dhe e lanë këtë njeri të mirë të kujdesej vetë për veten e tij. Por pas pak, Besëpakti erdhi më vete dhe duke u zgjuar, filloi të dredhonte për t'u kacavarur në rrugën e tij.» Ky ishte tregimi.

Shpresëploti: A i morën gjithçka që kishte me vete?

I Krishteri: Jo; vendin ku ishin xhevahirët e tij ata nuk e kontrolluan kurrë; ato, pra, i mban ende. Por, siç të tregova, ai njeriu i mirë u prek shumë për humbjen që pësoi; sepse hajdutët ia morën pothuajse të gjitha paratë e rrugës. Ato që nuk mundën t'ia merrnin, siç thashë, ishin xhevahirët; gjithashtu kishte edhe pak monedha që i kishin mbetur, por nuk mjaftonin që ta sillnin deri në fund të udhëtimit të tij. Tani, (në qoftë se nuk jam keq informuar), ai u detyrua të kërkonte lëmoshë rrugës, që të mbetej gjallë; sepse xhevahirët nuk mund t'i shiste. Por duke kërkuar lëmoshë dhe çfarë mundej, pjesën më të madhe të rrugës së mbetur e kaloi me bark të zbrazët (1. E Pjetrit 4, 18).

Shpresëploti: Por a s'është çudi që nuk ia morën vërtetimin, me të cilin ai duhej të merrte lejen për hyrjen e tij në Portën Qiellore!?

I Krishteri: Kurrsesi, (s'është çudi), por ata nuk e gjetën atë; sepse nuk është se ata nuk e gjetën atë si

pasojë e ndonjë shkathtësie të tij; sepse ai duke qenë i tmerruar me ardhjen e tyre tek ai, nuk kishte as fuqi, as shkathtësi për ta fshehur atë. Kështu, pra, kjo ishte më shumë vepër e kujdesit të Perëndisë, sesa e mosgjetjes së kësaj gjëje të mirë nga ana e tyre si rezultat i përpjekjeve të tij (2. Timoteut 1, 14; 2. e Pjetrit 2, 9).

Shpresëploti: Por sigurisht do të ketë qenë ngushëllim i madh për të, që nuk ia morën këtë xhevahir.

I Krishteri: Vërtet do të ishte një ngushëllim i madh për të, në qoftë se do ta përdorte atë siç duhej. Por ata që më treguan këtë tregim, më thanë se ai e përdori atë shumë pak gjatë gjithë pjesës së mbetur të rrugës; dhe këtë për shkak të tmerrit që kishte kur ia morën paratë. Në të vërtetë, ai e harroi atë në pjesën më të madhe të udhëtimit të tij. Por edhe kur i binte ndonjëherë ndërmend dhe fillonte të ngushëllohej menjëherë, atëherë i vinin vërdallë mendime të freskëta rreth humbjes së tij dhe këto mendime i gëlltisnin të gjitha.

Shpresëploti: Eh, njeriu i gjorë! Ky do të ketë qenë një pikëllim i madh për të.

I Krishteri: Pikëllim! Po, me të vërtetë një pikëllim i madh. A s'do të ndodhte njëlloj edhe me secilin prej nesh, në qoftë se do të na ndodhte si atij; të plaçkiteshim dhe gjithashtu të plagoseshim, edhe atë në vend të huaj, siç ishte ai? Është çudi që nuk vdiq nga pikëllimi, i gjori njeri. Më thanë se pothuajse gjatë gjithë pjesës tjetër të rrugës kishte shkuar duke u ankuar me hidhërim dhe trishtim: duke u treguar të gjithë atyre që e takonin, ose që ky i takonte duke ecur,



se ku ishte plaçkitur dhe si; cilët ishin ata që e kishin plaçkitur dhe çfarë i kishim marrë; si ishte plagosur dhe se si mezi kishte shpëtuar i gjallë.

Shpresëploti: Është çudi se si varfëria e tij nuk e shtyri të shiste ose të jepte me kusht disa nga xhevahirët e tij, që të kishte se me çfarë ta ndihmonte vetveten në udhëtimin e tij.

I Krishteri: Ti po flet si ndonjëri që ende s'ka dalë nga veza! Për ç'gjë mund t'i jepte me kusht ose kujt t'ia shiste? Në tërë atë vend ku u plaçkit, xhevahirët e tij nuk njiheshin; as nuk dëshironte të ngushëllohej nga shitja e tyre. Përveç kësaj, (ai e dinte shumë mirë se) në qoftë se i mungonin xhevahirët në portën e Qytetit Qiellor, do të përjashtohej nga trashëgimi i atjeshëm, dhe kjo për të do të ishte më keq sesa dukja dhe maskarallëku i dhjetë mijë hajdutëve.

Shpresëploti: Përse je kaq thumbues, o vëllai im? Esavi e shiti të drejtën e të parëlindurit, edhe atë vetëm për një të ngrënë, megjithëse e drejta e të parëlindurit ishte xhevahiri i tij më i madh; dhe kur ai bëri ashtu, atëherë përse të mos vepronte ashtu edhe Besëpakti?

I Krishteri: Me të vërtetë Esavi e shiti të drejtën e të parëlindurit, dhe për më tepër ashtu bëjnë edhe shumë të tjerë. Dhe duke bërë kështu e përjashtojnë vetveten nga bekimi kryesor, ashtu siç bëri ai i ligu. Por t'i duhet të bësh dallim ndërmjet Esavit dhe Besëpaktit dhe ndërmjet pasurisë së tyre. Parëlindja e Esavit ishte tipike, kurse xhevahirët e Besëpaktit ishin diçka tjetër. Perëndia i Esavit ishte barku i tij, kurse me Besëpaktin nuk ishte kështu. Dëshirimi i Esavit qëndronte në oreksin trupor, kurse i Besëpaktit jo. Përveç kësaj,

Esavi nuk shikonte më larg sesa të plotësonte epshet e tij. Sepse ai tha: «Po vuaj nga uria. E drejta e të parëlindurit tani nuk më sjell asnjë dobi!» (Zanafilla 25, 32). Por Besëpakti, megjithëse fati i tij s'ishte tjetër veçse një ‹besim i pakët›, ai përsëri me atë besim të pakët e ruajti veten nga marrëzitë e tilla dhe xhevahirët e tij i ruajti dhe i çmoi më shumë, sesa t'i shiste si Esavi që e shiti të drejtën e të parëlindurit. Askund nuk lexojmë që Esavi kishte besim, jo, aspak. Prandaj, për atë që qeveriset vetëm nga mishi, (siç ndodh me ata njerëz ku nuk ka besim për të qëndruar), nuk është çudi në qoftë se shet të drejtën e të parëlindurit, shpirtin dhe të gjitha të tijat, edhe atë te djalli i ferrit; sepse të tillët janë të ngjashëm me gomarin e egër, «nga i cili mund të rrëzohej secili.» (Jirmija 2, 24). Kur mendja e tyre përqendrohet mbi epshet e tyre, ata duan t'i kenë ato, pa marrë parasysh sa kushtojnë. Kurse Besëpakti kishte dëshira të tjera; mendja e tij ishte në gjëra të përjetshme; ushqimi i tij ishte nga gjërat që ishin shpirtërore dhe nga lart (qielli). Prandaj, si do të mund t'i shiste xhevahirët e tij një njeri i tillë (në qoftë se do të gjendej atje ndonjeri që do t'i blente), që të mbushte mendjen e tij me gjëra të kota? A jep njeriu ndonjë qindarkë për të mbushur barkun e tij me sanë? Ose a mund t'ia mbushësh mendjen turtullit që të ushqehet me coftina, si sorrë? Megjithatë, për epshet trupore, të pafetë mund të japin peng ose të shesin çdo gjë që kanë, edhe vetveten deri në vdekje. Por ata që kanë besim, besim shpëtues, qoftë edhe të pakët, nuk mund ta bëjnë një gjë të tillë. Prandaj, o vëllai im, gabimi yt është këtu.



Shpresëploti: Unë e pranoj atë; por pasqyrimet e tua të ashpra më bënë pothuaj të inatosur.

I Krishteri: Përse? Unë nuk bëra asgjë veçse të krahasova me disa nga zogjtë që janë të një lloji më të shkathët, të cilët vrapojnë andej-këtej nëpër rrugë të shkelura, ndërsa ende nuk kanë dalë plotësisht nga lëvozhga! Por ta lëmë atë mënjanë dhe ta mendojmë këtë çështje me diskutim, dhe çdo gjë midis nesh do të jetë në rregull.

Shpresëploti: O i Krishter! Më është mbushur mendja se këta tre veta nuk janë gjë tjetër veçse një shoqëri frikacakësh. Përndryshe a mendon se do të iknin, ashtu siç ikën, vetëm sepse dëgjuan zhurmën e njërit që po vinte rrugës? Përse Besëpakti nuk u tregua më i guximshëm? Unë mendoj se ai duhet të përleshej me ta dhe të dorëzohej vetëm kur të mos kishte pasur rrugëdalje tjetër.

I Krishteri: Se janë frikacakë, kanë thënë edhe shumë të tjerë, por të paktë janë ata që menduan kështu në kohën e gjyqit. Sa i përket guximit, Besëpakti nuk kishte aspak. Por me sa di unë, o vëllai im, sikur ti të kishe qenë në vend të tij, nuk do të qëndroje gjatë dhe do të dorëzoheshe. Dhe vërtet, tani dukesh guximtar i madh, përderisa ata janë larg nesh, por sikur të të dilnin edhe ty sikur i dolën atij, me siguri do të ndërroje mendje.

Por ke parasysh se ata ishin vetëm hajdutë udhëtarësh dhe se janë shërbëtorë të mbretit të humnerës së pafund; i cili, sa herë të jetë nevoja, u shkon vetë në ndihmë dhe zëri i tij si hungërimë luani (Fjalët e urta

28,15). Edhe unë për vete u gjeta njëherë në një rrezik të tillë si ky Besëpakët, dhe e pashë se ishte një gjë e tmerrshme. Këta tre maskarenj u hodhën mbi mua dhe, si i krishter, sapo fillova të rezistoj, ata vetëm lëshuan një zë dhe menjëherë arriti i zoti i tyre. Atëherë, (siç thuhet), do ta jepja jetën time për një qindarkë; por, siç deshi Perëndia, unë isha i veshur me koracë të papërshkueshme. Por, megjithëkëtë, sadoqë isha aq i armatosur, e pashë sesa gjë e vështirë ishte për njeriun të tregohet burrë. Askush nuk mund ta dijë se çfarë na pret në atë betejë, përveç atij që ka luftuar vetë në të.

Shpresëploti: Në rregull, por e sheh se ata ikën sapo menduan se njëfarë Hirmadhi ishte në rrugë.

I Krishteri: Vërtet, ata shpeshherë kanë ikur, të dy palët, ata dhe i zoti i tyre, sapo është dukur Hirmadhi; dhe kjo s'është për t'u habitur, sepse ai është Kampioni i Mbretit. Por ti duhet të bësh një dallim ndërmjet Besëpaktit dhe Kampionit të Mbretit. Nuk janë të gjithë të nënshtruarit e Mbretit kampionë të tij, as nuk mund të bëjnë vepra të tilla lufte, kur vihen në provë, si ky. A është e arsyeshme të mendojmë se një fëmijë do ta provokonte Goliatin, ashtu siç bëri Davidi? Ose se një çerr mund të ketë fuqinë e një kau? Disa janë të fortë, disa janë të dobët; disa kanë besim të madh, disa të vogël; ky njeri ishte njëri nga të dobtit, prandaj edhe u mund.

Shpresëploti: Do të dëshiroja që Hirmadhi të ishte mirësia e tyre!

I Krishteri: Sikur të ishte ai, sigurisht do të kishte mjaft punë; sepse më duhet të të tregoj se, sadoqë Hirmadhi



është jashtëzakonisht i aftë në përdorimin e armëve të veta dhe, përderisa i mban në majë të shpatës, ia del me sukses në skaj me ta; tani, në qoftë se ata depërtojnë afër tij, qoftë Zemërligu, i Pabesi ose ai tjetri, do ta ketë të vështirë, sepse ata do t'ia hedhin thembrën. Dhe kur një njeri është poshtë (i rrëzuar), ti e di se çfarë mund të bëjë?

Kush e shikon me kujdes fytyrën e Hirmadhit, do t'i vë re vragët dhe prerjet në të, të cilat do të dëshmojnë më mirë për atë që thashë. Po, njëherë dëgjova të ketë thënë, (edhe atë në luftë e sipër): «Ne dëshpërohemi madje edhe nga jeta.» Si e bënë këta maskarenj të fortë dhe shokët e tyre Davidin të rënkojë, të vajtojë dhe të hungërijë? Po, Hamani dhe Hizkijahu gjithashtu, megjithëse ishin kampionë të kohës së tyre, u detyruan të viheshin në shërbim të tyre, kur u sulmuan nga këta; dhe megjithatë i munduan shumë. Për një kohë edhe Pjetri deshi të provonte se çfarë mund të bënte vetë; por siç thonë disa për të, megjithëse ishte i pari i apostujve, ata e trajtuan në atë mënyrë, saqë më në fund e bënë të kishte frikë edhe nga një vajzë e mjerë.

Përveç kësaj, mbreti i tyre pret më kot; ai nuk pushon kurrë së dëgjuari; dhe në qoftë se ata në ndonjë rast vihen në rrezik, ai, në qoftë se është e mundur, u shkon në ndihmë menjëherë. Kurse për të thuhet: «Shpata e atij që drejtohet kundër tij s'mund të qëndrojë; as heshtat, as shigjetat, as parzmorja; ai hekurin e llogarit si kashtë dhe tunxhin si dru të kalbur. Shigjetat nuk mund ta bëjnë të iki; gurët e hobëtarit u shndërruan prej tij në kallama; shigjetat u llogaritën si kallama; ai tallet me të dridhurat e heshtës.» (Ijovi 41, 26-29).

Çfarë mund të bëjë njeriu në këtë rast? Me të vërtetë, në qoftë se ndonjëri do ta kishte kalin e Ijovit dhe shkathtësinë e guximin për ta ngarë, ai sigurisht do të bënte edhe gjëra të pamundshme. «Sepse ai ia dha kalit energjitë e famshme dhe ia zbukuroi qafën me jele. Ai e lejon të bëjë kërcime si karkaleci. Kur turfullon me aq vrull, njeriu tmerrohet. Plot gëzim godet me thundër tokën e Luginës dhe me vrull vërsulet mbi cilindo armik. Frikën dhe tmerrin nuk i njeh, as para shpatës nuk tërhiqet. Në kurorën e kalorësit të tij tringëllojnë shigjetat, në dritën e diellit xixëllojnë heshta dhe shtiza. Me galop gjëmues ikën duke fluturuar. Me të rënë brirët nuk rri i qetë, me hingëllimë i përgjigjet sinjalit. Nga larg e nuhat betejën, i dëgjon urdhërat dhe kushtrimet.» (Ijovi 39, 19-25).

Por si këmbësorë të tillë, siç jemi unë e ti, të mos mendojmë asnjëherë të takohemi me ndonjë armik, as të mos lavdërohemi sikur ne do të ishim më të mirë, kur dëgjojmë se si kanë humbur të tjerët; as të mos kënaqemi duke menduar se jemi trima, sepse të tillët, kur vihen në provë, zakonisht pësojnë më së keqi. Dëshmi për këtë është Pjetri, për të cilin fola më përpara; ai donte të mburrej, po, të mburrej; ai donte, ashtu siç i thoshte mendja e tij e zbrazët, të bënte më shumë dhe të dallohej përpara Zotit të tij më shumë se të gjithë të tjerët; por cili humbi dhe ra nga ata maskarenj më poshtë se ai?

Prandaj, kur dëgjojmë se janë kryer plaçkitje të tilla në Rrugën e Zotit, duhet të bëjmë dy gjëra: së pari, të jemi të armatosur dhe të mos harrojmë ta marrim me



vete mburojën (e besimit); sepse ai që u shtri me aq dëshirë tek kuçedra, nuk mundi t'i bëjë ballë asaj, pikërisht sepse nuk e kishte këtë pajisje me vete; sepse me të vërtetë, në qoftë se na mungon ajo, kuçedra nuk do të ketë fare frikë prej nesh. Prandaj, ai që kishte shkathtësi, apostulli Pal, ka thënë: «Para së gjithash, mbani përpara jush për mburojë besimin. Me të mund t'i kapni e t'i shuani shigjetat e ndezura të djallit.» (Efesianëve 6, 16).

Është gjë e mirë që ne t'i lutemi për shoqërim Mbretit (Zotit), që ai vetë të vijë me ne. Kjo e bëri Davidin të gëzohej kur ishte në Luginën e Hijës së Vdekjes; edhe Moisiu deshi më parë të vdiste atje ku ishte, sesa të bënte qoftë edhe vetëm një hap pa Perëndinë (Libri i Daljes 33,15). O vëllai im! Në qoftë se ai do të vijë me ne, atëherë s'kemi përse të frikësohemi sikur të na dalin në rrugë edhe dhjetë mijë vetë. Por pa të, «ndihmësit krenar do të bien nën të vrarët.» (Jeshaja 10,4).

Unë vetë isha në përleshje njëherë më përpara; dhe megjithëse (përmes mirësisë së Zotit), siç e sheh, unë jam gjallë, por s'mund të lavdërohem për burrërinë time. Do të isha shumë i lumtur, në qoftë se nuk do të ndeshesha më me sulme të tilla; megjithëse kam frikë se ende nuk i kemi kaluar të gjitha rreziqet. Megjithatë, mbasi luani dhe ariu nuk më hëngrën deri tani, shpresoj se Perëndia do të na çlirojë nga filistini i ardhshëm i pafe. Atëherë i Krishteri këndoi:

*O Besëpakët i mjerë! A ndër hajdutë re!?*
*A u plaçkite? Mbani mend këtë: Ai që beson,*

*Dhe ka më shumë besim, ai do të jetë fitimtar*
*Mbi dhjetë mijë vetë; ndryshe zor të qëndrojë me tre.*

Kështu ata vazhduan më tutje, ndërsa Padituria i ndiqte pas. Ata pastaj vazhduan derisa arritën tek një vend ku panë një rrugë që bashkohej me rrugën e tyre dhe dukej sikur ishte e drejtë tamam si rruga nëpër të cilën duhej të shkonin; dhe tani nuk dinin se cilën rrugë të ndiqnin, sepse të dyja u dukeshin të drejta; prandaj këtu u ndalën që të mendonin. Dhe ndërsa mendonin për rrugën, u paraqit një njeri i zi, i mbështjellë me një rrobë ngjyrëçelët, u afrua tek ata dhe i pyeti se ç'po bënin aty. Ata u përgjigjën duke thënë se ishin duke shkuar për në Qytetin Qiellor, por nuk dinin se cilën nga këto rrugë të merrnin. «Më ndiqni pas, – u tha ai njeri, – se andej po shkoj edhe unë.» Kështu ata e ndoqën pas në rrugën e cila tani filloi të lakohej dalëngadalë dhe kështu i largoi nga qyteti, në të cilin ishin nisur të shkonin, saqë për një kohë shumë të shkurtër i kthyen shpinën; megjithatë ata e ndiqnin. Dhe pas një kohe, përpara se ata të ishin të vetëdijshëm, i shpuri që të dy brenda rrethit të një rrjete, në të cilën ata të dy u ngatërruan aq keq, saqë nuk dinin se ç'të bënin; ndërkaq «rroba ngjyrëçelë ra nga shpina e njeriut të zi.» Atëherë i Krishteri dhe Shpresëploti e kuptuan se ku ishin. Ja pra, atje mbetën duke qarë për një kohë, sepse nuk mund të liroheshin.

I Krishteri: Tani shoh se kam gabuar. A nuk na këshilluan barinjtë që të kemi kujdes nga lajkatarët? Ashtu siç thotë ajo fjala e urtë, ashtu na ndodhi ne sot. «Një njeri që i bën lajka fqinjit të tij, ai i bën kurthin vetvetes.» (Fjalët e urta 29,5).



Shpresëploti: Ata na dhanë gjithashtu një shënim me udhëzime për rrugën, që ta gjenim më lehtë; por ne harruam ta lexonim dhe nuk u kujdesëm që të mos binim në shtegun e Shkatërruesit. Këtu Davidi u tregua më i mençur se ne; sepse ai thotë: «Në tërë mënyrën time të jetës jam drejtuar gjithnjë sipas fjalës sate, e asnjëherë sipas shëmbëllit të keqbërësve.» (Psalmi 17, 4). Kështu rrinin duke vajtuar vetveten në rrjetë. Më në fund panë një njeri që shkëlqente duke ardhur drejt tyre me një kamxhik të vogël spangoje në dorë. Kur arriti te vendi ku ishin ata, i pyeti se prej nga ishin dhe çfarë po bënin aty. Ata i treguan se ishin shtegtarë fatkeqë që ishin nisur për të shkuar në Cion, por që ishin nxjerrë nga rruga e tyre nga një njeri i zi, i veshur në rroba të bardha, i cili i kishte udhëzuar të shkonin pas tij, meqenëse u kishte thënë se edhe ai ishte duke shkuar andej. Atëherë ai që mbante kamxhikun, tha: «Ai është Lajkatari, një apostull i rremë, i cili e ka shndërruan vetveten në një engjëll drite.» Kështu e çau rrjetën dhe i liroi ata dy. Atëherë u tha: «Më ndiqni pas, që t'ju kthej prapa në rrugën tuaj.» Kështu i shpuri prapa në rrugën të cilën e braktisën për ta ndjekur pas Lajkatarin. Pastaj i pyeti: «Ku fjetët mbrëmë?» Ata u përgjigjën: «Me barinjtë, në malet e Kënaqësisë.» Atëherë ai përsëri i pyeti, nëse u kishin dhënë barinjtë ndonjë shënim udhëzues për rrugën. Ata iu përgjigjën se u kishin dhënë. Ai përsëri i pyeti: «Po kur u ndalët dhe nuk dinit nga t'ia mbani, a nxorët për ta lexuar shënimin?» Ata u përgjigjën: «Jo.» Ai i pyeti: «Përse?» Ata thanë se e kishin harruar. Ndërkaq ai i pyeti ata edhe më tutje, nëse barinjtë i kishin këshilluar që të

kishin kujdes nga Lajkatari. Ata i thanë se ishin këshilluar. «Por ne nuk na shkoi ndërmend, – vazhduan ata, – se ky njeri fjalëmirë ishte pikërisht ai.»

Pastaj pashë në ëndrrën time se ai i urdhëroi ata të shtriheshin përtokë; dhe si u shtrinë, i ndëshkoi rëndë duke i rrahur, që t'ua mësonte rrugën e mirë në të cilën ata duhej të ecnin. Dhe ndërsa i godiste, tha: «Unë qortoj dhe ndëshkoj ata që i dua. Merreni seriozisht, pra, këtë paralajmërim dhe pendohuni!» (Apokalipsi 3, 19). Pastaj i urdhëroi të vazhdonin në rrugën e tyre dhe që t'i kishin parasysh udhëzimet e tjera të barinjve. Kështu ata iu falënderuan për të gjitha mirësitë e tij dhe vazhduan ngadalë përgjatë rrugës së drejtë duke kënduar:

*Ejani këndej, ju që ecni përgjatë rrugës,*
*Shihni se si pësojnë shtegtarët,*
*Që rrugës së gabuar shkojnë:*
*Ata janë të zënë në një rrjetë të paarritshme,*
*Sepse këshillat e mira ata i harruan lehtë.*
*Është e vërtetë, se ata shpëtuan,*
*Por tani shihni,*
*Se u ndëshkuan rëndë.*
*Le të jetë ky si paralajmërim për ju.*

Pas një kohe, vunë re një njeri të vetmuar që po vinte përgjatë rrugës dalëngadalë drejt tyre. Atëherë i Krishteri i tha shokut të tij: «Ja ku është një njeri me shpinë nga Cioni duke ardhur drejt nesh.»

Shpresëploti: Po e shoh. Tani të tregohemi të kujdesshëm, që të mos na dalë një Lajkatar tjetër.



Kështu, ai u afrua pak nga pak, dhe më në fund i arriti. Emri i tij ishte Ateist, dhe ai i pyeti, të Krishterin dhe Shpresëplotin, se ku ishin duke shkuar.

I Krishteri: Jemi duke shkuar në malin e Cionit.

Atëherë Ateisti filloi të qeshte zëshëm.

I Krishteri: Çfarë do të thotë kjo qeshje?

Ateisti: Qesh kur shoh se sa njerëz të paditur jeni, saqë keni marrë këtë rrugë të lodhshme, për të cilën nuk do të fitoni asgjë përveç dhembjeve të udhëtimit tuaj.

I Krishteri: Ç'thua, o njeri? A mendon se nuk do të na pranojnë . . .?

Ateisti: T'ju pranojnë!? Askund në botë nuk ka një vend të tillë që ëndërroni ju.

I Krishteri: Por është në botën që do të vijë.

Ateisti: Kur isha në vendlindjen time, dëgjova këtë që ju pohoni. Kështu dola jashtë për të parë, dhe jam duke kërkuar këtë qytet tashmë për njëzet vjet, por s'kam gjetur asgjë më tepër sesa ditën e parë që mora këtë rrugë (Jirmija 22, 13; Predikuesi 10, 15).

I Krishteri: Ne të dy kemi dëgjuar dhe besojmë se atje mund të gjendet një vend i tillë.

Ateisti: Sikur të mos kisha besuar edhe unë për këtë vend, kur isha në vendlindjen time, nuk do të kisha ardhur kaq larg duke e kërkuar. Por meqë nuk gjeta asgjë, (se po të kishte atje vërtet një vend të tillë, tashmë do ta kisha gjetur, sepse do ta kërkoja atë më larg se ju), po kthehem prapa. Do të përpiqem që të freskohem me gjërat të cilat asokohe i braktisa, për

shkak të shpresimit në atë që tani e shoh se nuk ekziston.

Atëherë i Krishteri i tha shokut të tij, Shpresëplotit: «A është e vërtetë ajo që tha ky njeri?»

Shpresëploti: Ki kujdes, se ky është njëri nga lajkatarët. Të bjerë ndërmend se sa na kushtoi tashmë njëherë duke dëgjuar një udhëtar të tillë. Çfarë, nuk ekziston mali i Cionit!? A s'e pamë ne nga malet e Kënaqësisë portën e qytetit? Gjithashtu, a s'jemi duke ecur me besim? (2. Korintianëve 5, 7). Të vazhdojmë përpara, – tha Shpresëploti, – që të mos na arrijë përsëri ai njeriu me kamxhik.

Duhej të më përkujtoje atë mësimin, të cilin dua ta rrumbullakoj në veshët e tu tani: «Pusho, biri im, së dëgjuari udhëzimet të cilat largojnë nga fjalët e njohurisë.» (Fjalët e urta 19, 27). Të them, vëllai im, pusho së dëgjuari atë dhe të besojmë për shpëtimin e shpirtit (Hebrenjve 10, 11).

I Krishteri: O vëllai im, unë nuk të shtrova pyetjen sepse kisha dyshim në besimin tim, por që të të provoja dhe të nxirrja prej teje atë që vërtet ke në zemër. Sa për këtë njeri, e di se ai është verbuar nga perëndia i kësaj bote. Unë e ti të shkojmë përpara, duke e ditur se ne besojmë në të vërtetën dhe se asnjë gënjeshtër nuk mund të dalë nga e vërteta (1. e Gjonit 2, 21).

Shpresëploti: Unë tani gëzohem duke shpresuar në lavdinë e Perëndisë. Kështu ata u larguan prej tij, kurse ai vazhdoi në rrugën e tij duke qeshur.

Pastaj pashë në ëndërr se ata vazhduan derisa arritën në një vend të sigurt, ku ajri ishte i ndjeshëm dhe të



huajt që vinin për herë të parë aty, i bënte të përgjumur. Dhe këtu Shpresëploti ra në amulli të madhe dhe në gjumë të thellë. Prandaj i tha të Krishterit: «Më ka zënë një amulli aq e madhe, saqë mezi po i mbaj sytë hapur. Të shtrihemi këtu dhe të bëjmë një sy gjumë.»

I Krishteri: Në asnjë mënyrë, se mos flejmë dhe nuk zgjohemi më!

Shpresëploti: Përse, o vëllai im? Gjumi është i ëmbël për njeriun punëtor. Ne do të freskohemi nëse bëjmë një sy gjumë.

I Krishteri: A s'të kujtohet që njëri nga barinjtë na porositi të kemi kujdes nga toka magjepsëse? Me këtë ai deshi të na thoshte që të ruheshim nga fjetja; prandaj «të mos flejmë si të tjerët, por të jemi të zgjuar dhe të arsyeshëm.» (1. Selanikasve 5,6).

Shpresëploti: E pranoj se nuk kam të drejtë; dhe sikur të isha vetëm, sigurisht do të fleja dhe kështu do ta veja jetën në rrezik. E shoh se është e vërtetë ajo që thotë ai njeriu i mençur: «Dy veta e kanë më mirë sesa një.» (Predikuesi 4, 9). Deri tani shoqëria jote për mua ka qenë një ngushëllim; dhe për punën tënde ti do të marrësh një shpërblim të madh në qiell.

I Krishteri: Atëherë, që ta shmangim rrezikun e fjetjes në këtë vend; të fillojmë një muhabet të mirë.

Shpresëploti: Me gjithë dëshirë.

I Krishteri: Ku t'ia fillojmë?

Shpresëploti: Aty ku filloi Perëndia me ne; por të lutem, a mund të fillosh ti i pari?

I Krishteri: Së pari dëshiroj të këndoj këtë këngë:

*Kur të shenjtërit të shtojnë gjumin,*
*Le të vijnë këndej,*
*Dhe le t'i dëgjojnë këta dy shtegtarë*
*Duke biseduar së bashku.*
*Po, le të mësojnë prej tyre*
*Që në çdo rrugë t'i mbajnë sytë hapur*
*Nga amullia dhe gjumi.*
*Shoqëria e shenjtë, në qoftë se drejtohet mirë,*
*I mban ata zgjuar,*
*Edhe atë për inat të ferrit.*

Pastaj vazhdoi i Krishteri duke thënë: «Dëshiroj të të bëj një pyetje. Si të lindi ideja që të veprosh kështu siç po vepron tani?

Shpresëploti: Do të thuash, si fillova të shikoj pas Perëndisë së shpirtit tim?

I Krishteri: Po, pikërisht këtë.

Shpresëploti: Për një kohë të gjatë vazhdova të kënaqesha me gjërat që shiheshin dhe shiteshin në panairin tonë; gjëra për të cilat tani besoj se (po të kisha vazhduar ende me to) do të më çonin në rrënim dhe shkatërrim të plotë.

I Krishteri: Çfarë gjërash ishin ato?

Shpresëploti: Të gjitha thesaret dhe pasuritë e botës. Gjithashtu më pëlqente shumë rebelimi, gostia, të pirit, sharjet, gënjeshtrat, papastërtitë, e diela, e shumë gjëra të tjera, të cilat e shkatërrojnë shpirtin. Por më në fund, duke dëgjuar dhe duke menduar për gjërat që janë hyjnore, të cilat në të vërtetë i dëgjova



nga ti, ashtu si edhe nga i dashuri Besnik, i cili u vra në Panairin e kotësisë për shkak të besimit dhe jetës së tij të mirë, e kuptova se: «fundi i këtyre gjërave është vdekja.» Dhe se për hir të këtyre gjërave, zemërimi i Perëndisë bie mbi fëmijët e mosbindjes (Romakëve 6,21-23; Efesianëve 5,6).

I Krishteri: Dhe a re menjëherë nën ndikimin e kësaj fuqie të dënimit?

Shpresëploti: Jo, nuk isha menjëherë i gatshëm që ta dalloja të keqen e mëkatit, as mallkimin që vjen si pasojë e tij; por duke u përpjekur, kur mendja ime filloi të shkundej nga fjalët e Ungjillit, që t'i mbyllja sytë përpara dritës.

I Krishteri: E cili ishte shkaku i kundërshtimit tënd me rastin e veprimit të parë të Shpirtit të bekuar të Perëndisë në ty?

Shpresëploti: Shkaktarët ishin: 1. Unë nuk e dija se ky ishte veprimi i Perëndisë në mua. Unë kurrë nuk kisha menduar se së pari, duke ia bërë të njohur mëkatin, Perëndia fillon shndërrimin e mëkatarit. 2. Mëkati ishte shumë i ëmbël për mua, prandaj nuk kisha dëshirë që ta braktisja. 3. Nuk dija si të ndahesha nga shokët e mi të vjetër; sepse prania dhe veprimet e tyre ishin shumë të dashura për mua. 4 Koha në të cilën pendimi vepronte në mua, ishte një kohë aq e vështirë dhe e padurueshme, saqë s'mund ta duroja, madje s'mund ta duroja as kujtimin e tyre.

I Krishteri: Dhe, siç duket, më në fund u çlirove nga vështirësitë e tua.

Shpresëploti: Po, burrërisht, por përsëri më binte ndërmend faji dhe atëherë bëhesha i keq, madje edhe edhe më i keq sesa isha më parë.
I Krishteri: Përse, cili ishte ai faktor që t'i sillte përsëri ndërmend mëkatet e tua?
Shpresëploti: Shumë gjëra, si:

1. Nëse takoja në rrugë ndonjë njeri të mirë; ose,
2. Nëse dëgjoja ndokënd duke lexuar nga Bibla; ose,
3. Nëse fillonte të më dhembte koka; ose,
4. Nëse dëgjoja se ndonjëri nga fqinjët e mi ishte i sëmurë; ose,
5. Nëse binte kumbanarja për dikë që kishte vdekur; ose,
6 Nëse mendoja për vdekjen time; ose,
7. Nëse dëgjoja se ndokush kishte vdekur papritmas;
8. Por posaçërisht kur mendoja se së shpejti duhej të dilja përpara gjyqit.

I Krishteri: A mund të liroheshe me lehtësi nga ndjenja e fajit të mëkatit, kur të paraqitej në ndonjërën nga mënyrat që i përmende?
Shpresëploti: Jo, kohët e fundit asnjëherë. Sepse atëherë faji më vriste shumë shpejt në ndërgjegje; dhe në qoftë se atëherë më shkonte ndërmend të kthehesha prapa në mëkat, (meqenëse mendja ime ishte kthyer kundër tij), do të ishte mundim i dyfishtë.
I Krishteri: Atëherë si veprove?
Shpresëploti: Mendova se duhet të përpiqesha të përmirësoja jetën time; sepse përndryshe, thosha më vete, me siguri do të dënohesha.



I Krishteri: Dhe a u përpoqe ta përmirësoje?

Shpresëploti: Po; hoqa dorë jo vetëm nga mëkatet e mia, por gjithashtu edhe nga shoqëria e mbrapshtë, dhe u dhashë pas gjërave fetare, si: pas lutjes, leximit, pendimit për mëkatet dhe dëshmimit përpara fqinjëve të mi për të vërtetën, etj. Këto punë i bëra bashkë me shumë të tjera, që s'mund t'i përmend këtu të gjitha.

I Krishteri: A e ndieje veten mirë atëherë?

Shpresëploti: Po, për pak kohë; por më në fund halli im vinte duke rënduar mbi mua, edhe atë në kohën e të gjitha përmirësimeve të mia.

I Krishteri: Si mund të ndodhte një gjë e tillë, meqenëse ti tashmë ishe përmirësuar?

Shpresëploti: Ishin disa gjëra që i sillnin ato mbi mua, posaçërisht thëniet e tilla si këto: «E gjithë drejtësia jonë është si një rrobë e ndyrë (Jeshaja 64, 6). Askush nuk e merr pafajësinë (para gjyqit të Perëndisë) me anë të veprave të Ligjit (Galatasve 2, 16). Pasi të zbatoni gjithçka që ju urdhëron Zoti, atëherë thoni: ‹Jemi vetëm shërbëtorë. Kemi bërë vetëm detyrën tonë.» (Luka 17, 10) bashkë me shumë të tjera. Nga këto fillova të mendoja më vete kështu: Nëse e gjithë drejtësia ime është si një rrobë e ndyrë; nëse askush nuk merr pafajësinë me anë të veprave të Ligjit; dhe nëse, edhe pasi t'i kem bërë ‹të gjitha› jemi të padobishëm, atëherë është budallallëk të mendosh se në qiell arrihet me anë të veprave të Ligjit. Më tej mendova kështu: Nëse një njeriu që punon në shitore, i del llogaria minus njëqind lekë, dhe ky e plotëson atë më vonë me paratë e tij; tani borxhi i tij i vjetër mbetet

ende i pashlyer në libër, për çka i zoti i shitores, nëse e vë re, mund ta hedhë në burg derisa t'ia paguajë borxhin.

I Krishteri: Mirë, si e zbatove këtë në jetën tënde?

Shpresëploti: Pse!? Unë mendova më vete kështu: me mëkatet e mia kam mbushur një faqe të madhe në Librin e Perëndisë dhe se përmirësimi im i asokohshëm nuk mund t'i paguante të gjitha llogaritë. Prandaj duhet të mendohesha ende, megjithë të gjitha përmirësimet e mia, se si të shpëtoja nga mallkimi të cilin e kisha merituar me mbrapshtitë e mia të mëparshme?

I Krishteri: Një zbatim i mrekullueshëm! Të lutem vazhdo kështu.

Shpresëploti: Një gjë tjetër që më ka munduar madje edhe pas përmirësimit tim, është ajo se, nëse shikoj ngushtë në punën më të mirë që bëj tani, unë ende shoh në të mëkat, mëkat të ri, i cili e përzien veten me punën më të mirë që unë bëj. Kështu detyrohem të mendoj se, pavarësisht nga dashuria ime e madhe për vetveten dhe punët e mia, vetëm për një ditë kam bërë mjaft mëkat sa ta meritoj të flakem në ferr, pasi jeta ime e mëparshme ka qenë plot të meta.

I Krishteri: Dhe ç'bëre pastaj?

Shpresëploti: Ç'bëra?! Nuk dija se ç'të bëja, derisa ia shfaqa mendimet e mia Besnikut, sepse unë e ai njiheshim shumë mirë. Dhe ai më tha se, përderisa të mos e marr drejtësinë e një njeriu që s'ka mëkatuar kurrë, as drejtësia ime e as ajo e gjithë botës nuk mund të më shpëtojë.



I Krishteri: A besove ti se ai thoshte të vërtetën?

Shpresëploti: Të ma kishte thënë këtë kur isha i lumtur dhe i kënaqur me përmirësimet e mia vetjake, unë do ta quaja të marrë për shkak të vuajtjeve të tij. Por tani, që kur e shoh dobësinë time dhe mëkatin që depërton edhe në veprat e mia më të mira, jam i detyruar të jem i një mendimi me të.

I Krishteri: Ai besove menjëherë kur të tha se ekzistonte një njeri, i cili nuk kishte mëkatuar kurrë, përmes të cilit mund të fitosh drejtësinë?

Shpresëploti: Më duhet të pranoj se fillimisht këto fjalë për mua tingëlluan si të pakuptimta, por pas një bisede dhe shoqërimi më të gjatë me të, unë fitova bindje të plotë për të.

I Krishteri: A e pyete çfarë njeriu ishte ky person dhe si mund të pajtoheshe me Zotin me anën e tij?

Shpresëploti: Po, dhe ai më tha se ky njeri ishte Zoti Jezus, i cili banon në të djathtën e më të Lartit, Perëndisë. Dhe kështu, tha ai, duhet të pajtohesh me Zotin me anën e tij, duke besuar në veprën e tij shpëtuese që ai bëri për ne, madje edhe duke vuajtur dënimin me vdekje në kryq. Unë e pyeta edhe më tutje se si mund të ishte aq vepruese drejtësia e njeriut, saqë të shfajësonte një tjetër përpara Perëndisë! Dhe ai më tha se Ai ishte Perëndia i gjithëpushtetshëm, i cili kishte bërë çfarë kishte bërë, dhe e kishte vuajtur dënimin me vdekje, jo për veten e tij, por për mua; veprat dhe lavditë e të cilit do të numëroheshin si të miat, në qoftë se besoja në të.

I Krishteri: Dhe ç'bëre pastaj?

Shpresëploti: Nuk pranova të besoja, sepse mendova se ai nuk ishte i gatshëm të më shpëtonte.

I Krishteri: Dhe çfarë të tha Besniku pastaj?

Shpresëploti: Më udhëzoi të shkoja tek ai dhe ta shihja vetë; pastaj thashë se ky ishte Vetëbesimi; ai tha se nuk ishte, sepse unë isha ftuar që të vija tek ai (Mateu 11,28). Pastaj më dha një libër me thëniet e Jezusit, që të më inkurajonte që të vija tek ai më lirisht; dhe tha, duke iu drejtuar atij libri, se çdo shkronjë dhe fjalë e saj ishte më e qëndrueshme se qielli e toka (Mateu 24, 35). Atëherë e pyeta se çfarë duhet të bëja kur të arrija, kurse ai më tha se duhet të përkulesha dhe t'i lutesha me gjithë shpirt e zemër Atit Perëndi, që të më shfaqej (Psalmi 95,6; Danieli 6,10; Jirmija 29, 12-13). Pastaj e pyeta edhe më tutje se si duhej t'i lutesha. Dhe ai më tha: «Shko, dhe do ta gjesh mbi fron të mëshirës, ku ai rri ulur gjatë gjithë vitit, për t'u dhënë ndjesë dhe falje të gjithë atyre që vijnë përpara tij.» (Libri i Daljes 25,22; Kodi Priftëror 16,2; Libri i Regjistrimeve 7,8-9; Hebrenjve 4,16). Unë i thashë se nuk di çfarë të them kur të arrij atje. Kurse ai më këshilloi të thosha me këtë rast kështu:

Perëndia qoftë i mëshirshëm ndaj meje dhe më ndihmoftë që ta njoh dhe të besoj në Jezu Krishtin; sepse shoh se, po të mos ishte drejtësia e tij ose po të mos kisha besim në atë drejtësi, sigurisht do të isha njeri krejtësisht i mjerë. Zot, kam dëgjuar që ti je Perëndi mëshirëplotë dhe se ke bërë që biri yt, Jezu Krishti, të jetë Shpëtimtari i botës; dhe për më tepër, se je i gatshëm t'ua falësh mëkatet edhe mëkatarëve të



gjorë siç jam unë (dhe vërtet jam një mëkatar). Prandaj, o Zot, merr mundimin dhe lartësoje hirin tënd duke e shpëtuar shpirtin tim përmes birit tënd, Jezu Krishtit. Amen (Ashtu qoftë).

I Krishteri: E, a veprove ti siç të udhëzoi ai?

Shpresëploti: Po; madje shumë herë, pa pushim.

I Krishteri: Atëherë, a ta zbuloi Ati Perëndi birin e tij?

Shpresëploti: Herën e parë jo, as të dytën, as të tretën, as të katërtën, as të pestën; kurrsesi, madje as herën e gjashtë.

I Krishteri: E ç'bëre atëherë?

Shpresëploti Ç'bëra!? As vetë nuk dija se çfarë të bëja!

I Krishteri: A s'të ra ndërmend ndonjëherë që të pushoje së luturi?

Shpresëploti: Po, edhe atë qindra herë.

I Krishteri: E cili ishte shkaku që nuk vepruat ashtu?

Shpresëploti: Sepse besoja se ajo që më ishte thënë ishte e vërtetë, se pa drejtësinë e këtij Krishti, as edhe e gjithë bota nuk mund të më shpëtojë. Prandaj mendova më vete, nëse hiqja dorë, do të vdisja, bile edhe nëse do të vdisja, le të vdisja duke u lutur para fronit të hirit. Më ra ndërmend edhe kjo: «Nëse vjen ngadalë, prite; sepse do të vijë me siguri dhe s'do të vonojë (Havakuku 2, 3). Kështu vazhdova të lutem, derisa Ati Perëndi ma zbuloi të birin, Jezusin.

I Krishteri: E si t'u shfaq?

Shpresëploti: Nuk e pashë me sytë (e trupit), por me sytë e arsyes sime (Efesianëve 1,18-19), edhe atë në këtë mënyrë: Një ditë isha shumë i dëshpëruar, bile

mendoj se asnjëherë tjetër në jetën time nuk kam qenë më i dëshpëruar; dhe ky dëshpërim pasoi pas një shoshitjeje të freskët nga ana ime mbi madhësinë dhe poshtërsinë e mëkateve të mia. Dhe ndërsa s'pritja gjë tjetër përveç ferrin dhe mallkimin e përjetshëm të shpirtit tim, papritmas, siç mendova unë, e pashë Jezu Krishtin duke më shikuar poshtë nga qielli dhe duke thënë: «Beso në Jezusin dhe merre për Zot dhe ti do të shpëtosh.» (Veprat 16,30-31).

Unë iu përgjigja duke thënë: «O Zot, unë jam një mëkatar i madh, shumë i madh.» Por ai m'u përgjigj: «Hiri im është i mjaftueshëm për ty.» (2. Korintasve 12, 9). Atëherë unë i thashë: «Po, o Zot, ç'është besimi?» Pastaj e pashë sakaq duke thënë: «Unë jam buka që jep jetën. Kush vjen tek unë, s'do të ketë më uri. Kush beson në mua, s'do të ketë më etje.» (Gjoni 6, 35). Atëherë kuptova që pendimi për mëkatet dhe besimi ishin një; dhe se ai që pendohet, domethënë ai që kërkon me zemër dhe dashuri shpëtimin me anë të Krishtit, ai i beson atij me të vërtetë. Atëherë m'u mbushën sytë me lot dhe e pyeta përsëri: «Por a mund ta pranosh një fajtor kaq të madh, siç jam unë, o Zot, dhe ta shpëtosh atë?» Dhe e dëgjova duke thënë: «Atë që vjen tek unë, s'do ta kundërshtoj në asnjë mënyrë.» (Gjoni 6,37). Pastaj thashë: «Po si duhet të të pranoj, o Zot, duke ardhur tek ti, ashtu që besimi im të jetë i drejtë përpara teje?» Atëherë ai tha: «Jezu Krishti erdhi në botë për t'i shpëtuar mëkatarët. Ai është fundi i Ligjit për drejtësinë e secilit që beson në të. Ai vdiq për mëkatet tona dhe u ringjall për shfajësimin tonë para Perëndisë. Ai na deshi ne aq shumë, saqë mëkatet



tona i pastroi me gjakun e tij. Ai është ndërmjetësi midis Perëndisë dhe nesh. Ai jeton përgjithmonë që të ndërmjetësojë për ne.» (1. Timoteut 1,15; Romakëve 4; 10,4; Hebrenjve 7,24-25). Si përfundim i të gjitha këtyre, unë shoh se, pajtimin duhet ta kërkoj në personin e tij, kurse shfajësimin për mëkatet e mia, në gjakun e tij (të derdhur për ne mëkatarët). Ajo që ai bëri për të plotësuar planin e Perëndisë, duke iu nënshtruar dënimit me vdekje, nuk u bë për të vetë, por për atë që do ta pranojë atë si shpëtimtarin e tij, dhe i cili do t'i jetë mirënjohës. Atëherë zemra ime u mbush me gëzim, sytë me lot përmallimi, kurse shpirti im me dashuri për emrin, njerëzit dhe rrugën e Jezu Krishtit.

I Krishteri: Në të vërtetë ky zbulim i Krishtit ngjau në shpirtin tënd; por më thuaj ç'rezultat të veçantë pati ky zbulim në frymën tënde?

Shpresëploti: Ai më bëri të qartë se, pavarësisht nga tërë drejtësia e saj, e gjithë bota ndodhet para dënimit. Më bëri të kuptoj se Ati Perëndi, meqenëse vetë është i drejtë, mund të pastrojë nga mëkatet çdo mëkatar që pendohet. Më bëri të turpërohem shumë për poshtërsinë e jetës sime të mëparshme dhe më habiti kur kuptova se sa i paditur isha. Sepse kurrë gjer më tani nuk kisha pasur një gjykim i cili do të ma tregonte kështu bukurinë e Jezu Krishtit; po, mendova më vete se sikur t'i kisha tani në trupin tim një mijë litra gjak, për hir të Jezu Krishtit do ta derdhja të tërin.

Pastaj pashë në ëndërr se Shpresëploti shikoi prapa dhe vuri re tek po vinte Padituria, të cilin ata e kishin

lënë prapa. «Shiko atje!» i tha të Krishterit. «Sa shumë prapa sorollatet ai djaloshi».

I Krishteri: Po, po, e shoh; ai nuk e përfill shoqërinë tonë.

Shpresëploti: Shpresoj se s'do t'i kishte prishur punë, sikur të kishte udhëtuar me ne deri tani.

I Krishteri: E vërtetë, por më beso se ai mendon ndryshe nga ne.

Shpresëploti: Edhe unë mendoj ashtu, por megjithatë, le ta presim. Dhe ashtu bënë.

Atëherë i Krishteri i tha: «Eja përpara, o njeri, përse po rri prapa?»

Padituria: Më pëlqen më shumë të udhëtoj vetëm, madje më me ëndje sesa me shokë, përderisa ata s'më pëlqejnë.

Atëherë i Krishteri i tha Shpresëplotit (me zë të ultë): «A s'të thashë se ai nuk e përfill shoqërinë tonë? Por megjithatë, – tha ai, – eja ta kalojmë kohën në këtë vend të shkretë duke kuvenduar.» Pastaj, duke iu drejtuar Paditurisë, tha: «Na thuaj, si të shkojnë punët? Si qëndron tani puna ndërmjet Perëndisë dhe shpirtit tënd?»

Padituria: Shumë mirë, sepse unë gjithmonë jam plot me ndjenja të mira, të cilat më bien ndërmend për të më ngushëlluar ndërsa udhëtoj.

I Krishteri: Të lutem na trego, çfarë ndjenjash të mira?

Padituria: Eh! Unë mendoj për Perëndinë dhe qiellin.

I Krishteri: Po ashtu bëjnë edhe djajtë dhe shpirtrat e dënuar.



Padituria: Ama unë mendoj për ata dhe i dua.

I Krishteri: Kështu bëjnë edhe shumë të tjerë që s'do të arrijnë atje kurrë. Edhe shpirti i përtacit dëshiron, por nuk ka asgjë (Fjalët e urta 13, 4).

Padituria: Ama unë mendoj për ata dhe i kam braktisur të gjitha për shkak të tyre.

I Krishteri: Këtë s'e besoj; sepse është gjë e vështirë t'i braktisësh të gjitha; po, një çështje më e vështirë sesa mendojnë shumë veta. Por si mund të jesh i sigurtë që i ke braktisur të gjitha për shkak të Perëndisë dhe qiellit?

Padituria: Kështu më thotë zemra ime.

I Krishteri: Një fjalë e urtë thotë: «Ai që i beson zemrës së vet, është i marrë!» (Fjalët e urta 28, 26).

Padituria: Kjo është thënë për një zemër të keqe, kurse e imja është e mirë.

I Krishteri: E si mund ta provosh këtë?

Padituria: Ajo më ngushëllon duke më bërë të shpresoj për qiellin.

I Krishteri: Kjo mund të ndodhë nëpërmjet mashtrimit; sepse zemra mund ta ndihmojë njeriun të ngushëllohet duke shpresuar për një gjë për të cilën ai ende nuk ka bazë të shpresojë.

Padituria: Ama zemra dhe jeta ime përputhen, prandaj shpresat e mia janë të bazuara mirë.

I Krishteri: Kush të ka thënë se zemra dhe jeta jote përputhen?

Padituria: Kështu më thotë zemra ime.

I Krishteri: «Në qofsha hajdut, pyete shokun tim.» Kështu të thotë zemra jote! Përveç Shkrimit të Perëndisë, i cili dëshmon për këtë çështje, dëshmitë e tjera janë të pavleshme.

Padituria: E, a nuk është e mirë një zemër që ka mendime të mira dhe një jetë që bëhet sipas udhëzimeve të Perëndisë?

I Krishteri: Po, ajo zemër që ka mendime të mira, është e mirë. Edhe jeta që bëhet sipas udhëzimeve të Perëndisë, është e mirë. Por një gjë është t'i kesh këto me të vërtetë dhe një tjetër gjë vetëm të mendosh kështu.

Padituria: Më thuaj, të lutem, çfarë nënkupton ti me ‹mendime të mira› dhe me ‹jetë sipas udhëzimeve të Perëndisë'?

I Krishteri: Ekzistojnë mendime të mira të shumëllojshme; disa në lidhje me vetveten, disa me Perëndinë, disa me Krishtin dhe disa me gjërat e tjera.

Padituria: Cilat mendime janë të mira në lidhje me vetveten?

I Krishteri: Ato që përputhen me Fjalën e Perëndisë.

Padituria: Në ç'rast përputhen mendimet tona me Fjalën e Perëndisë?

I Krishteri: Atëherë kur i bëjmë vetvetes të njëjtin gjykim si Shkrimi i shenjtë. Që të jem më i qartë: Për njerëzit në kushte normale, Fjala e Perëndisë thotë: «Askush prej tyre nuk vepron drejt – i drejtë asnjë nuk është!» Gjithashtu thotë edhe këtë: «Çdo mendim që del nga zemra e njeriut është vetëm i keq, edhe atë



gjithmonë.» Dhe përsëri: «Mendimet e njerëzve janë të prishura që nga mosha e re e tyre.» (Romakëve 3; Zanafilla 6,5). Tani pra, kur gjykojmë kështu për vetveten, duke pasur ndjenjë për këtë, atëherë mendimet tona janë të mira, sepse përputhen me Fjalën e Perëndisë.

Padituria: Unë nuk besoj kurrë se zemra ime është kaq e keqe.

I Krishteri: Për këtë arsye s'ke pasur në jetën tënde asnjë mendim të mirë në lidhje me veten tënde. Për të qenë më i qartë, ashtu siç bie gjykimi i Shkrimit të Perëndisë mbi zemrën tonë, ashtu bie gjykimi mbi rrugët (veprat) tona. Dhe kur mendimet e zemrës sonë dhe veprat përputhen me gjykimin që ua bën Shkrimi i shenjtë, atëherë të dyja janë të mira, sepse po përputhen me të.

Padituria: Pa më shpjego më mirë, çfarë do të thuash me këtë?

I Krishteri: Ja pra, Shkrimi i shenjtë thotë se rrugët e njeriut janë rrugë të shtrembra, jo të mira, por të çoroditura. Për njerëzit thuhet se të gjithë e kanë braktisur rrugën e drejtë (të Perëndisë) dhe se askush nuk e ka njohur atë (Psalmi 125,5; Fjalët e urta 2, 15; Romakëve 3). Tani kur një njeri mendon kështu për veprat e tij, kur mendon me arsye dhe me përulje, atëherë mendoj se ai është në rrugën e drejtë, sepse mendimet e tij tani përputhen me gjykimin e Shkrimit të Perëndisë.

Padituria: Cilat mendime në lidhje me Perëndinë janë të mira?

I Krishteri: Pikërisht (siç thashë në lidhje me ne) atëherë kur mendimet tona për Perëndinë përputhen me atë që thotë Shkrimi i tij; domethënë, kur ne mendojmë për qenien dhe cilësitë e tij, ashtu siç na mëson Shkrimi i shenjtë; në lidhje me të cilin tani nuk mund të diskutoj më gjatë. Por të flasësh për të në lidhje me ne, atëherë kemi folur drejt vetëm kur mendojmë që ai na njeh më mirë sesa e njohim ne vetveten, dhe se mund të shohë mëkatin në ne edhe atëherë kur ne nuk shohim gjë; atëherë kur mendojmë që ai i njeh mendimet tona më të brendshme dhe se zemra jonë, me të gjitha thellësitë e saj, është e hapur në sy të tij. Gjithashtu kur mendojmë që e gjithë drejtësia jonë është një hiç para tij dhe se nuk jemi të denjë në asnjë mënyrë që të qëndrojmë para tij, madje megjithë të gjitha vetitë tona të mira.

Padituria: A mendon ti se unë jam aq budalla sa të mendoj se Perëndia nuk mund të shikojë më thellë se unë!? Ose, se do të dilja përpara Perëndisë me vetitë e mia të mira?

I Krishteri: Atëherë, çfarë mendimi ke, pra, në lidhje me këtë çështje?

Padituria: Që të mos zgjatem shumë, mendoj se për t'u pajtuar me Perëndinë, duhet të besoj në Jezu Krishtin.

I Krishteri: Si? A po mendon se duhet të besosh në Krishtin edhe kur nuk ke nevojë për të!? Ti nuk sheh dobësitë fillestare, as ato të tanishme, por ke një mendim të tillë për vetveten, me të cilin mburresh, sa paraqitesh sikur të ishe një njeri i cili asnjëherë nuk ka nevojë për vdekjen pajtuese të Krishtit që të



shfajësohet para Perëndise Atëherë, si mund të thuash se beson në Krishtin?

Padituria: Megjithatë, unë besoj shumë mirë.

I Krishteri: Në ç'mënyrë beson ti?

Padituria: Besoj se Jezu Krishti vdiq për mëkatarët, dhe se unë do të dal i drejtë përpara Perëndisë në mënyrë të natyrshme, përmes pranimit të mëshirshëm nga ana e tij të bindjes sime ndaj ligjit të tij. Ose më shkurt, Krishti i bën detyrimet e mia, të cilat janë të natyrës fetare, të pranueshme përpara Atit të tij me anë të dëlirësisë së meritave të tij, dhe kështu do të dal i drejtë.

I Krishteri: Më lejo të të jap një përgjigje lidhur me këtë pohim.

1. Ti beson me një besim fantastik; sepse ky besim nuk përshkruhet askund në Shkrimin e shenjtë.

2. Ti ke një besim të rremë, meqenëse nuk e merr shfajësimin nga vdekja pajtuese e Krishtit, por duke u bazuar në vetvete.

3. Sipas këtij besimi, Krishti nuk të shfajëson ty, por veprat e tua; dhe si pasojë, për hir të veprave të tua, edhe ty, e kjo nuk është e vërtetë.

4. Prandaj ky besim është mashtrues, madje i atillë që në ditën e gjyqit të Perëndisë së plotfuqishëm do të lërë në baltë. Sepse besimi i vërtetë që shfajëson dhe shpëton, e bën shpirtin (të ndihet i humbur me kushtet e Ligjit) që të jepet pas kërkimit të pajtimit me anë të Krishtit. (Ky pajtim me anë të tij nuk është një vepër

e hirit, me anë të së cilës ai do ta bënte të pranueshme (për shfajësim) bindjen tënde ndaj Ligjit para Perëndisë; por bindja e tij përsonale ndaj Ligjit, sipas të cilit bëri dhe vuajti gjithë atë që kërkohej prej nesh. Nën kujdesin e tij, shpirti, duke qenë i mbrojtur dhe i paraqitur si i panjollë para Perëndisë, është i pranueshëm dhe i liruar nga dënimi.

Padituria: Çfarë? Thua të besojmë në atë që Krishti ka bërë vetë, pa ne! Kjo mendjemadhësi do të thyente frerët e epsheve tona dhe do të na toleronte të bënim një jetë sipas qejfit tonë. Sepse, çfarë do të thoshte se si jetojmë, nëse mund të shfajësohemi me vdekjen pajtuese të Krishtit për të gjitha, vetëm nëse besojmë në të.

I Krishteri: Emri yt është Padituri; dhe ashtu siç është emri yt, ashtu je edhe ti; bile edhe përgjigjja jote e vërteton atë që them. Ti je i paditur për sa i përket asaj se çdo të thotë ‹vdekja pajtuese që të shfajëson›, e edhe më i paditur se si ta ruash shpirtin tënd me anë të besimit në të nga zemërimi i madh i Perëndisë. Po, ti je injorant gjithashtu në lidhje me veprimet e vërteta të besimit shpëtues në këtë vdekje pajtuese të Krishtit, e cila është për të bindur dhe fituar zemrat e njerëzve për Perëndinë me anë të Krishtit, për t'i dashur emrin, fjalët, veprat dhe njerëzit e tij, e jo ashtu siç imagjinon ti me paditurinë tënde.

Shpresëploti: Pyete nëse i është shfaqur ndonjëherë Krishti nga qielli.

Padituria: Çfarë tha!? Ti qenke një njeri për shfaqje! Besoj se ajo që thoni ju dy dhe të gjithë shokët tuaj në



lidhje me këtë çështje, nuk është gjë tjetër veçse vepër e mendjeve tuaja të çmendura.

Shpresëploti: Ç'thua, o njeri!? Krishti është aq i paarritshëm për kuptimin njerëzor, saqë njeriu nuk mund ta njohë vetvetiu, përderisa Ati Perëndi të mos ia zbulojë atë.

Padituria: I tillë mund të jetë besimi yt, por jo edhe i imi. Madje, s'ka dyshim që i imi është aq i mirë sa i yti, megjithëse unë nuk kam në kokën time aq shumë trille sa ti.

I Krishteri: Më lejo të të them diçka. Ti s'duhet të flasësh me kaq mospërfillje në lidhje me këtë çështje; sepse dua të të them me plot guxim (pikërisht ashtu siç bëri shoku im), se asnjeri s'mund ta njohë Jezu Krishtin përveç në ia zbuloftë atë vetë Ati Perëndi (Mateu 11, 27). Dhe ky besim, me anë të të cilit shpirti mund të strehohet tek Krishti (në qoftë se është i pastër), duhet të veprojë me anë të madhështisë së jashtëzakonshme të fuqisë së tij të madhe; për veprimin e të cilit besim, siç e shoh, o Padituri i mjerë, ti nuk di gjë fare. Prandaj zgjohu, shikoje gjendjen tënde të mjerë dhe kërko strehim tek Zoti Jezu Krishti; sepse me anë të drejtësisë së tij, e cila njëherit është drejtësi e Perëndisë, (sepse ai vetë është Perëndi), mund të shpëtosh nga dënimi.

Padituria: Ju po ecni shumë shpejt; unë nuk mund ta mbaj hapin me ju. Shkoni përpara, se unë duhet të mbes pak më mbrapa. Atëherë ata i thanë:

*Mirë, o Padituri, a do të bëhesh kaq i marrë*
*Sa ta hedhësh udhëzimin e mirë, që dhjetë herë të është dhënë?*
*Nëse tani e kundërshton, atëherë duhet ta dish,*
*Se së shpejti të keqën e këtij veprimi do ta kuptosh.*
*Kujtohu me kohë, o njeri; përkulu, mos u frikëso;*
*Udhëzimet e mira që zbatohen mirë shpëtojnë; prandaj dëgjo.*
*Por në qoftë se tani nuk i përfill, të siguroj, o Padituri,*
*Se ti do të jesh i humbur.*

Pastaj i Krishteri i tha shokut të tij kështu:

I Krishteri: Atëherë, eja o Shpresëplotë i mirë, se, me sa po shoh, përsëri duhet të udhëtojmë vetëm.

Kështu pashë në ëndrrën time se ata shkuan pak më shpejt përpara, kurse Padituria vinte pas duke çaluar. Atëherë i Krishteri i tha bashkudhëtarit të tij: «Më vjen shumë keq për atë njeri të gjorë; s'ka dyshim se më në fund do të përfundojë keq.

Shpresëploti: Medet! Në qytetin tonë ka plot të tillë, familje të tëra, po, rrugë të tëra (bile edhe nga shtegtarët gjithashtu); dhe kur në vendin tonë ka kaq shumë, çfarë mendon, sa mund të ketë në vendin ku ka lindur ky njeri?

I krishteri: Në të vërtetë në Shkrimin e shenjtë thuhet: «Perëndia ua verboi sytë dhe ua mbylli mendjen. Kështu shpjegohet përse ata nuk mund të shohin me sytë e tyre dhe me mend nuk kuptojnë asgjë,» etj. (Gjoni 12,40).



Meqë tani jemi vetëm, më thuaj, çfarë mendon për këta njerëz? A mendon se ata nuk kanë pasur asnjëherë ndjenjën e fajit për mëkatet e tyre, dhe si pasojë frikën që qyteti i tyre është i rrezikshëm?

Shpresëploti: Tani, meqë je më i vjetër, a mund t'i përgjigjesh vetë asaj pyetjeje?

I Krishteri: Atëherë të them se sipas mendimit tim, ata e ndiejnë; por duke qenë nga natyra të paditur, nuk e kuptojnë që qortimet e tilla janë për të mirën e tyre; prandaj ata përpiqen që ndjenjat e tilla t'i mbysin plotësisht, dhe me vendosshmëri vazhdojnë t'i bëjnë qejfin vetvetes në mënyrën që ua dikton zemra e tyre.

Shpresëploti: Edhe unë e besoj atë që the ti, se frika i sjell njeriut shumë të mira dhe e bën të drejtë për fillimin e tij për të shkuar përpara në shtegtim.

I Krishteri: Pa dyshim ashtu është, në qoftë se ajo frikë është me vend; sepse Shkrimi i shenjtë thotë: «Frika nga Zoti është fillimi i urtësisë.» (Ijovi 28,28; Psalmi 3,9; Fjalët e urta 1,7; 9,10).

Shpresëploti: Cila frikë është e drejtë sipas teje?

I Krishteri: Frika e drejtë ose e vërtetë njihet nga tri gjëra:

1. Nga shkaku i saj, që është shkaktuar për të shpëtuar nga ndjenja e mëkatit.

2. Se e shtyn shpirtin të drejtohet për shpëtim sa më parë tek Jezu Krishti.

3. Se në shpirt shkakton një respekt të madh dhe të vazhdueshëm për Perëndinë, për Shkrimin e tij të shenjtë dhe për veprat e tij, duke e mbajtur atë të

ndjeshëm dhe duke e bërë që të ketë frikë të shmanget prej tyre djathtas ose majtas dhe nga çdo gjë që mund të çnderojë Perëndinë, të thyej paqen e tij, të hidhërojë shpirtin ose që mund t'i japë shkak armikut për të folur me mospërfillje për të.

Shpreseëploti: Mirë thua! Besoj se e the të vërtetën. Tani, a e kemi kaluar Tokën e Magjepsjes?

I Krishteri: Përse pyet, mos u lodhe nga ky muhabet?

Shpreseëploti: Jo, fare, por vetëm desha të di se ku jemi.

I Krishteri: Nuk na kanë mbetur më shumë veç edhe rreth tri kilometra dhe e kapërcejmë. Sidoqoftë, le t'i kthehemi prapa çështjes sonë. Tani të paditurit nuk e dinë se bindjet e tilla që duan t'u fusin frikën, janë për të mirën e tyre, prandaj përpiqen t'i mbysin ato.

Shpreseëploti: Në ç'mënyrë përpiqen ta bëjnë këtë?

I Krishteri: 1. Ata mendojnë se këto ndjenja frike janë vepër e Djallit; (por në të vërtetë ato janë vepër e Perëndisë;) dhe duke menduar kështu, ata u kundërvihen atyre, si gjërave që drejtpërdrejt përpiqen t'i përmbysin. 2. Ata gjithashtu mendojnë se këto ndjenja frike duan ta prishin besimin e tyre, (megjithëse të mjerët, o medet për ta! s'kanë besim fare), prandaj u ashpërsohen zemrat kundër tyre. 3. Ata besojnë se nuk duhet të frikësohen, prandaj në vend që të kenë frikë, tregohen si më me besim në vete dhe më arrogantë.

4. Ata shohin se këto ndjenja frike përpiqen t'ua heqin vetëbesimin e tyre përbuzës, prandaj i kundërshtojnë ato me të gjitha forcat e tyre.



Shpreseëploti: Për këtë di diçka edhe nga vetvetja; sepse para se ta njihja vetveten, kështu ishte edhe me mua.

I Krishteri: Atëherë ta lëmë fqinjin tonë Paditurinë dhe të marrim një muhabet më të dobishëm.

Shpreseëploti: Me gjithë qejf, por vetëm fillo.

I Krishteri: Mirë atëherë, a mos e ke njohur në vendin tënd, para rreth dhjetë vjetësh, njëfarë të Përkohshmin, që asokohe ishte mjaft i përparuar në fe?

Shpreseëploti: Aha, po e njoh! Ai është nga Shëmtimi, një qytet nja dy kilometra larg Ndershmërisë, dhe banon afër njëfarë Kthimprapa.

I Krishteri: E vërtetë, ai banonte nën të njëjtën çati me të. Ai njeri dikur ishte shumë syçelë; besoj se ai qysh atëherë e dallonte nga pak mëkatin e tij dhe pagën që duhej dhënë për to.

Shpreseëploti: Jam i një mendjeje me ty, sepse (meqenëse shtëpia ime ishte vetëm katër kilometra larg tij) ai vinte shpeshherë tek unë, edhe atë me sy të mbushur plot lotë. Me të vërtetë më vinte keq për atë njeri dhe kisha shumë shpresë për të. Megjithatë një gjë duhet pasur parasysh, se jo të gjithë ata që qajnë, thërrasin, «o Zot, o Zot.»

I Krishteri: Njëherë më tha se kishte ndërmend të nisej në shtegtim, siç bëjmë ne tani; por krejtësisht papritur u njoh me njëfarë Vetështpëtuesi dhe që atëherë u bë i panjohur për mua.

Shpreseëploti: Tani, meqë po flasim për të, le ta shqyrtojmë pak shkakun e rrëshqitjes së papritur të tij dhe të shumë të tjerëve.

I Krishteri: Do të jetë punë shumë e dobishme, por vetëm fillo.

Shpëreseëploti: Mirë atëherë, sipas mendimit tim, ekzistojnë katër arsye për këtë.

1. Sepse: megjithëse është zgjuar vetëdija e njerëzve të tillë, mendjet e tyre ende nuk kanë ndryshuar. Prandaj, kur fuqia e ndjenjës së fajit tretet, pushon edhe ajo që i nxiste të jenë besimtarë. Si pasojë, ata kthehen prapa në gjendjen e tyre të mëparshme; madje ashtu siç shohim një qen që vuan nga ajo që ka ngrënë, i cili aq sa zgjatet sëmundja e tij, aq vjell dhe e nxjerr përjashtë atë që ka ngrënë. Dhe kjo nuk ndodhë ngase ai e bën këtë me vetëdije (nëse mund të themi se qeni ka vetëdije), por sepse trazohet stomaku i tij. Por tani, kur sëmundja e tij ka kaluar, ai i kthehet atij prapa dhe e lëpin krejt, prandaj e dimë se është e vërtetë ajo që thotë proverbi: «Qeni i ha përsëri të vjellat e tij.» (2. e Pjetrit 2, 22). Kështu pra, vetëm nga ndjenjat dhe frika e tyre nga mundimet e ferrit, janë të nxehtë për qiell vetëm me anë të veprave; dhe ashtu siç ftohet dhe qetësohet ndjenja e tyre për ferr dhe frika nga dënimi, ashtu ftohet edhe dëshira e tyre për qiell dhe shpëtim. Prandaj mund të shohim se, kur u kalon ndjenja e fajit dhe frikës, dëshira e tyre për qiellin dhe lumturinë shuhet dhe ata kthehen në rrugën e tyre të mëpërshme.

2. Një arsye tjetër është se ata kanë një frikë skllavëruese që mbizotëron mbi ta; e kam fjalën për frikën që ata kanë nga njerëzit: «Sepse frika nga njerëzit shpie në grackë.» (Fjalët e urta 29, 25). Kështu pra, derisa flaka e ferrit gjëmon rreth veshëve të tyre, duken sikur janë të nxehtë për qiellin. Por sapo kalon



ky tmerr, atyre u lindin mendime të tjera, më saktësisht, se është mirë të jesh i mençur dhe të mos rrezikosh që t'i humbësh të gjitha, ose së paku që të mos e futësh vetveten në vështirësi të pashmangshme dhe të panevojshme. Kështu ata bashkohen përsëri me njerëzit e botës dhe vazhdojnë të jetojnë si përpara.

3. Turpi që e ndjek besimin është gjithashtu një pengesë tjetër në rrugën e tyre; ata janë mendjemëdhenj dhe kryelartë, kurse feja në sy të tyre është si një gjë e ulët dhe e përbuzshme. Prandaj, kur e humbin ndjenjën e tyre për ferrin dhe zemërimin që do të vijë, ata vazhdojnë me të përparshmen.

4. Mendimi për fajësinë dhe tmerrin është për ta një gjë e rëndë. Ata nuk duan ta shohin mjerimin e tyre para se të bien në të, megjithëse ndoshta pamja e tij me kohë, në qoftë se e duan atë pamje, ndoshta do t'i bënte që të iknin atje ku ikin të drejtët dhe ku janë të sigurt. Por meqenëse, siç thashë, ata u shmangen mendimeve për fajësinë dhe tmerrin, porsa çlirohen njëherë nga kuptimi i tyre në lidhje me tmerrin dhe zemërimin e Perëndisë, i ngurtësojnë zemrat e tyre me gëzim dhe zgjedhin rrugë të tilla që do t'i ngurtësojnë ato edhe më shumë.

I Krishteri: E kuptova pothuajse fare mirë se ata nuk duan të ndryshojnë as në mendjet, as në vullnetin e tyre. Dhe prandaj ata janë tamam si krimineli që qëndron para gjyqit; ai dridhet, rrënqethet, dhe duket sikur është penduar thellësisht; por shkaku i gjithë kësaj është frika nga litari, e jo se ai ka ndonjë urrejtje ndaj kundërvajtjes, gjë që shihet qartë. Sepse, edhe në qoftë se është i lirë, ky njeri përsëri do të jetë hajdut

dhe maskara, si përpara. Kurse, në qoftë se mendja e tij shndërrohet, ai vërtet do të jetë një njeri tjetër.

Shpresëploti: Unë t'i tregova arsyet e kthimit të tyre prapa; tani, a mund ti të më tregosh se si e bëjnë këtë?

I Krishteri: Me gjithë dëshirë.

1. Ata përpiqen të mos mendojnë, me aq sa kanë mundësi, për Perëndinë, vdekjen dhe gjyqin që do të vijnë.

2. Pastaj heqin dorë gradualisht nga detyrimet e tyre personale, si lutjet e nevojshme, përmbajtja e epsheve, kujdesi, pendimi për mëkate e të tjera.

3. Pastaj largohen nga shoqëria me të krishterët e dashur dhe të përzemërt.

4. Pas kësaj ftohen nga detyrimet shoqërore, si dëgjimi i predikimeve, leximi i Shkrimit të shenjtë, shërbesat fetare e të tjera.

5. Atëherë fillojnë, siç thotë një fjalë e urtë, të kërkojnë vrima në rrobën e besimtarëve, edhe atë në mënyrë djallëzore, me qëllim që, (për hir të disa dobësive që i kanë parë në ta) t'i bëjnë që ta braktisin besimin e tyre.

6. Pastaj fillojnë të bashkohen dhe shoqërohen me njerëz të pashpirt, të humbur dhe të paarsyeshëm.

7. Pastaj në fshehtësi futen në diskutime të kota dhe të paarsyeshme; dhe gëzohen shumë në qoftë se arrijnë të shohin gjëra të tilla në ndonjërin nga ata që numërohen për të mirë, në mënyrë që, duke e marrë atë për shembull, të mund të bëhen edhe më të paturpshëm.



8. Pas kësaj, fillojnë të lulëzojnë haptas me mëkate të vogla.

9. Dhe mandej duke qenë të ngurtësuar fare, ata e tregojnë vetveten ashtu siç janë. Dhe kështu duke u lëshuar përsëri në mjerim gëlltitës, në qoftë se nuk i shpëton ndonjë mirësi e Perëndisë, mbarojnë përgjithmonë në gënjeshtrat e tyre.

Tani pashë në ëndrrën time se gjer më atë kohë shtegtarët e kaluan tokën e Magjepsjes dhe hynë në tokën e Beulës (Beula është fjalë hebraike me kuptimin ‹martesë'), ajri i së cilës ishte shumë i ëmbël dhe i këndshëm dhe përmes së cilës kalonte rruga, ku pushuan për një stinë (Jeshaja 62, 5). Këtu ata dëgjonin vazhdimisht këngë zogjsh, shikonin shfaqjen e luleve mbi tokë dhe dëgjonin zërin e bukur të pëllumbave. Në këtë vend dielli ndriçonte ditë e natë; sepse ky vend ishte matanë Luginës së Hijes së Vdekjes si dhe jashtë kufirit të arritjes së Viganit të Dëshpërimit, bile prej këtu as nuk shihej Kështjella e Dyshimit. Prej këtu ata shihnin qytetin ku ishin nisur të shkonin; gjithashtu këtu takuan disa nga banorët e atij qyteti: sepse në këtë vend zakonisht ecnin të Shkëlqyeshmit, meqenëse ky vend ishte në kufijt e qiellit. Në këtë vend u ripërtëri gjithashtu kurora ndërmjet nuses dhe dhëndrit. Tani, këtu, «ashtu siç i gëzohet dhëndri nuses, ashtu u gëzua Perëndia për ta.» (Jeshaja 62, 8). Këtu ata nuk kishin nevojë as për drithëra, as për verë; sepse në këtë vend gjetën me bollëk të gjitha ato që i kishin kërkuar gjatë gjithë shtegtimit të tyre. Këtu ata dëgjuan zëra të lartë që

dilnin nga qyteti, duke thënë: «Thuaji bijës së Cionit, ja po vjen shpëtimi yt! Ja, po sjell shpërblimin e tij!» Të gjithë banorët e këtij vendi i quajtën: «Populli i shenjtë, të çliruarit me shpërblesë që i takojnë Zotit, të zgjedhurit,» etj. (Jeshaja 62, 11-12).

Tani, duke ecur në këtë vend ndienin më shumë gëzim sesa në të kaluarën në vendet e largëta nga Mbretëria, e cila ishte caku i tyre; dhe sa më shumë i afroheshin qytetit, aq më mirë mund ta shikonin atë. Ai ishte i ndërtuar nga xhevahirët dhe nga gurët e çmueshëm; gjithashtu rrugët e tij ishin të shtruara me ar, kështu që nga shkaku i lavdisë së çiltër të qytetit dhe nga reflektimi i rrezeve të diellit prej tij, i Krishteri u sëmur nga dashuria e tij e madhe. Edhe Shpresëplotin e zunë ethet; prandaj atje qëndruan të shtrirë për një kohë të shkurtër, duke thënë për shkak të dhembjeve të tyre: «Në qoftë se e shihni të dashurin tim, i thuani se jam e sëmurë nga dashuria.» (Kënga e këngëve 5, 8).

Por duke e marrë pak veten dhe duke qenë më në gjendje të durojnë sëmundjen e tyre, vazhduan në rrugën e tyre dhe tani vinin gjithnjë e më afër vendit ku ndodheshin kopshte pemësh, vreshta dhe parqe, dyert e të cilave ishin pranë rrugës kryesore. Kur arritën te këto vende, panë se kopshtari po qëndronte në rrugë, të cilin shtegtarët e pyetën: «Pasuri e kujt janë këto vreshta dhe kopshte?» (Besëlidhja e Përtërirë 23, 24). Ai u përgjigj: «Janë pronë e mbretit; dhe u mbollën këtu për kënaqësinë e tij personale, por edhe për ngushëllimin e shtegtarëve.» Kështu kopshtari i shpuri në vreshta dhe i udhëzoi të freskoheshin me frutat më të mira. Ai gjithashtu ua



tregoi shëtitoren dhe kopshtet e mbretit, ku ai kënaqej. Këtu ata pushuan dhe fjetën.

Pastaj pashë në ëndërr se ata tani folën, ndërsa flenin, më shumë sesa gjatë gjithë rrugës së tyre. Dhe kur unë isha zhytur në mendime në lidhje me këtë, kopshtari më tha: «Pse habitesh kaq shumë për këtë gjë? Është natyra e fryteve të rrushit të këtyre vreshtave ajo që i bën njerëzit të flejnë kaq ëmbël dhe buzët e tyre të flasin.» (Kënga e këngëve 7,10).

Kur u zgjuan pastaj, pashë se u nisën drejt qytetit. Por siç thashë, reflektimi i rrezeve të diellit mbi qytet (meqenëse ai ishte me ar të kulluar) ishte aq shumë i shkëlqyeshëm, saqë ata tashmë nuk mund ta shikonin me sy drejtpërdrejt; por nëpërmjet një instrumenti të prodhuar posaçërisht për këtë punë (Apokalipsi 21,18; 2. Korintasve 3,18). Kështu pashë se kur vazhduan përpara, takuan dy njerëz që ishin të veshur me rroba që shkëlqenin si ar; gjithashtu fytyrat e tyre shkëlqenin si drita.

Këta njerëz i pyetën shtegtarët se prej nga vinin, dhe ata u treguan. Ata i pyetën gjithashtu se ku kishin buajtur, me çfarë vështirësish dhe rreziqesh, ngushëllimesh dhe kënaqësish ishin ballafaquar rrugës. Shtegtarët u treguan atyre për të gjitha. Atëherë ata njerëzit që i takuan në rrugë, u thanë: «Do të ballafaqoheni vetëm edhe me dy pengesa, dhe pastaj do të hyni në Qytetin Qiellor.»

Atëherë i Krishteri dhe shoqëruesi i tij i pyetën ata dy njerëzit nëse është e mundur që ata t'i shoqëronin, kështu që ata u thanë: «Ne mund t'ju shoqërojmë, por ju duhet t'ia arrini vetëm me anë të besimit tuaj.»

Kështu pashë në ëndërr se ata vazhduan përpara së bashku derisa arritën ta shihnin portën e qytetit para tyre.

Pastaj më tutje pashë se ndërmjet tyre dhe portës shtrihej një lumë shumë i thellë, ndërsa aty nuk kishte asnjë urë për të kapërcyer në anën tjetër. Prandaj shtegtarët u shtangën përpara lumit, por ata njerëzit që shkuan me ta, u thanë: «Duhet të kaloni nëpër të, përndryshe nuk mund të arrini te Porta Qiellore.»

Mandej shtegtarët pyetën se mos kishte ndonjë rrugë tjetër për në portë, në çka ata iu përgjigjën: «Për ju nuk ka ndonjë rrugë tjetër. Vetëm Henoku dhe Elijahu, që nga krijimi i botës, janë lejuar të shkojnë përmes një rruge tjetër, dhe asaj rruge s'do të kalojë më njeri derisa të bjerë trumbeta e fundit.» (2. Korintasve 15,51-52). Pastaj shtegtarët (posaçërisht i Krishteri) filluan t'i humbasin shpresat dhe shikonin andej-këtej, por nuk mund të gjenin asnjë rrugë tjetër me të cilën do të mund t'i shmangeshin lumit. Atëherë i pyetën burrat: «A është ky lumë kudo njëlloj i thellë?» Dhe ata u përgjigjën: «Eh, në këtë çështje s'mund t'ju ndihmojmë. Sepse, a do të jetë thellë a cekët, varet nga besimi juaj që keni në mbretin e atij vendi.»

Pastaj u afrua tek uji dhe duke u futur, i Krishteri filloi të fundosej. Atëherë i thirri shokut të tij, Shpresëplotit, duke i thënë: «Po fundosem në ujëra të thella; dallgët po më shkojnë mbi kokë dhe të gjitha valët po kalojnë mbi mua. Ah ç'medet më gjeti mua!»

Atëherë shoku i tij i tha: «Ki guxim, o vëlla, se unë po prek fundin dhe ai është i fortë.» Atëherë i Krishteri



tha: «Ah shoku im i dashur! Mua më kanë rrethuar trishtimet e vdekjes. Unë s'do të mund ta shoh tokën ku rrjedh qumësht e mjaltë.» Dhe pas kësaj mbi të Krishterin ra një terr dhe një tmerr i madh, kështu që ai s'mund të shihte fare përpara tij. Këtu ai gjithashtu humbi vetëdijen në një masë të madhe, kështu që as nuk i kujtoheshin, as nuk mund të fliste pastër për freskitë e ëmbla me të cilat u ndesh në rrugën gjatë shtegtimit të tij. Për më tepër, të gjitha fjalët që thoshte, shprehnin tmerrin dhe frikën e tij se do të mbytej në lumë dhe se kurrë s'do të arrinte të hynte në portë. Këtu gjithashtu, me sa panë ata që ishin atje pranë, kishte rënë në mendime shqetësuese për mëkatet që kishte bërë, para dhe pas nisjes së tij në shtegtim. Gjithashtu u duk sikur ishte në hall me fantazmat e lugetërve dhe me shpirtat e lig; sepse kohë në kohe kështu lente të kuptohej nga fjalët e tij. Shpresëploti kishte shumë vështirësi t'ia mbante vëllait të tij kokën mbi ujë, bile nganjëherë fundosej pothuajse plotësisht dhe pas një kohe dilte përsëri mbi ujë gjysëm i vdekur. Shpresëploti përpiqej ta ngushëllonte duke i thënë: «O vëllai im! Po shoh portën dhe njerëzit duke qëndruar të gatshëm që të na presin.» Por i Krishteri u përgjigj: «Për ty po presin ata, për ty; ti ke shpresuar gjithmonë, qëkur të njoha.» «Edhe ti ke qenë i tillë,» i tha Shpresëploti të Krishterit. «Ah, vëllai im, – tha i Krishteri, – sikur të isha i drejtë përpara tij, sigurisht do të më vinte tani në ndihmë; por mëkatet e mia janë shumë të mëdha, prandaj ndodhem në këtë grackë dhe ai më ka lënë.» Mandej Shpresëploti tha: «Vëlla i dashur, ti e ke



**«O vëllai im! Po shoh portën dhe njerëzit duke qëndruar të gatshëm që të na presin.»**



harruar plotësisht atë tekstin që flet për njerëzit e pandershëm. «Ata s'njohin asnjë sëmundje gjer në vdekjen e tyre, janë të shëndoshë dhe të ushqyer mirë. Bëjnë jetë pa shqetësim dhe nuk kanë nevojë të mundohen si njerëzit e tjerë.» (Psalmi 73, 4-5). Këto halle dhe vuajtje nëpër të cilat po kalon ti në këto ujëra, nuk dëshmojnë se Perëndia të ka braktisur. Përkundrazi, ato u dërguan tek ti për të të provuar se a do të bien ndërmend ato që ke marrë deri më sot nga mirësia e tij dhe nëse do të mbështetesh tek ai edhe në fatkeqësi.

Pastaj pashë në ëndërr se i Krishteri ishte për pak kohë i zhytur në mendime. Ndërkaq Shpresëploti vazhdoi t'i fliste: «Ki guxim, se Jezu Krishti të shëron.» Atëherë i Krishteri përnjëherë thirri me zë të lartë: «Oh, lum unë! Po e shoh përsëri dhe ai po më siguron: ‹Edhe kur të kalosh përmes ujërave, unë me ty do të jem; ose nëpër lumenj, ata nuk do të vërshojnë.» (Jeshaja 43,2). Atëherë të dy morën guxim, ndërsa pas kësaj armiku u shtang si gur, derisa kaluan matanë. Së shpejti, pra, i Krishteri mund të prekte fundin dhe të qëndronte lirisht, sepse e shihte që pjesa e mbetur e lumit ishte e cekët. Kështu arritën në anën tjetër të lumit. Tani buzë lumit në anën tjetër, përsëri i panë aty dy njerëzit që shkëlqenin, të cilët ishin duke i pritur. Prandaj, sapo dolën nga lumi, ata i përshëndetën shtegtarët duke u thënë: «Ne jemi vetëm shpirtra që i shërbejnë Perëndisë. Ai na dërgon ne që t'u vijmë në ndihmë atyre që janë trashëgimtarë të shpëtimit të fundit.» (Hebrenjve 1,14). Dhe kështu u nisën së bashku drejt portës.

Tani duhet të përmendim se qyteti shtrihej mbi një kodër të lartë, por shtegtarët u ngjitën pa vështirësi, sepse ata dy njerëzit i mbanin përpara duarsh; gjithashtu i kishin lënë pas tyre në lumë rrobat e vdekshme; sepse megjithëse hynë në të me to, përjashta dolën pa to. Prandaj u ngjitën lart me shumë shkathtësi dhe shpejt, megjithëse themelet mbi të cilat ngrihej qyteti ishin më lart se retë. Ata, pra, u ngjitën lart nëpërmjet sferës ajrore, duke folur ëmbël ndërsa udhëtonin dhe duke ngushëlluar njëri-tjetrin, sepse e kaluan lumin të sigurtë dhe se kishin shoqërues kaq të shkëlqyeshëm që kujdeseshin për ta.

*Ja, ja, shih si shtegtarët shëtisin,*
*Kur retë janë koçitë e tyre, ndërsa engjëjt i drejtojnë.*
*Kush s'do t'i rrezikonte këtu të gjitha për Të?*
*Që të sigurojë për vete këtë botë të re.*

Biseda që kishin me njerëzit që shkëlqenin, kishte të bënte me lavdinë e Qytetit Qiellor, për të cilin ata u thanë shtegtarëve se bukuria dhe lavdia e tij janë të pashprehshme. Atje, thanë ata, «është mali i Cionit, Jerusalemi qiellor me numrin e pamasë të engjëjve të tij dhe me shpirtrat e atyre që morën pafajësinë dhe ia arritën përsosurisë (Hebrenjve 12,22-24). Ju do të hyni në parajsën e Perëndisë, do ta shihni pemën e jetës dhe do të hani nga frutat e saj që nuk fishken (Apokalipsi 2,7). Dhe kur të arrini atje, do të visheni me petka të bardha (Apok. 3,4), do ta shihni mbretin (Apok. 22,4) dhe tek ai do të banoni përgjithmonë. Atje s'do të shihni më gjëra të tilla siç patë kur ishit në sferën e ulët



mbi tokë, si hidhërim, sëmundje, mjerim dhe vdekje. Sepse rendi i mëparshëm mori fund (Apok. 21,4). Tani ju jeni duke shkuar tek Avrahami, Jichaku, Jaakovi, profetët dhe njerëzit e drejtë, të cilët Perëndia i largoi që të mos vuajnë nga fatkeqësia që do të vijë, që janë duke pushuar mbi shtretërit e tyre, secili duke ecur në drejtësinë e tij.» (Jeshaja 57,1-2; 65,16-17). Atëherë Shtegtarët pyetën: «Çfarë do të bëjmë në këtë vend të shenjtë?» Njerëzit që shkëlqenin, u përgjigjën: «Atje do të merrni shpërblimin për të gjitha mundimet, dhe gëzim për të gjitha pikëllimet tuaja. Atje do të korrrni atë që keni mbjellë, madje edhe frutat e të gjitha lutjeve, lotëve dhe vuajtjeve tuaja për nder të besimit tuaj ndaj Mbretit qiellor (Zotit) (Galatasve 6,7). Atje do të mbani kurora të arta dhe do t'i gëzoheni pranisë dhe dukjes së përjetshme të Perëndisë të shenjtë, ‹sepse do ta shihni ashtu siç është ai në të vërtetë.› (1. e Gjonit 3, 2). Atje do t'i shërbeni Atij vazhdimisht me lavdërim, brohoritje dhe falënderime, të cilit vendosët t'i shërbeni qëkur ishit në botë, megjithëse me mjaft vështirësi për shkak të dobësisë së trupit tuaj. Sytë tuaj do të kënaqen duke shikuar Fuqiplotin, ndërsa veshët duke dëgjuar zërin e Tij të këndshëm. Atje do të kënaqeni përsëri me të dashurit tuaj, të cilët shkuan atje përpara jush; dhe do të prisni me gëzim secilin që do të hyjë në vendin e shenjtë pas jush. Atje do të visheni me lavdi e madhështi dhe do të pajiseni që të uleni në një karrocë me Mbretin e lavdisë. Kur të bjerë trumbeta dhe ai të zbresë nga qielli mbi re, si mbi krahë të erës, edhe ju do të vini me të; dhe kur ai të ulet mbi fronin e gjyqit në ditën e madhe, ju do të uleni pranë

tij; po, dhe kur ai t'i gjykojë të gjithë të padrejtët, qofshin ata engjëj ose njerëz, edhe ju do të keni një votë në gjyq, sepse ata ishin armiqtë e tij dhe tuajt. Dhe kur përsëri të bjerë trumbeta, ju do të merreni në qiell dhe do të jeni me të përgjithmonë.» (1. Selanikasve 4,13-17; Letra e Judës 14; Danieli 7,9-10; 1. Korintasve 6,2-3).

Ndërkaq iu afruan portës dhe vunë re një shoqëri të madhe mikpritësish që po dilte për t'i pritur; të cilëve ata dy të tjerët që shkëlqenin, u thanë: «Këta janë njerëz që e kanë dashur Zotin tonë qëkur ishin në botë dhe që i kanë braktisur të gjitha për nder të emrit të tij të shenjtë. Ai (Zoti) na dërgoi që t'i marrim dhe ne i sollëm gjer këtu në rrugën e tyre të dëshiruar, që të mund të hyjnë brenda dhe që ta shohin Shpëtimtarin e tyre me gëzim në fytyrë.» Pastaj shoqëria e mikpritësve qiellorë lëshoi një jehonë të madhe, duke thirrur: «Të bekuar janë ata që janë ftuar në darkën e dasmës së Qengjit.» (Apokalipsi 19, 9). Atëherë dolën për t'i pritur një grup trumbetarësh të mbretit, të veshur me petka të bardha e të shkëlqyeshme, të cilët me zërin e tyre kumbues dhe të lartë e bënë madje edhe qiellin të jehojë. Këta trumbetarë përshëndetën të Krishterin dhe shokun e tij duke u uruar mirëseardhjen me mijëra herë; dhe këtë e bënë me brohoritje dhe me zë trumbetash.

Pastaj i rrethuan nga të gjitha anët; disa u dilnin përpara, disa prapa, disa në të djathtë dhe disa të tjerë në të majtë (sikur të ishin truprojë e tyre gjatë parakalimit në sferën e lartë), vazhdimisht duke jehuar melodia e zërave të trumbetave, me ritme të lartë;



kështu që atyre që i shihnin, u dukej sikur të kishte zbritur për t'i takuar vetë qielli. Kështu, pra, shkonin së bashku përpara; dhe ndërsa ecnin, trumbetarët herë pas here përpiqeshin t'ua tërhiqnin vëmendjen, herë me zë të këndshëm, herë me përzierje melodish dhe gjestesh, për t'ua bërë të ditur se sa të mirëseardhur ishin dhe se me sa gëzim po i prisnin në shoqërinë e tyre. Dhe tani këta dy veta ishin në qiell, nëse mund të shprehemi ashtu, përpara se të arrinin në të; pra ishin të pushtuar nga shikimi i engjëjve dhe nga dëgjimi i tingujve të ëmbël të tyre. Këtu ata kishin gjithashtu Qytetin përpara syve të tyre dhe u dukej sikur po dëgjonin zërin mirëseardhës të këmborëve. Por mbi të gjitha, gëzoheshin kur mendonin se tash e tutje do të banonin me një shoqëri të tillë, edhe atë përgjithmonë. Oh! Ç'gjuhë ose laps mund t'i shpreh gëzimet e tyre të lavdishme! Në këtë mënyrë arritën ata te porta.

Tani, kur arritën tek porta, sipër saj ishte shkruar me shkronja të arta: «Të bekuar janë ata që u përmbahen porosive të tij. Ata mund të kenë pjesë në pemën e jetës dhe mund të hyjnë në Qytet nëpërmjet portës.» (Apok. 22, 14).

Pastaj pashë në ëndërr se ata dy të shkëlqyeshmit u thanë të trokisnin në derë, dhe kur këta bënë kështu, disa veta ngritën kokën përmbi portë; këta ishin Henoku, Mosheu, Elijahu dhe disa të tjerë, të cilëve engjëjt u thanë: «Këta shtegtarë kanë ardhur nga Qyteti i Rrënimit për nder të dashurisë që kanë për mbretin e këtij vendi.» Atëherë të dy shtegtarët ua dorëzuan dëshmitë e tyre, të cilat i kishin marrë që në fillim të shtegtimit. Këto dëshmi iu paraqitën mbretit,

i cili, sapo i lexoi, tha: «Ku janë këta njerëz?» Përgjigjja ishte: «Ata qëndrojnë jashtë portës.» Atëherë mbreti urdhëroi që të hapej porta, «që të hyjë kombi besnik, kombi, populli i të cilit bën çfarë është e drejtë.» (Jeshaja 26, 2).

Tani pashë në ëndërr se këta dy njerëz hynë brenda në portë; dhe shih, sapo hynë, u shndërruan; ishin veshur me petka që shkëlqenin si ar. Pastaj i takuan disa të tjerë, me harpa dhe kurora, të cilat ua dhanë shtegtarëve: harpat për të lavdëruar Zotin, ndërsa kurorat si shenjë nderi. Pastaj dëgjova në ëndërr se të gjitha këmbarët po binin përsëri për gëzim; dhe se iu tha atyre: «Hyni në gostinë e Zotit tonë dhe gëzohuni me të.» (Mateu 25, 23). Gjithashtu i dëgjova edhe vetë njerëzit që këndonin me zë të lartë, duke i thënë: «Adhurimi dhe nderi, madhështia dhe pushteti i takojnë Atij që rri ulur mbi fron, dhe Qengjit, përgjithmonë!» (Apok. 5, 13).

Tani, sapo u hapën portat që të hynin njerëzit brenda, unë shikova pas tyre; dhe pashë Qytetin që shkëlqente si diell, rrugët e shtruara me ar, dhe në to shumë njerëz me kurora mbi kokë duke ecur, me degë palmash në duar dhe duke e lavdëruar Zotin me harpa të arta.

Atje kishte edhe të atillë që kishin krahë dhe që i thërrisnin njëri-tjetrit pa pushim, duke thënë: «I shenjtë, i shenjtë, i shenjtë është Zoti!» (Apok. 4, 8). Me kaq u mbyllën dyert, ndërsa unë, i befasuar nga ajo që kisha parë, dëshirova që edhe vetë të isha në mesin e tyre.

Tani, kur kisha rënë në mendime për të gjitha ato që kisha parë, ktheva kokën prapa dhe pashë Paditurinë



duke u afruar tek lumi. Ai shpejt e kapërceu atë, edhe atë pa bërë as gjysmën e mundimit që patën i Krishteri dhe Shpresëploti. Sepse ndodhi që atëherë atje qëlloi njëfarë Shpresëkoti, lundërtar, i cili i shpuri me lundrën e tij në anën tjetër. Edhe ai, si të tjerët, menjëherë filloi t'i ngjitej kodrës për të arritur tek porta; por ky ishte vetëm dhe askush s'kishte dalë për t'i dhënë përshëndetjen e mirëseardhjes. Sapo arriti te porta, vuri re mbishkrimin dhe zuri të trokiste, duke menduar se do t'i lejohej të hynte menjëherë. Mbi portë u paraqitën disa njerëz dhe e pyetën: «Prej nga po vjen kështu dhe çfarë kërkon?» Ai u përgjigj: «Hapeni! Sepse unë kam ngrënë dhe kam pirë bashkë me Mbretin, dhe ai na ka mësuar në rrugët e qytetit tonë.» Atëherë i kërkuan dëshminë e tij, që të mund t'ia tregonin Mbretit; kështu ai filloi të kërkonte mos e gjente ndonjë në xhepat e tij, por nuk gjeti asnjë. Atëherë ata e pyetën: «Nuk po e gjen dot!?» por ai nuk foli. Kështu i treguan Mbretit, por ai as që deshi të zbriste që ta shihte. Përkundrazi, i urdhëroi ata dy të shkëlqyeshmit, të cilët shoqëruan të Krishterin dhe Shpresëplotin, që të dilnin dhe ta lidhnin Paditurinë këmbë e duar dhe ta nxirrnin jashtë. E morën, pra, dhe e çuan nëpër ajër deri tek një derë që e pashë në fund të kodrës, dhe atje e futën brenda. Atëherë pashë që atje kishte një rrugë që të çonte në ferr, madje edhe nga Porta Qiellore, e ngjashme me atë nga Qyteti i Rrënimit. Në këtë çast u zgjova dhe pashë se kisha qenë në ëndërr.

# Përfundimi

Tani, lexues, ëndrrën time ua tregova,
Provoni nëse mua mund të ma shpjegoni,
Ose vetvetes, ose fqinjit tuaj; por ruhuni
Nga interpretimi i gabueshëm; sepse ai, në vend
Që të bëjë mirë, do t'ju shpërdorojë:
Nga keqinterpretimi rrjedh e keqja.
Gjithashtu ruhuni që të mos shkoni tepër larg
Duke u marrë me ëndrrën time shumë:
As përfytyrimin ose shëmbëlltyrën time mos lejoni
Që t'ju vërë në tallje, ose në armiqësi;
Lëreni këtë për fëmijtë dhe palaçot; ndërsa ju,
Ju thelbin e çështjes sime shikojeni.
Largoni perdet, shikoni brenda nën vellon time,
Rrotulloni metaforat e mia dhe mos bini në zhgënjim;
Atje, nëse kërkoni, gjëra të tilla do të gjeni
Që janë të dobishme për një të ëmbël mendje.
Mbeturinat që gjeni këtu tek unë, mos u turpëroni
T'i hidhni, por ruajeni arin.
Çka nëse ari im është i mbështjellë në gur?
Askush nuk hedh mollën për të marrë vetëm zemrën.
Por nëse ju i flakni të gjitha si të padobishme,
Atëherë nuk di çfarë të bëj tjetër, veç të ëndërroj përsëri.

Gjon Bunjan

